







**"Në qoftë se nuk jemi në gjendje të ruajmë shëndetin moral të popullatës, asnjë zhvillim ekonomik nuk do të jetë i mjaftueshëm dhe nuk do të jetë i tillë, që do të mundësojë një prosperitet për vendin tonë. Shëndeti moral i një shteti, është parakusht për çfarëdo prosperiteti, prandaj mendoj se duhet të ngremë vetëdijen përkitazi me këtë dhe që të mbështesim fuqishëm iniciativat që vijnë për zbatimin e lëndës së edukatës fetare në shkollat fillore dhe të mesme të Kosovës, si hapi i parë në këtë drejtim".**



DITURA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë / Kryedaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Bahri Simnica, Driton Arifi, Dr. Fahrush Rexhepi, Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi, Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Dr. Sylejman Osmani / Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi/ Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com / **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Koha, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

## *Hixhreti, pikëkthim i njerëzimit*

*Më 17 dhjetor myslimanët përkujtojnë etapën më të lavdishme të historisë së tyre, atë të Hixhretit. E rëndë është jeta kur vonohet liria. Jeta në robëri, po edhe në dhe të huaj, është jetë pranë vdekjes. Muhamedi a.s. u nis në një rrugë krejtësisht tjetër, në një rrugë e re në jetë, që nuk kishte asgjë të përbashkët me jetën e deridjeshme, në një ambient të ri, tek njerëz të tjerë dhe risi të tjera. Sepse asokohe në Mekë kishte një disolucion dhe thirrja e Muhamedit a.s. ishte egalitarizmike. Gjatë jetës së vet ai manifestonte tolerancë dhe ishte ekstrovert e assesi introvert. Emigrimi (Hixhreti) i dha kah të vërtetë Historisë Islame dhe sidomos asaj botërore. Ai është Hixhreti i të Dërguarit të fundit të Allahut xh.sh., Muhamedit a.s., që ndodhi në fillim të shekullit VII, në vitin 622 , një kohë kur njerëzimin e kishte mbuluar injoranca, amoraliteti, idhujtaria, pabesimi, padrejtësia etj.. Mu në atë kohë filloi të përhapej e vërteta -misioni hyjnor nga Muhamedi a.s., i cili, i frymëzuar nga i Madhi Zot, ishte i vetëdijshëm se lufta për të vërtetën dhe ideale të shenjta, bëhet me lëvizje dhe në një dinamizëm të gjallë, prandaj duhet menduar një strategji lëvizëse dhe largpamëse. Nuk kishte dëshirë të emigronte, po rrethanat ia imponuan një gjë të tillë. Lënia e Aliut r.a. në shtratin e tij, nisja për Medinë në drejtim të Jemenit, ku u strehuan në shpellën Thevr, 5 milje larg Mekës, larg syve të mushrikve. Në mos e ndihmofshit atë (Pejgamberin), atë e ka ndihmuar Allahu; kur ata që nuk besuan, e nxorën atë vetë të dytin; kur që të dy ishin në shpellë, kur po i thoshte shokut të vet: "Mos u pikëllo (frikëso), Allahu është me ne!" E Allahu zbriti qetësi (në shpirtin e atij), e fuqizoi me një ushtri që ju nuk e patë; e fjalën e atyre që nuk besuan më të ulëtën, kurse Fjala e Allahut (është) më e larta. Allahu është më i fuqishmi, më i urti.(Et-tevbe, 40) Ajo strategji nënkuptonte lëvizjen prej një vendi në një vend tjetër, gjegjësisht gjetjen e një vendi më të sigurt dhe pjellor, ku duhej të mbillej Islami dhe prej aty të niste rrugën e formimit të një ardhmërie të shëndoshë të njerëzimit. Pra, ndjenja e lartë e përgjegjësisë së obligimit hyjnor për të ngadhënjyer e vërteta, bëri që Muhamedi a.s. dhe shokët e tij, me dhembje të thellë po krenarë, të linin vendlindjen duke sakrifikuar, gjegjësisht duke lënë pas vetes shtëpitë dhe pasuritë e tyre, e në veçanti vendlindjen e tyre, ku kishin lindur dhe ishin rritur. Nën kujdesin hyjnor, u realizua me sukses plani i emigrimit dhe komandanti suprem arriti në qendrën e udhëheqjes (Medinë).Në Medinë u pritën në mënyrë shumë të ngrohtë dhe tepër familjare. Prej qendrës së re filloi të merrte frymë lirshëm Islami, për të rrezatuar më pastaj në katër anët e botës, ndërsa myslimanët, për shekuj të tërë, të ishin udhëheqës të vërtetë të kulturës njerëzore në të gjitha fushat e jetës, duke filluar prej asaj fetare për t'u shtrirë deri tek ajo shkencore, kulturore, ekonomike... Në Medinë munevere ai themeloi shtetin etatizëm me një mision eusebik.Tubohen kundërshtarët në daru nedve për të marrë vendimin "për ta hequr qafe" Muhamedin a.s., me të cilin synonin, sipas rregullës, të vrisnin udhëheqësit dhe të mbaronte misioni. Gjenialiteti i planifikimit njerëzor në Hixhret: Qëndndrimi 10-vjeçar në kurbet e frymëzoi edhe më shumë Muhamedin a.s. dhe malli për vendlidjen, atë dhe shokët e tij, i digjte vazhdimisht. Por, kur erdhi dëshira hyjnore e Allahut, Muhamedi a.s., pas gjithë asaj sakrifice, çliruan Mekën duke u kthyer triumfalisht në vendlindjen e tyre. Me këtë veprim, edhe një herë u vërtetua se nga porositë themelore të Hixhretit është se Hixhreti është i lidhur ngushtë për vendlindjen, Hixhreti bëhet për vendlindjen, duke mos e humbur lidhshmërinë me të dhe duke synuar gjithmonë kthimin në vendlindje – për të sjellë lirinë, pasurinë dhe çdo të mirë për të. Për këtë arsye, Muhamedi a.s., pas çlirimit të Mekës, tha: "Nuk ka emigrim pas çlirimit, por ka mundim, përpjekje, luftë dhe qëllim të pastër". Ky Hixhret le të jetë frymëzim dhe fuqi e thirrësve në Islam, në mënyrë që Fjala e Allahut të jetë më e larta nga gjithë fjalët e tjera.*



*Mr. Rexhep Suma*

# FETARE



Orhan BISLIMAJ

## Hixhreti simbol i lartësimit të Fjalës së Allahut xh.sh.

Jeta e Pejgamberit a.s. është e mbushur me ngjarje dhe ndodhi nga më të ndryshmet. Disa prej tyre, përveç vështirësive ekstreme, karakterizohen nga sfida dhe rreziqe të mëdha, gjithmonë në përpjekje për ta lartësuar Fjalën e Allahut xh.sh.. E, disa të tjera, përveç vështirësive, cilësohen nga krenari dhe fitore. Pa dyshim, prej atyre ngjarjeve, që kanë implikuar vështirësi të pallogaritshme, sfida dhe rreziqe të mëdha, njëkohësisht edhe fitore të vërtetë, është Hixhreti i Pejgamberit a.s. prej Mekës në Medine, në vitin 622 të erës sonë.

## RËNDËSIA E PËRKUJTIMIT TË 'HIXHRETIT'

Hixhreti, si një ngjarje me rëndësi të veçantë në jetën e Pejgamberit a.s. dhe misionit të tij, mbetet i pashlyer në kujtesën e besimtarit. Ai, në kohën kur ndodhi, pati një reflektim të jashtëzakonshëm në rrjedhat e kohës, në raport me zhvillimin dhe përhapjen e fesë islame. Hixhreti, i cili ndodhi pasi u mbyllën të gjitha rrugët për të vazhduar më tutje në Mekë, hapi një shpresë të re për myslimanët dhe akomodimin e tyre në fenë islame. Kjo shpresë, njëkohësisht çelikosi rrugën e sigurt të ecurisë së Islamit dhe zhvillimin e tij pa kthim mbrapa.

Hixhreti vulosi një herë e përgjithmonë fitoren e Islamit dhe perspektivën e tij. Pejgamberi a.s. shkoi në Medinë, ku gjeti njerëz që prisnin me padurim ardhjen e tij. Ata, të gjithë, i madh e i vogël, burra e gra, kishin dalë rrugëve të Medinës dhe këndonin fjalë miradie për shkëlqesinë e tij, të Dërguarin e Allahut, Muhamedin a.s.. Me ata njerëz të devotshëm, dhe me ata që bënë Hixhret nga Meka, Pejgamberi a.s. do të formonte Shtetin islam, kështu duke përpiluar kushtetutën me bazë kuranore, që konsiderohet kushtetuta e parë e nxjerrë ndonjëherë në historinë e njerëzimit.

Është e vërtetë se Hixhreti ka mbaruar me çlirimin e Mekës, në vitin 8 të Hixhretit, por simbolika e Hixhretit, bashkë me veprimet e personazheve të tij, gjen shprehjen dhe përdorimin e pandërprerë edhe sot dhe gjithmonë. Ai është i gjallë dhe flet. Nevojitet vetëm ta kuptojmë gjuhën dhe domethënien e tij, në raport me vendin dhe zhvillimin e kohës.

## 'HIXHRETI' SIMBOL I VENDOSMËRISË NË BESIM

Hixhreti, kundruar nën thjerrën e porosive të tij, mbi të gjitha reflekton vendosmërinë e vërtetë në iman – besim. Sikurse dihet, ndodhia e Hixhretit themelohet në mospajtueshmërinë e Muhamedit a.s. dhe myslimanëve kundrejt idhujtarisë dhe politeizmit të mekasve. Qëndrimi i Pejgamberit a.s. në rrugën e Islamit, nuk u lëkund asnjëherë. Ai vazhdoi të agjitonte, pa u ndalur kurrë, me gjithë pengesat, presionet, vuajtjet dhe mundimet që ia shkaktonin mekasit politeistë. Ata përdorën të gjitha format, për të devijuar Pejgamberin a.s. dhe myslimanët nga rruga e Islamit, të cilën e trasonin. I ofruan pasuri, autoritet, vajzë të bukur, dhe gjithçka tjetër, por çdo përpjekje paqësore u tregua e pasuksesshme. Kur i shteruan përpjekjet paqësore, ata ndërruan kursin e veprimit dhe filluan të përdornin formën e dhunës dhe mundimit ndaj Pejgamberit a.s., si përpjekje për të zmbrapsur atë dhe myslimanët nga besimi islam. Këto presione të llojllojshme fizike e psikike, kanë ardhur në shumë vende në Kuran dhe Synet.

Është i njohur rasti i Ukbe bin Ebi Muajtit, i cili i kishte hedhur mbetjet e kafshëve të ngordhura mbi Pejgamberin a.s., derisa po qëndronte në sexhde duke falur namaz në Qabe. Për më tepër, i kishte hedhur një lak në qafë Pejgamberit a.s. dhe gati sa nuk e kishte ngulfatur. Por, kishte ndërhyrë me forcë Ebu Bekri r.a., i cili, duke penguar veprimin e tyre, u kishte thënë: "…A doni ta mbytni një njeri vetëm pse thotë Zoti im është Allahu, derisa prej Zotit tuaj u ka sjellë argumente?..." (Gafir, 28).[1]

Po ashtu janë të njohura mundimet e Ebu Lehebit dhe bashkëshortes së tij që i kishin bërë Pejgamberit a.s., për veprimin e të cilëve ka zbritur kaptina El-Mesed. Aspak më i lehtë nuk është rasti i Taifit, sikur dhe shumë raste të tjera.

Më në fund, për ta izoluar Muhamedin a.s., ata provuan edhe nëpërmjet xhaxhait të tij, Ebu Talibit, i cili duhej të ndikonte te Muhamedi a.s. ose të hiqte dorë nga mbrojtja e tij. Këtë presion të politeistëve, Ebu Talibi ia përmendi menjëherë Muhamedit a.s. dhe i tha se duhej të hiqte dorë nga misioni profetik, në të kundërtën do të rrezikohej seriozisht. Kur i dëgjoi këto fjalë, Pejgamberi a.s. mendoi se xhaxhai i tij kishte hequr dorë nga ai, u nis në drejtim të kundërt dhe, me sy të përlotur e vendosmëri të jashtëzakonshme besimi, i tha: "O xhaxhai im, sikur të ma vini Diellin në të djathtë dhe Hënën në të majtë për ta lënë këtë punë, nuk do ta bëja përderisa të mos e shfaqë këtë Zoti ose të vdes unë."[2]

Kur arriti kulmin e konfrontimit mospajtueshmëria ekstreme ndërmjet qëndrimit të Pejgamberit a.s., në njërën anë, dhe të politeistëve mekas në anën tjetër, ndodhi Hixhreti si zgjidhja e vetme, për t'u shpëtuar kurtheve të pabesimtarëve, dhe për të vazhduar misionin e agjitimit për Islamin.

Ky vendim i Pejgamberit a.s. dhe i myslimanëve për të bërë Hixhretin, paraqet vendosmërinë e jashtëzakonshme besimore të tyre, që me asnjë çmim, qoftë edhe duke dhënë jetën, të mos e lëshonin rrugën e Allahut të Lartësuar. Nga ky aspekt, Hixhreti, edhe sot dhe gjithmonë transmeton simbolikën e vendosmërisë në iman, në kuptimin se trasimi i rrugës së Islamit dhe vendosmëria e paluhatur në të, nuk këmbehet me asgjë, as me pasuri, as me autoritet, as me pozitë dhe as me çmimin e jetës.

## 'HIXHRETI' SIMBOL I DASHURISË NDAJ PEJGAMBERIT A.S.

Hixhreti dallohet edhe për besnikërinë e myslimanëve të parë ndaj Muhamedit a.s. dhe misionit të tij pejgamberik. Pavarësisht nga torturat e egra që ata pësonin nga politeisitët mekas, asnjëherë nuk e kontestuan të vërtetën e Pejgamberit a.s.. Përkundrazi, ata shtonin edhe më shumë dashurinë për të. Këtë dashuri e manifestuan sidomos me rastin e Hixhretit. Nëse e vështrojmë me kujdes përgatitjen e Pejgamberit a.s. për Hixhretin, vërtetohet se një rol shumë të rëndësishëm e patën edhe shokët e tij, ashabët, Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë ata. Ashabët, përfshirë ata që e shoqëruan prej Mekës (muhaxhirët) për në Medinë, dhe ata që e pritën në Medinë (ensarët), ishin njerëzit më të besuar të Pejgamberit a.s., që

e ndihmuan në çdo aspekt dhe nuk e tradhtuan asnjëherë. Pa ndihmën e tyre, Pejgamberi a.s. do ta kishte shumë vështirë realizimin e planeve të tij. Ata rrezikuan jetën dhe nuk e braktisën për asnjë çast Pejgamberin a.s.. Për të vërtetën e tyre, Allahu i Lartësuar ka përmendur kënaqësinë e Tij ndaj tyre dhe kënaqësinë e tyre ndaj Tij:

"Allahu është i kënaqur me të hershmit e parë prej muhaxhirëve (migruesve) dhe prej ensarëve (vendësve ndihmëtarë në Medinë) dhe prej atyre që i pasuan ata me punë të mira, e edhe ata janë të kënaqur ndaj Tij. Atyre u ka përgatitur Xhennete, në të cilat rrjedhin lumenj, ku do të jenë përjetë të pasosur. E ky është fitim i madh." (Et-Tevbe, 100).

Është i njohur rasti i Aliut r.a., pikërisht me rastin e Hixhretit, i cili u vendos në shtratin e Pejgamberit a.s. dhe veshi pelerinën e tij, për t'i hutuar politeistët mekas, se gjoja Pejgamberi a.s. ishte ende në shtëpi dhe se akoma nuk kishte ikur. Ai e dinte fare mirë se me këtë qëndrim në shtratin e Pejgamberit a.s., po i ekspozohej rrezikut të vrasjes nga politeistët, të cilët, një natë përpara, në kuvendin e tyre fisnor, patën vendosur për ta vrarë Pejgamberin a.s..

Po ashtu është i njohur rasti i Ebu Bekrit r.a., shokut të pandashëm të Pejgamberit a.s.. Kur Pejgamberi a.s., bashkë me Ebu Bekrin r.a. morën rrugën e Hixhretit, për t'ua humbur gjurmët pabesimtarëve, u fshehën në shpellën Thevr, ku qëndruan tri net. Gjatë qëndrimit në shpellë, Ebu Bekri mbante para vetes kokën e Pejgamberit a.s., i cili flinte. Në ato çaste e kishte therur akrepi në këmbë, por Ebu Bekri nuk kishte lëvizur nga frika se do ta zgjonte Resulullahun a.s. Nga dhembja i rrodhën lotët dhe i ranë Resulullahut a.s. në fytyrë. Ky u zgjua dhe e pyeti: Ç'ke, o Ebu Bekër? Më theri akrepi. Resulullahu a.s. ia fërkoi plagën e dhembja i pushoi.[3] Pastaj, sakrifica e djalit të Ebu Bekrit, Abdullahut, i cili përgjonte fjalët e politeistëve dhe në mbrëmje ia transmetonte ato Pejgamberit a.s. në shpellën Thevr. Pa harruar kontributin e Amir bin Fuhejres, që i kulloste delet me qëllim afër shpellës, në mënyrë që t'i furnizonte me qumësht ata të dy. Kishte dhe shembuj të tjerë.

## 'HIXHRETI' SIMBOL I VËLLAZËRIMIT FETAR

Është interesante se misioni i Pejgamberit a.s. kishte sfiduar mentalitetin e politeistëve mekas edhe me konceptin e vëllazërimit fetar islam. Shoqëria politeiste mekase, sikurse edhe shoqëritë e tjera të asaj kohe, shquheshin për fanatizëm familjar dhe fisnor. Sipas tyre, vëlla i vërtetë konsiderohej ai që ishte nga gjaku dhe jo nga ndonjë lozë tjetër. Por, ç'e do që Islami e sfidoi këtë koncept dhe proklamoi vëllazërimin e vërtetë mbi bazën e imanit.

Si rezultat i kësaj, të gjithë myslimanët u bënë bashkë si anëtarë të një familjeje. Mekasit dhe të tjerët që e kishin përqafuar Islamin, silleshin si vëllezër të vërtetë ndërmjet tyre, pa marrë parasysh se vinin nga familje dhe fise të ndryshme. Ata ndiheshin si një trup i vetëm dhe si një familje e vetme. Kjo u vërtetua edhe me rastin e Hixhretit, kur shumë individë, braktisën familjet e tyre në Mekë dhe mësynë Medinën duke iu bashkuar vëllezërve të tyre në besim. Po ashtu, Pejgamberi a.s. e bëri vëllazërimin në Medinë ndërmjet muhaxhirëve (atyre që u shpërngulën nga Meka) dhe ensarëve (atyre që e pritën Pejgamberin a.s. në Medinë). Ky vëllazërim lëshoi rrënjë të thella dhe të forta. Në saje të këtij vëllazërimi, Pejgamberi a.s. do të formonte Shtetin islam si një prej shteteve më të fuqishme të asaj kohe. Për më tepër, promovimi i vëllazërisë së vërtetë islame, do të vërtetohej edhe më shumë më vonë, kur zhvilloheshin luftëra dhe vëllezërit nga gjaku luftonin ndërmjet tyre, njëri nga taborri i myslimanëve e tjetri nga pala e politeistëve.

## 'HIXHRETI' SIMBOL I LARTËSIMIT TË FJALËS SË ALLAHUT

Pa dyshim, Hixhreti simbolizon lartësimin e Fjalës së Allahut në gjithësi, mbi çdo fjalë tjetër. Sepse i tërë epilogu i Hixhretit sillej rreth predikimit të Fjalës së Allahut Fuqiplotë. Është e ditur se Pejgamberi a.s. nuk kishte ndonjë armiqësi me politeistët, për shkak të interesave të ngushta personale. Përkundrazi, poenta e armiqësimit ishte për shkak të Lartësimit të Fjalës së Allahut, nga e cila Pejgamberi a.s. nuk hiqte dorë për asnjë çmim, qoftë edhe sikur t'ia vinin Diellin në krahun e djathtë, e Hënën në krahun e majtë Kur vendosi të bënte Hixhretin, ai do ta bënte për t'i shërbyer lartësimit të Fjalës së Allahut xh.sh., dhe kurrsesi për ta braktisur atë ose për të dëmtuar misionin hyjnor. Hixhreti qe bërë i domosdoshëm për Pejgamberin a.s., sepse mundësitë për të agjituar për besimin islam, qenë bërë të pamundshme në Mekë. Kalimi në Medinë i ofroi një mundësi reale për ta çuar më tutje përhapjen e fesë islame. Dhe kështu ndodhi.

**"KUJTO (O I DËRGUAR) KUR ATA QË NUK BESUAN, THURNIN KUNDËR TEJE: TË TË NGUJONIN, TË TË MBYSNIN, OSE TË TË DËBONIN. ATA BËNIN PLANE, E ALLAHU I ASGJËSONTE, SE ALLAHU ËSHTË MË I MIRI QË ASGJËSON (DREDHITË)." (EL-ENFAL, 30).**

[1] Ibni Kethiri "Tefsiru'l-Kur'ani'l-adhim" – komenti i ajetit në fjalë. [2] Shakir El-Bedrij "Edh-Dhikra el-halidetu lin-nebij-jil halid", Bagdad, 1388/1968, f. 420, sipas: Dr. Qazim Qazimi "Njohuri mbi Kur'anin", Prishtinë, 2006, f. 63. [3] Sefijurrahman El-Mubarekfuri "Nektari i vulosur i Xhennetit", Urtësia, Shkup, 1997, f. 172. Transmetohet nga Omer bin El-Hattab se Ebu Bekrit i ishte dhënë helmi para vdekjes dhe prej tij kishte vdekur.

Vedat SHABANI

# Mësime-këshilla nga shpërngulja e Pejgamberit a.s.

Allahu xh.sh. e dërgoi Muhamedin a.s. me ftesën që mbushi zemrat plot dritë dhe mendjet me intelekt dhe udhëzim të drejtë. Këtë ftesë e pranuan burra të mençur, gra të ndershme dhe fëmijë të cilët ende ishin në imagjinatën e tyre të pastër të padjallëzuar.

Kjo ftesë për një kohë të caktuar ishte jo dhe aq e dukshme. Për këtë arsye idhujtarët kurejshë nuk i kushtonin ndonjë kujdes të veçantë. Mirëpo, kur Muhamedi a.s. e shfaqi haptas, idhujtarët kurejshë u hidhëruan dhe u motivuan për ta penguar dhe kundërshtuar atë ftesë. Ata gjetën një metodë për t'i penguar njerëzit të merrnin këtë ftesë. Pengesa bëhej duke i maltretuar dhe persekutuar me lloj lloj vuajtjesh, derisa të riktheheshin në errësirat e mosbesimit, dhe në të njëjtën kohë, përmes këtyre veprimeve, do t'i frikësonin ata që nuk e kishin pranuar ende atë ftesë, por mendonin ta pranonin.

Ndërkaq myslimanët, disa prej tyre, ishin të fuqishëm, sepse kishin familje ose miq që i mbronin prej çdo lloj persekutimi. Po disa ishin të dobët dhe ndaj atyre idhujtarët kurejshë ushtruan vuajtje dhe persekutime gjithfarëshe.

Kur i Dërguari a.s. i vërejti të gjitha këto lloje vuajtjesh dhe persekutimesh ndaj myslimanëve, e asokohe nuk kishte mundësi t'i ndihmonte, atëherë ua lejoi shpërnguljen në Etiopi e më pastaj në Medinë, ku më vonë do t'u bashkohej edhe ai vetë.

Një njeri që vështron me vëmendje të madhe shpërnguljen e Pejgamberit a.s., në të vëren urtësi të dukshme, përfiton mësime të rëndësishme dhe merr dobi të shumta, prej të cilave kanë dobi si individi ashtu edhe shoqëria. Prej tyre, sa për ilustrim, mund t'i përmendim këto:

1. NEVOJA E BASHKIMIT MIDIS RESPEKTIMIT TË SHKAQEVE PËR TË ARRITUR NJË QËLLIM DHE MBËSHTETJES NË ZOTIN FUQIPLOTË:

Ky element u shfaq në rastin kur Pejgamberi a.s. urdhëroi Ebu Bekrin dhe Aliun r.a. që të qëndronin me të dhe të mos shpërnguleshin në Medinë me myslimanët e tjerë. Aliu r.a. qëndroi në shtratin e Pejgamberit a.s. natën kur ai doli nga shtëpia, kurse Ebu Bekri r.a. e shoqëroi atë në këtë udhëtim historik.

Gjithashtu ky element vërehet edhe në rastin e Abdullah ibn Urejkitit, të cilin Pejgamberi a.s. e kishte marrë me vete, sepse ai ishte ekspert dhe njohës i mirë i rrugëve. Gjithashtu ky element ishte shfaqur edhe në faktin se Pejgamberi a.s. këtë udhëtim e kishte fshehur dhe për të nuk u kishte treguar përveç njerëzve shumë të afërm, bile as atyre nuk u kishte treguar më shumë sesa ishte e nevojshme që të dinin ata për këtë udhëtim. Prandaj, me gjithë respektimin e këtyre shkaqeve dhe shkaqeve të tjera, ai prapëseprapë mbështetjen më të madhe e kishte në Allahun Fuqiplotë dhe vetëm prej Tij kërkonte ndihmë.

2. NEVOJA E SINQERITETIT DHE ELIMINIMI I INTERESAVE PERSONALE:

Pejgamberi a.s. nuk ishte njeri pasiv dhe përmes kësaj ftese të fitonte ndonjë autoritet. As ishte i varfër, që përmes kësaj ftese të synonte shtimin e pasurisë. Sepse mënyra e jetesës së tij ditën kur hidhej ari në xhaminë e tij pa masë, ishte sikurse jetesa e tij kur ballafaqohej me telashe dhe mundime të ndryshme për hir të kësaj ftese.

3. TË QENËT I DREJTË SI NË SITUATA TË LAKMUESHME ASHTU EDHE NË SITUATA TË PALAKMUESHME:

Ditën kur u dëbua nga Meka me dhunë, Pejgamberi a.s. nuk u nënshtrua as nuk u përul dhe nuk e humbi besimin në Zotin e vet. Gjithashtu ditën kur Allahu xh.sh. ia mundësoi çlirimin e Mekës dhe e gëzoi me përhapjen e fesë islame, nuk u bë kryelartë dhe as mendjemadh. Mënyra e jetesës së tij ditën kur u dëbua nga Meka me dhunë ishte e ngjashme me jetën e tij ditën kur hyri në Mekë si çlirimtar dhe fitues. Gjithashtu mënyra e jetesës së tij, kur ishte në Mekë dhe ballafaqohej me lloj-lloj torturash nga idhujtarët kurejshë, ishte e ngjashme me jetën e tij ditën kur ftesa e tij përfshiu tërë Gadishullin Arabik e më gjerë.



4. BINDJA E THELLË SE PËRFUNDIMI ËSHTË NË FAVOR TË SË DREJTËS DHE NJERËZVE TË DREJTË:

Atij që vështron me vëmendje këtë shpërngulje, në shikim të parë i duket se kjo kauzë është duke u tretur dhe duke u zhdukur.

Mirëpo kjo shpërngulje në të vërtetë na jep një mësim të qartë se përfundimi është në favor të njerëzve të drejtë dhe të devotshëm. Pejgamberi a.s., me mënyrën e jetës së tij, na mëson ne të vërtetën dhe mënyrën e mbrojtjes së saj karshi së kotës, duke mos u dorëzuar përballë mbrojtjes të së kotës nga ana e tyre, që edhe mund të ndodhë që për një kohë të caktuar të kenë sukses dhe përparim. Mirëpo një gjë duhet të dihet, - përfundimi është në favor të atyre që bëjnë durim dhe që janë njerëz të mirë dhe të drejtë.

5. VENDOSMËRIA E BESIMTARIT EDHE KUR ËSHTË NË POZITA TË VËSHTIRA:

Kjo shfaqet përmes përgjigjes së Pejgamberit a.s. që i dha Ebu Bekrit kur ishin në shpellë.

Kur Ebu Bekri r.a. i tha Pejgamberit a.s.: "O i Dërguar i Allahut, sikur ndonjëri të shikonte poshtë këmbëve të veta, do të na vërente". E Pejgamberi a.s. iu përgjigj për ta siguruar duke i thënë: "Çfarë mendon, o Ebu Beker për dy veta, kur Allahu është i treti i tyre?!".

Kjo ngjarje është një shembull i vendosmërisë dhe i bindjes në Zotin dhe mbështetjen tek Ai në situata të vështira. Duke qenë i bindur se Allahu xh.sh. nuk e lë të vetëm në raste të tilla. Kjo është gjendja e besimtarëve të sinqertë, kurse hipokritët dhe gënjeshtarët vërehen në momentet e para të vështirësive.



6. AI QË KUJDESET PËR ALLAHUN XH.SH., ALLAHU DO TË KUJDESET PËR TË:

Këtë përfundim mund ta nxjerrim nga gjendja e Pejgamberit a.s., kur paria mekase bëri plane që ta arrestonte ose ta likuidonte (vriste), ose ta dëbonte nga Meka. Mirëpo Allahu xh.sh. e shpëtoi atë pasi hodhi dhé mbi kokat e atyre dhe kaloi pa u vërejtur fare.

Kjo çështje është një rregull i përgjithshëm dhe i përhershëm. Ai që kujdeset për Allahun xh.sh., Ai do të kujdeset për të. Kujdesi më i madh nga Allahu xh.sh. për robin e Tij, është që atë ta mbrojë në fe. Por, kjo kujdesje është e përgjithshme duke përfshirë trupin e tij. Mirëpo kjo nuk do të thotë që ai të mos goditet me ndonjë sprovë, sepse mund të sprovohet për t'iu rritur shpërblimi dhe për t'iu zhdukur mëkatet. Në parim kjo përkujdesje ka të bëjë me çështjet fetare.

7. FITORJA VJEN PAS DURIMIT (SABRIT):

Nuk ka dyshim se Allahu xh.sh. mund t'i eliminonte për një çast të gjitha ato vështirësi me të cilat ishte ballafaquar Pejgamberi a.s.. Mirëpo ky është një rregull, rregulli i sprovës, në mënyrë që të vërtetohet durimi i Pejgamberit a.s. dhe t'i shtohet shpërblimi tek Allahu xh.sh.. Gjithashtu këtë çështje duhet ta kenë parasysh edhe ata që i ftojnë njerëzit në rrugë të drejtë, se mund të ballafaqohen me lloj-lloj vështirësish, mirëpo duhet të kenë durim dhe syqeltësi se si t'i tejkalojnë këto vështirësi.

8. AI QË LË DIÇKA PËR HIR TË ALLAHUT XH.SH., ALLAHU DO T'IA KOMPENSOJË ME DIÇKA MË TË MIRË

Myslimanët që u shpërngulën në Medinë duke lënë shtëpitë e tyre, pasurinë dhe familjet e tyre vetëm për hir të Allahut xh.sh., këtë sakrificë Allahu xh.sh. ua kompensoi me shumë të mira të tjera, kur pas një kohe e gjithë bota u bë e tyre.

9. PARALAJMËRIMI PËR ROLIN MADHËSHTOR TË XHAMISË NË ISLAM:

Kjo rëndësi shfaqet në faktin se puna e parë që bëri Pejgamberi a.s., kur arriti në Medinë, ishte ndërtimi i Xhamisë, për t'u kryer ritet fetare islame, për të cilat ishte luftuar nga idhujtarët. Për t'u falur namazet që myslimanin e vënë në kontakt të vazhdueshëm me Zotin e botëve, dhe për të qenë vendi nga i cili buron çdo iniciativë e mirë dhe e dobishme.

10. PARALAJMËRIMI PËR ROLIN E MADH TË FEMRËS:

Kjo çështje vërehet përmes rolit të Ajshes dhe motrës së saj, Esmas, r.a., të cilat kanë luajtur një rol të shkëlqyeshëm gjatë kësaj shpërnguljeje. Ato e përgatitën babanë e tyre, Ebu Bekrin, si është më së miri, duke pasur parasysh rreziqet; ato mbajtën sekret çështjen e atij udhëtimi dhe kryen shumë veprime për t'ua lehtësur atë udhëtim.

11. ROLI MADHËSHTOR I TË RINJVE PËR TË NDIHMUAR TË VËRTETËN DHE TË DREJTËN:

Kjo shfaqet përmes rolit që kishte luajtur Aliu r.a., i cili kishte qëndruar në shtratin e Pajgamberit a.s. natën kur u shpërngul ai, për të mos e vërejtur idhujtarët.

Gjithashtu kjo shfaqet edhe përmes rolit që kishte luajtur Abdullah ibn Ebi Beker; i cili vëzhgonte situatën në Mekë dhe dëgjonte se çfarë flitej atje, për t'i lajmëruar Pejgamberin a.s. dhe Ebu Bekrin r.a.. Këto ishin disa nga mësimet e nxjerra nga shpërngulja e Pejgamberit a.s.. E lusim Allahun xh.sh. që të na bëjë ne prej pasuesve të devotshëm të tij.

Afrim ISUFI

# Hixhreti, hap i Reformës njerëzore



Maltretimet, persekutimet, trysnitë fizike e psikike, mundimet, fyerjet madje madje më ekstremja - ndalja e vajit të fëmijës me dhé, ishin fotografia që karakterizonte kohën para Hixhretit (që paraprin Hixhretin) periudhën 10-vjeçare të Pejgamberllëkut të të Bekuarit Muhamed a.s., për shpirtin e të cilit lutemi që të pushojë në parajsë, e emri i tij të jehojë në të katër anët e botës.

Hixhreti është hapi drejt perspektivës e ardhmërisë, Mirëqenies e qytetërimit njerëzor.,

Hixhreti u parapriu shumë më përpara revolucioneve botërore, që celulat i adaptuan heshtazi nga revolucioni hixhretian, e mburren me vlera të huaja…

Hixhreti hapi derën e formimit të shtetit të parë njerëzor, është celula e parë që i hapi derën të jetuarit të njeriut nën ligj, me e për ligjin, është parathënie e kushtetutës së parë botërore, gjegjësisht të jetuarit me kushtetutë.

Pejgamberi a.s. deri para Hixhretit kishte jetuar në një shtet pa shtet, në një vend pa Zot në tokë (në mes) diktatorial, ku shtypej i varfri, urrehej vetëm sepse ishte i fisit tjetër dhe përbuzej vetëm sepse ishte i gjinisë tjetër.

Këtë gjendje më së miri na e shprehin vargjet e poetëve , sepse poetët shprehin atë që rënkon shpirti:“Kur nuk kishin me kë të luftojmë, Luftonim vëllai vëllanë “.[1]

Pejgamberi a.s. u fliste përkrahësve të tij për vite se shihte një dritë që po lindte në fund të tunelit dhe se kishte ardhur koha që të perëndonte errësira në tunel, të dilte jashtë tunelit dhe drita të merrte dhenë dhe të shpërndahej kudo në univers. Hixhreti është porosi kuranore, emanet nga Allahu, por i jetësuar e i materializuar nga krijesa tokësore. Peripecitë, streset, vështirësitë dhe, në fund, brohoritjet mikpritëse - Taleal Bedru Alejna - ishin fjalë-përshkrimet e shkurtra historike që ngjanë gjatë asaj ngjarjeje madhore.“ Agoi Hëna pesëmbëdhjetëshe nga Ai vend i Mirësisë”. Pas momenteve të Hixhretit perëndoi Hëna e vuajtjeve dhe po i lironte vendin Diellit, që shkëlqeu dhe shkëlqen ende e do të shkëlqejë deri në Amshim. Figura më e rrezikuar në këtë dramë revolucionare për tërë njerëzimin, ishte Aliu r.a., që për rrjedhën e kësaj ndodhie rrezikoi jetën e tij rinore.

Esma bint Bekër kishte rolin e agjentin informativ, ajo sakrifikoi dhe vuri në pikëpyetje dy jetë në shërbim të Islamit, sepse ishte me barrë dhe veten e frytin e saj e vuri në rrezik për gjetjen e truallit të bereqetshëm, vendosjen e hapit të sigurt që do të shërbente si urë kalimi për një të ardhme të sigurt. Dhe, a është e nënçmuar Femra në Islam, siç pretendohet, pasqyrohet e trumbetohet po sipas këtyre fakteve a mund të argumentohet e të vërtetohet kjo?! Të tillëve ndjellakeqsh që vjellin vrer, u bëjmë thirrje që ta studiojnë këtë rast, që është vetëm një ndër miliona e është vetëm një pikë nga deti, le t`i studiojnë këto raste shtruar e pa inat, këto raste heroinash myslimane..

Nëse barra e Islamit të celulave të para të kësaj ideje i ishte besuar mbi supe femrës, nënës e gruas myslimane - a është ajo e nënçmuar!? Ebu Bekri, që ishte hija e trupit të çiltër, që ishte protagonisti kryesor (Muhamedit a.s.), i cili të tërën që i kishte falur Zoti e kishte vënë në Qarkullim të lëvizje për Islamin, veten, pasurinë …

E ne ç’sakrifikojmë për Islamin?

Çfarë punojmë e bëjmë për Islamin ne që pretendojmë se i pasojmë ata, ç’bëre sot e çfarë pretendon nesër?

“Mos u frikëso, Zoti është me ne “- ishin ndër porositë e rrugëtimit të kësaj ngjarjeje; ishin fjalët e tij që pritnin momentet e fundit të publikoheshin për mbarë mendjet e ndritura.

Pas tërë këtyre baticave e zbaticave, ishte përkrahja masive, mbështetje e tokës pjellore në të cilën pritet të kultivohet bima e pavdekshme e gjithnjë e blertë, nën emrin paqe dhe e nënshtruar, e ujitur dhe e mirëpritur me këngët që buronin nga shpirti taleal bedru Alejna.



## POROSITË E HIXHRETIT

Hixhreti është model për trajtim, studim e jetësim në praktikë.

Muhamedi a.s. me besimdrejtët, nuk u pajtua me të ligën e të zezën, ata nuk i thanë të zezës e bardhë, por me djersë e punë, gjurmët e tyre të zezën e bënë të bardhë, e ata nuk heshtën e as buzëqeshën fals dhe as nuk e ulën kokën të nënçmuar si ne sot.

Por u bashkuan , dëgjuan e u rreshtuan pas prijësit të tyre, iu rrekën problemit seriozisht me ndihmën qiellore, bënë hapin e parë që ishte frikë të rrezikohej; me forcat e tyre të bazuara në besim të palëkundur, ata triumfuan dhe asgjësuan simbolin e së keqes, e në vend të saj e zëvendësuan të ligën me të mbarë, të majtën me të djathtën (e sot bota është ende në anën e majtë), të dobëtit me të fortët dhe finalen - të zezën me të bardhën.

A nuk është Hixhreti mostër që duhet të pasohet?

A nuk është Hixhreti hapi i mbarë që duhet të jetësohet?

A duhet kjo ngjarje - regji të realizohet në film?

A duhet rrëfimi për Hixhretin të recitohet denjësisht?

A nuk është Hixhreti model që duhet të shërbejë si formulë jetësore për ne?

A duhet të heshtim gjithmonë ndaj së zezës që është shndërruar në hi e na hidhet syve e ne vetëm t`i rrudhim krahët e të buzëqeshim si të gjorë?

## NE JEMI PAK NË NUMËR, MUND TË ARSYETOHEMI

E Pejgamberi në atë kohë, ju pyes: sa ishte (në numër)?

Është me rëndësi cilësia e jo sasia.

Të bëjmë Hixhret një herë e përgjithmonë ndaj simbolit të së ligës….

Të bëjmë Hixhret një herë e përgjithmonë nga heshtja e së ligës….

Të bëjmë Hixhret një herë e përgjithmonë nga materializmi i tepruar në anën shpirtërore të anashkaluar.

Ndodhia në fjalë, përshkruhet kështu në Kuranin madhështor:

“Në mos e ndihmofshi atë (Pejgamberin), atë e ka ndihmuar Allahu; kur ata që nuk besuan, e nxorën atë vetë të dytin; kur që të dy ishin në shpellë, kur po i thoshte shokut të vet :Mos u pikëllo (frikëso), Allahu është me ne..”. [2]

Pëllumbi dhe Merimanga janë simbol, që na rrëfejnë se në shërbim të mesazhit ideal dhe formimit të shoqërisë ideale, ishin edhe krijesat e tjera pa intelekt, dhe armiku i fuqishëm në sytë njerëzorë është i dobët përballë qenies së çiltër.

Muhamedi a.s., nga malli për Mekën, me lot në sy, i mallëngjyer, duke u larguar nga vendlindja e duke u ngjitur kodrës Thevr, thoshte: “Veç Zoti e di ti, je vendi më i dashur në zemrën time dhe, nëse populli im nuk do të më kishin dëbuar, nuk do të isha larguar kurrë”.[3] Anuk mundi t`i ndihmonte Pejgamberit a.s. Allahu me mrekulli e me burak, si në Isra e Miraxh, t`i dhuronte një mrekulli të re,por jo - Allahu deshi që ai të përjetonte ndjenjat e besimit të lartë, të frikës, të vështirësisë, sepse ajo ngjarje duhet të bëhej shenjë e pasimit edhe për Ymetin e tij , sepse, për arritjen e idealeve të larta, kthesave të mëdha historike e njerëzore, duhet plan, mund, djersë dhe pas të gjitha këtyre, të pritet suksesi e të jetësohet triumfi e plani të jetësohet në praktikë, sepse konceptin hyjnor në Islam e kemi Fjalën shpresëdhënëse të Krijuesit:“Pas çdo vështirësie vjen lehtësimi”.[4] Pas natës së gjatë vjen agimi. Pas sprovës së Madhe, prite lehtësimin. Është premtimi kuranor, gjithsesi ndodh. Hixhreti është si sinjal i kthimit të dinjitetit njerëzor, që i kishte humbur njeriut kamot…



POROSITË NGA HIXHRETI

E para: Pejgamberi a.s. besoi në mesazhin ideal, i cili përqendrohej në reformën e njerëzimit, mesazh që u ndihmua edhe nga përkrahësit. E pranuan atë, u mbushi zemrat dhe jetuan e vepruan për realizimin e tij. Hixhreti është model i Islamit, që të këmbëngulë për të vërtetën dhe të luftohet e liga me mënyrën më të përshtatshme të mundshme, të largohesh nga e liga, me planin konkret për t'u kthyer në të njëjtin vend me fitore, e jo të ikësh nga e liga dhe të shpëtosh vetëm veten (individualisht), të shpëtosh vetëm kokën tënde, veçse të ikësh për t'u kthyer, të shkosh për të ardhur!

E dyta: Hixhreti gjeti tokën pjellore që do të kultivonte Fjalën La Ilahe Ilallah, të formonte një shoqëri të pastër e ideale për model-shembull për tërë njerëzimin.Shembulli i Hixhretit të shërbejë model për Ymetin e njerëzimin sa të rrojë kjo botë, sa të rrezojë dielli e të ndriçojë hëna, e sa të ketë oksigjen në këtë univers... fjalët , gjurmët e ideatorit të Hixhretit të jehojnë. Shpirti i bardhë, edhe pse rreth e rreth ishte i mbështjellë me nuanca të zeza, me ngjarje që karakterizonin korbin e të ligën, nuk u pajtua me të, por, edhe pse e kishte shpirtin të bardhë, kërkohej plan, strategji (ndihmë Qiellore-që kërkohej të meritohej, se përndryshe s`do të pranohej) dhe kjo ndihmë, kuptohet, duhej të përzihej me djersën, dashurinë, nijetin e sinqertë, vendosmërinë dhe, në fund, duke e konkretizuar me sukses, triumf, arritje të asaj që kërkohej .

E treta: Ta zbresim këtë ngjarje dhe boshtin e saj në kohën tonë , ta aktualizojmë në sferën kombëtare, shpirtërore, sociale.

A pajtohemi ne me gjendjen tonë?

A ankohemi orë e çast, se nuk bën kështu?A vlen të ndalemi këtu?

Ja ku e kemi shembullin ta aktualizojmë jo si fotokopje, të mos keqkuptohemi, por nga e liga , smira, dhe nga përparimi të vrapojmë. Ngjarja e Hixhretit, sakrificat, vuajtjet dhe peripecitë e asaj ndodhie, duhet të jenë frymëzim për ne gjeneratat pas 14 shekujve, model kthesë rizgjimi e krenarie. Shembuj të tillë kolosalë na bëjnë me dije që të gjurmojmë të kaluarën tonë, sepse ajo është thesar që nevojitet të kërkohet, të hulumtohet, sepse në të është formula që të gjendet ajo që kërkohet e që na nevojitet të praktikohet, që në lumturi e në paqe të jetohet. Ne duhet të gjurmojmë të kaluarën tonë të ndritur, ngase ajo është thesar të na ndriçojë rrugëtimin tonë gjysmë të errët.

(1)Amër Halid, Gjurmëve të dashurit tonë,Shkup 2006, f.14.(2) Et-Tevbe-40. (3) Amër Halid, Gjurmëve të dashurit tonë,Shkup 2006, f.209.”. (4) El- Inshirah 5-6

Dr. Jusuf El-KARDAVI

# Në përkujtim e hixhretit të Pejgamberit a.s.

Sa kemi nevojë që, kur ta presim vitin e ri hixhri dhe të përfundojmë vitin e kaluar hixhri, të ndalemi e të mendojmë për këtë ngjarje madhështore, për ngjarjen e shpërnguljes së Pejgamberit a.s., të cilën ashabët (shokët e Pejgamberit a.s.) e kanë konsideruar fillimi i historisë së Ymetit. Viti që po përfundojmë dhe tjetri që po e presim, quhet Viti Hixhri, dhe i atribuohet shpërnguljes së Muhammedit a.s., që është shpërngulja prej Mekës në Medinë.

NË KËRKIM TË VENDSTREHIMIT PËR ISLAMIN

Kjo shpërngulje ishte kërkim vendi për Islamin, për strehimin e Islamit, ku do t'i realizonte synimet e tij, ku do të praktikonte ritet e tij, ku do të zbatonte ligjet e tij, ku do të themelonte shtetin e vet, ku me Islamin do t'i frikësonte armiqtë e vet, ku me të do t'i edukonte individët e vet dhe ku do të komunikonte mesazhin e vet.

Pejgamberi a.s. kishte nevojë për një vend të lirë, në të cilin do të qëndronte Islami dhe do të lëvizte prej atje. Meka, ku filloi zbritja e Shpalljes, e ishte edhe vendlindja e Pejgamberit a.s., për fat të keq, nuk mund të ishte vendstrehim për Islamin, sepse aty kishte vuajtur Pejgamberi a.s. dhe ashabët, e ishin torturuar në forma të ndryshme për trembëdhjetë vjet, sa e sa njerëz kishin hequr, sa e sa kishin pësuar, dy herë ishin shpërngulur për në Abisini, ishin izoluar dhe kishin qëndruar të bojkotuar tre vjet, saqë hanin edhe gjethet e pemëve. Prandaj, ishte e domosdoshme të kërkohej një vend në të cilin do të ngrihej Shteti Islam, do të realizohej shoqëria islame dhe do të bëhej baza e Ymetit islam, e ky vend ishte toka e Jethribit, e cila më pastaj u quajt Medina e ndriçuar. Islami kërkonte një vend për ngritjen e shtetit, sepse Islami nuk mund të ishte tjetër veçse fe dhe shtet, veçse të realizonte vetveten në një shtet të ngritur mbi kryerjen e obligimeve, urdhërimin për të mirë dhe ndalimin nga e keqja, siç ka thënë Allahu xh. sh. : "E Allahu patjetër do ta ndihmojë atë që ndihmon rrugën e Tij, se Allahu është shumë i fuqishëm dhe gjithnjë triumfues. (Ai ndihmon) Ata të cilët, kur Ne u mundësojmë vendosjen në tokë, e falin namazin, japin zeqatin, urdhërojnë për të mirë dhe largojnë prej së keqes. Allahut I takon përfundimi i çështjeve" (El-Haxhxh, 40-41. ), - kjo është realizuar në Medinën e ndriçuar.

Allahu xh. sh. i përgatiti të dërguarit të Tij këta persona nga fisi Evs dhe Hazrexh, të cilëve Allahu ua hapi zemrat e tyre për këtë fe, e pranuan këtë fe dhe e mirëpritën atë, sa kohë që shumë fise e patën refuzuar. Ndërkaq, në anën tjetër, disa fise të tjera ia kushtëzuan me disa dobi të caktuara për ta, si p. sh. t'u mbetet atyre udhëheqja pas tij (Pejgamberit a.s. )! Kush hyn në këtë fe për qëllime të kësaj bote apo për dobi materiale, atij nuk i pranohet, në këtë fe duhet të hyhet patjetër për Allahun, derisa namazi i tij, kurbani i tij, jeta e tij, dhe vdekja e tij të jenë thjesht për Allahun, Zotin e botëve. Këto i pranuan fisi Evs dhe Hazrexh, e Allahu i Lartësuar i nderoi ata me Islam, ndërsa Pejgamberi a.s. dërgoi tek ata Mus'ab ibn Umejrin (thirrësi i parë dhe përfaqësuesi i parë i Pejgamberit a.s.), që t'ua lexonte atyre Kuranin, t'i njihte me Islamin, t'ua mësonte degët e besimit, derisa hynë gati të gjithë medinasit në fenë e Allahut, nuk mbeti shtëpi nga fisi Evs dhe Hazrexh pa hyrë në Islam me mirësinë e Allahut së pari, pastaj me mirësinë e Mus'ab ibën Umejrit, këtij thirrësi të suksesshëm. Më pas ndodhën edhe besëlidhja e parë dhe besëlidhja e dytë në Akabe afër Mekës.

NGA MËSIMET E SHPËRNGULJES (HIXHRETIT): PLANIFIKIMI

Deshi Allahu xh. sh. që Pejgamberi a.s. të shpërngulej për në Medinë. Allahu xh. sh. ia lejoi atij shpërnguljen për në Medinë, prandaj Pejgamberi a.s. e kishte planifikuar shpërnguljen, dhe ky është edhe një mësim tjetër që duhet ta marrim. Nuk do të thotë kjo se Allahu ia ka lejuar Pejgamberit a.s. shpërnguljen dhe ai i kishte lënë çështjet që të shkonin pa kontroll e pa planifikim. Jo, Islami nuk e bën mbështetjen që të lihen shkaqet dhe mbështetja në Allahun xh. sh. , jo, por patjetër duhet të merren shkaqet, të përgatitet për çështjen, të përgatitet për të çdo gjë që ka mundësi, të llogarisë mundësitë e ndryshme, t'i rregullojë çështjet aq sa ka mundësi (sa të jenë mundësitë e njeriut) nga përgatitja dhe planifikimi, më pas të tjerat t'i lihen Allahut xh. sh. .

Këtë e bëri Pejgamberi a.s. gjatë shpërnguljes; ai kishte përgatitur shkaqet dhe kishte rregulluar këto çështje:

1- Përgatiti shoqëruesin që do ta shoqëronte gjatë udhëtimit të emigrimit për në Jethrib (Medinë), që ishte Ebu Bekri r.a. .

2- Përgatiti kafshët me të cilat do të udhëtonin ai dhe shoqëruesi i tij.

3- Përgatiti udhëheqësin e

**"MOS U BRENGOS, VËRTET ALLAHU ËSHTË ME NE! E ALLAHU ZBRITI QETËSINË (SEKINEN) E VET MBI TË, DHE E FUQIZOI ME FUQI (USHTARË) QË JU NUK E PATË, DHE E BËRI FJALËN E ATYRE QË NUK BESUAN MË TË ULTËN, KURSE FJALA E ALLAHUT ËSHTË MË E LARTA. ALLAHU ËSHTË I FUQISHMI, I URTI" ( ET-TEVBE, 40. )**

shkathët, i cili i dinte rrugët dhe kthesat, që mund të shpëtonte me ndihmën e tij në rast rreziku, ndonëse ai ishte një idhujtar që quhej Abdullah ibn Urejkit, prandaj nuk ndalohet përdorimi i jomyslimanëve në çështjet teknike nëse janë besnikë ndaj çështjeve të myslimanëve, besnikë ndaj sekreteve dhe gjendjeve të tyre.

4- Përgatiti shpellën në të cilën do të fshihej, që të zvogëlohej mundësia për kërkimin e tij , e të qetësoheshin kurejshitët. Ajo ishte shpella "Thevr". Shpella Thevr ndodhej në jug të Mekës, në anën e kundërt të rrugës për në Medinë, dhe kjo mund t'i hutonte idhujtarët.

5- Përgatiti se kush do t'u sillte ushqim atyre të dyve gjatë ditëve sa do të qëndronin në shpellë, e po ashtu edhe kush do t'u sillte lajme, e ajo ishte një grua, në mënyrë që njerëzit të mos dyshonin në të, ishte Esma bint Ebu Bekr, një vajzë që ngjitej në këtë mal, ku burrat lodheshin gjatë ngjitjes.

6- Përgatiti se kush do të vinte për t'ua fshirë gjurmët e tyre me delet e veta, e ai ishte Amir ibn Fuhejre, bariu i deleve të Ebu Bekrit.

7- Pejgamberi a.s. rregulloi se kush do të flinte në vendin e tij, kur do të dilte nga shtëpia, e ai ishte Ali ibn Ebu Talibi r.a..

8- Rregulloi se kush do t'i kthente gjërat që lanë amanet, pronarëve të vet, e ai prapë ishte Aliu. Edhe pse idhujtarët ishin në mospajtim me Pejgamberin a.s. dhe në armiqësi me të për thirrjen që bënte ai, ata megjithatë besonin se ai ishte besniku që nuk tradhtonte, dhe i besueshmi që nuk gënjente! Prandaj, ia patën besuar atij pasurinë më të çmuar të tyre, ia dorëzuan atij, edhe pse kishin mospajtime me të! E Pejgamberi a.s. nuk kishte thënë: Kjo është pasuria e idhujtarëve që na nxorën nga shtëpitë tona dhe na e morën, atëherë edhe ne t'i marrim ato me vete... Jo, ai nuk i tradhtoi ata që e kishin tradhtuar, prandaj e urdhëroi Aliun që, pasi të shpërngulej, t'ua kthente pronarëve të vet ato amanete.

NGA MËSIMET E SHPËRNGULJES: SHPRESA

Pejgamberi a.s. i rregulloi çështjet ashtu si duhej, me një shkathtësi nga mendja e njeriut gjërat që mundet, dhe, pasi i përgatiti kushtet, rezultatet ia la Allahut xh. sh.. Për këtë arsye, kur u fsheh në shpellë, ndërsa idhujtarët e kërkonin në çdo vend sa arritën edhe në shpellë dhe qëndruan para saj, Ebu Bekri r.a. i kishte pëshpëritur Pejgamberit a.s. në vesh: "O i Dërguar i Allahut, sikur ndonjëri prej tyre të shikojë nën këmbët e tij, do të na shohë", pra, sikur t'i shkonte ndonjërit prej tyre në mendje e të përkulej pak për të shikuar poshtë, do t'i shihte shumë qartë. Këtu Pejgamberi a.s. iu drejtua Ebu Bekrit me besimin prej besimtari, me besimin e sigurt që mbështetet tek Zoti i tij, duke i thënë: "O Ebu Bekër, çka mendon për dy veta, i Treti i të cilëve është Allahu" (Hadithin e transmetojnë: Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Bekri r.a. . ) "Mos u brengos, vërtet Allahu është me ne! E Allahu zbriti qetësinë (sekinen) e Vet mbi të, dhe e fuqizoi me fuqi (ushtarë) që ju nuk e patë, dhe e bëri fjalën e atyre që nuk besuan më të ultën, kurse Fjala e Allahut është më e larta. Allahu është i Fuqishmi, i Urti" (Et-Tevbe, 40.)

"Dhe e fuqizoi me fuqi (ushtarë) që ju nuk e patë": prandaj dijetarët thonë: Nuk ka pasur aty asnjë dru siç është thënë në disa transmetime, as pëllumba që të kenë bërë fole e as merimangë. Druri dhe pëllumbat nuk përmenden në asnjë transmetim, as të vërtetë e as të dobët, ndërsa për merimangën ekziston një transmetim që e kanë bërë të dobët (daif) disa dijetarë, kurse disa dijetarë të tjerë e kanë bërë të mirë (hasen). Kurani tregon qartë se aty nuk kishte pasur ushtarë që shihen, e merimanga është ushtarë që shihet, mirëpo Allahu po thotë: "E Allahu zbriti qetësinë (sekinen) e Vet mbi të, dhe e fuqizoi



me fuqi (ushtarë) që ju nuk e patë" (Et-Tevbe, 40), ushtarë që nuk shihen: "E ushtrinë e Zotit tënd nuk e di kush përveç Atij" (El-Muddeththir, 31. )

"Edhe ushtritë (ndëshkuese) të qiejve e të Tokës janë vetëm të Allahut dhe Allahu është i fuqishëm e i urtë". (El-Fet'h, 7. )E kështu shpëtuan Pejgamberi a.s. dhe shoku i tij, e shkuan së bashku me udhëheqësin në Medinë.

Gjatë rrugës ai vërejti se dikush po i ndiqte, e ai ishte një kalorës hipur mbi kalë, që kalëronte në shkretëtirë si të ishte ndonjë zog duke fluturuar. Pejgamberi a.s. tha: "Ndoshta ai është Suraka ibn Malik", ndërsa Suraka kishte dëgjuar se kurejshitët i kishin premtuar një shpërblim të madh atij që do të vinte me Muhamedin dhe Ebu Bekrin të gjallë apo të vdekur. Dy shpërblime, secili prej tyre nga njëqind deve, sasi e madhe. Kishte lakmuar Suraka që t'i gjente ata të dy që ishin shpërngulur dhe ishin të paarmatosur, prandaj mendonte se do të mund t'i rrëmbente ata të dy dhe të kthehej me ta.

Mirëpo Pejgamberi a.s. u lut: "O Allah, na largo Surakan", e këmbët e para të kalit të tij filluan t'i shafiteshin në dhe. Filloi të thërriste: "Më shpëto, o Muhamed", - u ngrit, u përpoq disa herë që t'i ndiqte ata, mirëpo Pejgamberi a.s. E luste Allahun që ta largonte prej tyre. Pastaj tha: O Muhamed, ta jap besën se po kthehem, e edhe të tjerët që janë duke të kërkuar, do t'i kthej, do t'u them se nuk është në këtë drejtim. Pejgamberi a.s. i tha: "Çka mendon ti, o Suraka, nëse Allahu do të t'i vërë byzylykët e Kisrasë"?! I tha: Kisra ibn Hurmuzit? Pejgamberi a.s. i tha: "Kisra ibn Hurmuzit".



Dhe me të vërtetë, në kohën e sundimit të Omer ibn Hatabit r.a., erdhi preja e luftës nga Persia, e në të ishin edhe byzylykët e Kisrasë. Omer ibn Hatabi thirri: Ku është Suraka ibn Maliku? I tha: Unë jam ai, o udhëheqës i besimtarëve. Omeri i tha: A të kujtohet ajo ditë kur Pejgamberi a.s. të pati thënë kështu e kështu? I tha: Po, e kujtoj e nuk e harroj. Atëherë Omeri i tha: Eja të ti vë byzylykët e Kisrasë. Ia vuri byzylykët e Kisrasë, e tha: Falënderimi I qoftë Allahut, i Cili e poshtëroi Kisra ibn Hurmuzin me mosbesim, dhe e nderoi Suraka ibn Malikun me Islam, që është një beduin dhe urinon në këmbë! Ky beduin, i cili nuk i di as rregullat e urinimit, i vë byzylykët e Kisrasë. Ky është një mësim tjetër, mësimi i shpresës. Pejgamberi a.s. edhe pse ishte jashtë Mekës, ishte i ndjekur, po nuk i mungonte shpresa se ai ishte fituesi, se fitorja do të vinte dhe nuk kishte dyshim në të, sepse Ymeti i tij do t'i çlironte mbretëritë e Kisrasë dhe të Kajserit, e Allahu xh. sh. ia ka realizuar atë që i kishte premtuar. Duhet të ndalemi e të mendojmë për ngjarjen e Hixhretit, e t'i marrim mësimet prej tij, mësimet e përpjekjes për ngritjen e shtetit dhe shoqërisë myslimane, mësimet e planifikimit dhe rregullimit të çështjeve sipas mundësive të njeriut, e të tjerat t'ia lërë Allahut. Ky është mësimi i mbështetjes në Allahun (tevekkuli). Mësimi tjetër është shpresa; ne nuk dëshpërohemi e as i humbim shpresat nga Allahu, edhe nëse na shtohen vuajtjet, edhe nëse na acarohet gjendja, - ne besojmë me besim në të cilin nuk ka dyshim, se pas natës vjen dita, pas vështirësisë vjen lehtësimi, dhe është e pamundur të vazhdojë gjendja e njëjtë përherë: "Ne, këto ditë i ndërrojmë (u japim në përdorim) mes njerëzve" (Ali Imran, 140. )

Përktheu: Mr. Faruk Ukallo (Burimi: "Ligjëratat e Shejh El Kardavit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 2003, vëllimi V).

Mr. sci. Flamur SOFIU

# Kuptimi i hixhretit dhe disa nga porositë e tij

Fjala Hixhret është një shprehje që të shumtën e rasteve tek njerëzit nënkupton emigrimin prej një vendi në një vend tjetër me qëllim të fitimit të pasurisë ose me qëllim të një jete me një standard më të mirë.

Me shprehjen Hixhret myslimanët e parë të shoqërisë islame nënkuptonin/shënonin emigrimin duke lëshuar vendin, vetëm e vetëm për ta ngritur lart Fjalën e Allahut të Lartësuar dhe jo për përfitime materiale. Këtë e argumenton vetë rasti, sepse ata që qenë shpërngulur prej Mekës, nuk ishin të varfër dhe as robër, por ishin prej parisë kurejshite dhe ata nuk kishin nevojë për pasuri edhe as për të përmirësuar standardin e jetës.

Dijetarët myslimanë, kur shpjegojnë kuptimin e Hixhretit, theksojnë katër kuptime:

1. emigrimi prej një vendi jomysliman, ku nuk ka siguri, në një vend tjetër jomysliman, ku ka siguri;
2. emigrimi prej një vendi jomysliman në një vend mysliman;
3. emigrimi prej një vendi mysliman në një vend mysliman, që e ka kufirin të siguruar;
4. emigrimi edukues (largimi prej mëkateve).

Për sa i përket Hixhretit-emigrimit prej një vendi jomysliman, ku nuk ka siguri, në një vend tjetër jomysliman, ku ka siguri, është ndodhia e shpërnguljes së një numri të caktuar të myslimanëve për në Habesh (Etiopi). Qëllimi parësor i asaj shpërnguljeje ishte që myslimanët të shpëtonin prej torturave dhe mundimeve që u shkaktonin politeistët kurejshë. Por, ajo që duhet cekur, është se as në atë hixhret nuk ishte synimi për qëllime materiale, sepse në mesin e emigruesve nuk kishte të varfër e robër, po shumica prej tyre ishin të pasur dhe u përkisnin familjeve kurejshe që ishin pari e popullit. Prandaj prej urtësive të shumta të emigrimit në Habesh (Etiopi), mund të përmendim këto:

a. Transmetimi i thirrjes islame jashtë Mekës. Kjo mund të vërehet në faktin se myslimanët kishin emigruar në Etiopi në mënyrë kolektive. Po të ishte ky emigrim vetëm si shpëtim prej torturave, atëherë pa dyshim që i Dërguari a.s. do t'i urdhëronte myslimanët të shpërndaheshin nëpër fise të ndryshme.

b. Emigrimi jashtë Gadishullit Arabik është bërë, sepse thirrja islame është globale dhe nuk është rajonale, d.m.th. është fe për njerëzimin mbarë dhe jo për një popull të veçantë.

c. Të ndikohet në arrogancën e arabëve që ndoshta ata të ndaleshin nga torturimi i besimtarëve, sepse shoqëria injorante arabe ishte gjithmonë e ngarkuar me fanatizmin klanor, prandaj në këtë emigrim kishte shumë nga të afërmit e arabëve.

Emigrimi në Etiopi ishte hapi i parë me të cilin synohej ruajtja e mesazhit islam, ndërsa hapi i dytë ishte kërkimi i ndonjë vendi që do ta përkrahte dhe ndihmonte përhapjen e thirrjes islame. Pra, i Dërguari i Allahut a.s., kur e pa se në Mekë nuk kishte kurrfarë mundësish për ta vazhduar përhapjen e mesazhit islam, atëherë mendoi të gjente ndonjë vend ku do të ishte i sigurt dhe i mbrojtur për ta përhapur thirrjen islame. Në këto rrethana, ai ishte i mendimit që të bëhej emigrimi prej Mekës në Medinë, dhe këtë dijetarët myslimanë e kanë konceptuar si emigrimi prej një vendi jomysliman në një vend mysliman.

Meqë emigrimi në Etiopi ishte një emigrim përgatitor, edukues, informues dhe shpalues i thirrjes islame jashtë Gadishullit Arabik, ndërsa emigrimi në Medinë, përveç këtyre urtësive që përfshin, kishte edhe një qëllim shumë madhështor, që ishte konsolidimi i shtetit islam.

Allahu i Lartësuar ka dashur që në Medinë të realizohej synimi parësor i myslimanëve, konsolidimi i shtetit islam, ngase në këtë mënyrë do të mundësohej përhapja dhe shpjegimi në mënyrë të lirshme i mesazhit islam. Prandaj mund ta themi në mënyrë shumë të qartë se zgjedhja e Medinës si vend ku do të konsolidohej për herë të parë shteti islam, ishte zgjedhje hyjnore prej Krijuesit të Madhërishëm.

I Dërguari a.s. kishte marrë disa hapa të duhur para se të vendosej që të bëhej Hixhreti në Medinë dhe që ky vend të ishte qendra e shtetit islam. Si hapa të tillë kanë qenë:

1. Përgatitja e Medinës në aspektin informativ, që ta pranonte fenë islame.



I Dërguari a.s. kishte kërkuar nga një delegacion i Medinës i përbërë prej gjashtë apo tetë vetash të fisit Hazrexh, që të pranonin fenë islame dhe ata e kishin pranuar fenë islame. Më pastaj ata kishin përhapur fenë islame në Medinë, madje nuk kishte mbetur asnjë shtëpi e Ensarëve ku të mos përmendej i Dërguari i Allahut a.s..

2. Beslidhja e parë e Akabes. Në këtë besëlidhje kishin ardhur afro dymbëdhjetë veta si përfaqësues të fiseve Hazrexh dhe Evs, për t'i dhënë besën se ata do të mbronin dhe përkrahnin mesazhin dhe misionin e të Dërguarit a.s. Ata i Dërguari a.s. i pati urdhëruar të ktheheshin në Medinë dhe të përgatiteshin për t'i pritur emigrantët myslimanë që do të shpërnguleshin prej Mekës.

3. I Dërguari a.s. e kishte dërguar Mus'ab bin Umejrin r.a. si shpjegues dhe mësues të mësimeve islame në Medinë menjëherë pas besëlidhjes së parë në Akabe. Ajo që shtyri të Dërguarin a.s. që ta zgjidhte Mus'abin r.a. për ta kryer këtë detyrë, ishte fakti që ai kishte përgatitje dhe aftësi të duhur për ta kryer këtë detyrë.



4. Besëlidhja e dytë në Akabe. Kjo besëlidhje pothuajse ishte parapërgatitja e fundit për t'u marrë vendimi që myslimanët të emigronin në Medinë.

5. Zgjedhja e disa personave që të angazhoheshin për të përgatitur popullin e tyre në momentet kur të fillonte emigrimi i myslimanëve të Mekës tek ata. Ky veprim ishte pa dyshim njëri prej veprimeve shumë strategjik nga ana e të Dërguarit a.s, para se të fillonte emigrimi-Hixhreti.

6. Dhënia e lejes për t'u bërë emigrimi-Hixhreti. Kur u dha leja për t'u shpërngulur në Medinë, besimtarët filluan të shpërnguleshin në mënyrë të fshehtë, qoftë në grupe kolektive dhe qoftë në mënyrë individuale.

## QËNDRIMI I KUREJSHËVE NDAJ HIXHRETIT

Kurejshët nuk mund të qëndronin indiferentë ndaj veprimit të myslimanëve që emigronin prej Mekës, prandaj filluan që t'i dënonin e t'i mundonin myslimanët që kishin mbetur ende në Mekë. Por kjo nuk u mjaftoi, prandaj ata u tubuan në Daru Nedve dhe filluan të diskutonin se çfarë të vepronin me të Dërguarin a.s., dhe si përfundim ishte marrëveshja që të eliminohej Muhamedi dhe në atë komplot të merrnin pjesë të gjitha fiset. Po ashtu ajo që duhet theksuar këtu, është se paria kurejshe nuk lejonin kurrsesi që masa e gjerë e popullit të dëgjonte shpjegimet e Muhamedit, vetëm nga frika se mos Muhamedi do t'u merrte pushtetin dhe fuqinë sunduese që kishin, dhe nuk e kishin brengë fare besimin e tyre.

## HIXHRETI I TË DËRGUARIT A.S. ISHTE I PLANIFIKUAR SHUMË MIRË

I Dërguari i Allahut a.s., kur vendosi të shpërngulej, i kishte marrë të gjitha masat e duhura dhe kishte krijuar kushtet e mundshme, në mënyrë që shpërngulja e tij personale të ishte e suksesshme. Në përgatitje e sipër, kishte mbajtur parasysh disa faktorë: njeriun, kohën, vendin dhe lëvizjen e fshehtë. Pa dyshim që i Dërguari i Allahut a.s. për këto çështje kishte diskutuar me Ebu Bekrin r.a. e me Aliun r.a. dhe i ishte përmbajtur renditjes së këtyre faktorëve pa shpërfillur asnjë nga këta faktorë.

Faktori njeri: I Dërguari a.s.. i kishte dhënë secilit detyrën e caktuar, d.m.th. Aliut r.a. i kishte caktuar të qëndronte në shtratin e të Dërguarit a.s. me qëllim që në këtë mënyrë të vonohej veprimi dhe lëvizja e politeistëve kurejshë; Ebu Bekrit r.a. i kishte caktuar detyrën që të përgatiste gjërat e nevojshme për udhëtim, sepse ai do t'i bashkohej atij gjatë rrugës për në Medinë; bijës së Ebu Bekrit, Esmas, i kishte caktuar detyrën që t'u sillte ushqimin atyre përderisa të qëndronin në shpellën Theur etj..

Faktori kohë: I Dërguari a.s. kishte planifikuar edhe kohën kur duhej të dilte prej shtëpisë. Kishte dalë në mes të ditës për të shkuar në shtëpinë e Ebu Bekrit, pikërisht ku në atë kohë kishte shumë pak lëvizje njerëzish, dhe më pastaj të dilnin gjatë natës, nga një dalje e fshehtë prej shtëpisë së Ebu Bekrit, me të vetmin qëllim që të mos hetohej dalja e tyre.

Faktori vend: I Dërguari a.s. kishte caktuar daljen nga ana e prapme e shtëpisë së Ebu Bekrit dhe strehimin në shpellën Theur, e cila gjendej në anën jugore të Mekës, ndonëse drejtimi i rrugës për Medinë ishte në anën veriore të Mekës. Më pastaj kishte shkuar nëpër një rrugë nga nuk kishte kaluar askush në atë drejtim për të shkuar në Medinë, dhe i ishte shmangur rrugës që ishte e njohur nga të gjithë se shpinte në Medinë.

Faktori lëvizje e fshehtë: I Dërguari a.s. lëvizjen e tij për t'u shpërngulur e kishte bërë në mënyrë të fshehtë, duke dalë mu në mes të ditës kur nuk kishte lëvizje njerëzish, për të shkuar në shtëpinë e Ebu Bekrit r.a. dhe prej andej kishin dalë natën nga ana e prapme e shtëpisë, vetëm e vetëm që të mos hetohej lëvizja e tyre.

Pa dyshim, çdokush që i mendon dhe studion këto veprime dhe respektimin e renditjes së këtyre faktorëve, do t'i kuptojë veprimet e përpikta që kishte bërë i Dërguari a.s.. me rastin e Hixhretit të tij.

POROSITË DHE URTËSITË QË NA JEP HIXHRETI:

Porositë dhe urtësitë e Hixhretit janë shumë, por ne do të veçojmë disa prej tyre:

1. Muhamedi a.s. i kishte bërë të gjitha përpjekjet që të mos binte në duar të politeistëve kurjeshë, edhe pse e dinte se veprimi që ishte duke bërë, ishte në pajtueshmëri me Urdhrin e Allahut të Lartësuar.

2. Planet e përpikta gjatë shpërnguljes së tij, na bëjnë me dije se duhet të kihen programe të veçanta në veprimet tona dhe kurrsesi të mos bazohemi vetëm në faktin se e kemi qëllimin të mirë, dhe të veprojmë pa kurrfarë plani e programi.

3. Nga çdo mysliman kërkohet të japë mundin e tij për të vepruar diçka, pa harruar mbështetjen dhe kërkimin e ndihmës prej Allahut të Lartësuar.

4. Emigrimi në Etiopi ishte një hap me rëndësi, si në planin e brendshëm po ashtu edhe në të jashtmin. Në planin e brendshëm myslimanëve u ofrohej mundësia t'u shmangeshin torturave barbare të idhujtarëve mekas, si dhe shqetësimit të shpirtit idhujtar mekas me rastin e depërtimit të myslimanëve në vise të tjera, kurse në planin e jashtëm paraqiste shtrirjen e Islamit edhe në viset jashtë Gadishullit Arabik.

5. Ata që janë të pafe, do të angazhohen gjithmonë për t'i shtypur dhe torturuar myslimanët në mënyra dhe me metoda të ndryshme.

6. Çdo sakrificë që duhet të bëjë myslimani, duhet ta bëjë vetëm e vetëm që të arrijë kënaqësinë e Allahut dhe të mos ndikohet nga bukuritë e kësaj bote.

7. Myslimani duhet të jetë i vendosur dhe i bindur se duhet të angazhohet dhe të përballet me të gjitha sfidat që i dalin në jetë, kurse arritja e suksesit është që vjen prej Allahut të Lartësuar.

8. Suksesi i një pune nuk varet vetëm prej faktit se njeriu e ka nijetin të mirë, por duhet të merren parasysh doemos të gjitha shkaqet për zbatimin e ndonjë veprimi.



**Nexhat IBRAHIMI**

# Përsiatje rreth rëndësisë dhe rolit të hutbes në Islam

Hutbja është mediumi më i rëndësishëm dhe më stabil mysliman përgjatë tërë historisë myslimane. Rëndësia e saj manifestohet në faktin se hutbja në pikëpamje sheriatike-juridike paraqet pjesë përbërëse dhe të pashmangshme të namazit të xhumasë për të gjithë myslimanët madhorë, të shëndoshë fizikisht dhe në pikëpamje mendore. Hutben e mban imami, hatibi respektivisht personi i kualifikuar me arsimim fetar islam, të cilin e autorizon institucioni fetar i vendit (Bashkësia Islame), për t'i dhënë hatibit legjitimitetin institucional dhe juridik (el-murasele). Hutbja mbahet çdo të premte, në të njëjtën kohë, që paraqet kontinuitet, rregullshmëri dhe dinamizëm në vijën komunikuese ndërmjet institucionit, hatibit dhe masës besimtare.

Institucioni i hutbes lindi në kohën e Muhamedit a.s., ai vetë ka qenë hatibi i parë. Që atëherë e sot, hutbja mbeti mënyra komunikuese më e qëndrueshme pavarësisht nga mënyra dhe metoda e mjete të ndryshme të predikimit mysliman. Mirëpo, rëndësi për hutben ka edhe përmbajtja e hutbes, përzgjedhja e temës, mënyra dhe forma e prezantimit të temës së hutbes tek recipientët, dhe faktorë të tjerë. Është me rëndësi jo më të vogël që në përcaktimin e përmbajtjes së hutbes të kihen parasysh edhe disa faktorë, në shikim të parë dytësorë:

- Heterogjeniteti i xhematit. Aty marrin pjesë njerëz moshash dhe strukture të ndryshme arsimore, ekonomike, politike dhe sociale;
- Në xhematet e qytetit zakonisht niveli arsimor është më i lartë; ka

më shumë intelektualë, studentë e nxënës dhe përgatitja dhe interpretimi duhet të jenë në shkallë më të lartë, në përputhje me masën e besimtarëve;

- Dëgjuesit bashkëkohorë në xhami posedojnë njohuri elementare islame nëpërmjet librit, gazetës, revistës dhe kohët e fundit, nëpërmjet radio-televizionit e internetit, dhe këtë faktor duhet ta mbajë gjithnjë parasysh hatibi;

- Përmbajtja e temës duhet të jetë koherente me kohën dhe me strukturën e dëgjuesve; ajo duhet të ketë, para së gjithash, karakter e ton fetar dhe të jetë brenda përcaktimit fetar, pa hamendje dhe konfuzion ideor, duke mos shpërfillur as nivelin arsimor dhe të thirrjes së tyre.

Gjatë mbajtjes së hutbes, hatibët duhet t'i kushtojnë rëndësi edhe mënyrës dhe formës së komunikimit, duhet të aftësohen në vënien, mbajtjen dhe zhvillimin intensiv të komunikimit me xhematin e tyre. Shkenca e komunikimit bashkëkohor është zhvilluar thellësisht, prandaj për hatibët ka rëndësi absorbimi dhe përvetësimi i të gjitha metodave të nevojshme për oratorinë e hatibit dhe të hutbes. Shpërfillja e këtyre faktorëve mund të dëmtojë përmbajtjen dhe prezantimin e mirë të hutbes. Në anën tjetër, për masën e dëgjuesve është me rëndësi ta kuptojnë se hatibët janë kryesisht tre llojesh:

1. Hatibët që e kanë përgatitur hutben dhe e lexojnë; për ta thuhet se janë të bezdisshëm e monotonë;
2. Hatibët që e flasin atë që e kanë shkruar dhe e kanë mësuar përmendsh temën; për këta thuhet se janë mashtrues dhe artistë të xhematit;
3. Hatibët që paraqiten në minber pa përgatitje paraprake. Këta improvizojnë dhe për të tillët besimtarët thonë se janë më të suksesshmit, pa marrë parasysh se në hutbet e tyre mund të shfaqen parregullsi, gabime dhe pasaktësi materiale e doktrinare.

Rekomandohet që hatibi bashkëkohor të posedojë të tri këto tipare të sipërme, të cilat do t'i parafrazonim kështu: hatibi duhet të përgatitet, ta shkruajë hutben paraprakisht, që porosia e tij të jetë aktuale, e dobishme, e gjallë, me një fjalor të kapshëm për masat dhe pa improvizime të thata e bajate. Hatibi duhet të lirohet nga interpretimi i thatë i hutbes, të jetë origjinal dhe i pavarur; i veçantë dhe i argumentuar, pa përzierje mendimesh dhe shkollash etj. etj. Hatibi, po ashtu, duhet t'i ketë parasysh edhe disa kërkesa shtesë të dëgjuesve, të cilat nuk janë të shkruara, po që kuptohen dhe shtrohen nga secili dëgjues: Kush je dhe ç'dëshiron të flasësh; Kujt dëshiron t'i drejtohesh; Sa është kohëzgjatja e bisedës; Ç'synon me hutben?

Duke i pasur parasysh të gjithë faktorët, hatibi porosinë e hutbes së tij do ta trajtësojë në varësi nga struktura e dëgjuesve. Hatibi duhet t'i ketë parasysh rrethanat e kohës dhe t'i përfillë nevojat shpirtërore të dëgjuesve, po dhe aftësinë kritike të gjykimit. Për ta thyer monotoninë e monologut të hutbes disi, hatibi duhet ta zhvillojë hutben e tij edhe me pyetje-përgjigje, por edhe të ndalojë pas namazit të xhumasë dhe të bisedojë me të interesuarit për plotësime ose për paqartësi të caktuara.

Nuk është tepër të theksohet ky rast:

Kur delegacioni i Ta'ifit po bëhej gati për tu kthyer, Muhamedi i dha këtij guvernatori të ri udhëzimet që vijojnë:

**"TË JESH ZEMËRGJERË NË CEREMONITË FETARE PUBLIKE DHE MERRE PARASYSH SI KRITER NEVOJËN E MË TË DOBËTIT NË MESIN E TË PRANISHMËVE, SIÇ JANË PLEQTË, FËMIJËT, TË DOBËTIT (TË SËMURËT) DHE TË ATYRE QË JANË PËR NGUT PËR SHKAK TË PUNËVE QË KANË."**

(Ibn Hisham, f. 917, sipas: Muhammed Hamidullah, Muhammedi a.s. ,I, Jeta dhe vepra, fq. 368. )

Nga ky kontakt, hatibi e sheh shkallën intelektuale të dëgjuesve, e sheh interesin e tyre por edhe vërejtjet eventuale (gjestikulacionet, shprehjet më të shpeshta, emocionet e pa/frenuara etj.). Për sukses të hutbes, hatibi duhet të komunikojë më shpesh me dëgjuesit, duhet t'i njohë burimet për përgatitjen e hutbes (literaturën, mjetet e informacionit, artikujt, internetin etj.), veçse nëse këto burime merren formalisht, ato e topitin dhe e vështirësojnë komunikimin ndërmjet hatibit e dëgjuesit dhe e bëjnë hatibin më tepër një folës lajmesh në televizion. Çdo ligjëratë duhet të argumentohet me ajete kuranore, me hadithe të Pejgamberit a.s.dhe me mendime të dijetarëve të pakontestueshëm. Hatibi në minber nuk është në katedër shkencore dhe para auditoriumit shkencor, prandaj gjatë ligjërimit i lejohet të shprehë emocionet dhe ndjenjat e tij gjatë demonstrimit të ligjëratës, por assesi nuk bën që hatibi të bërtasë, të ulërijë, të qajë dhe të bëjë veprime e skena teatrale, siç jemi mësuar të shohim në disa raste tek disa hatibë tanë. Zëri i lartë gjatë ligjëratës, të qarët dhe veprimet teatrale, sipas psikologëve dhe ekspertëve të retorikës, zvogëlojnë aftësinë e perceptimit të porosisë së hutbes drejtuar dëgjuesit. Po ashtu, hatibët duhet ta trajtojnë masën dëgjuese me korrektësi, dhe jo me qortime si ndaj fëmijëve apo devijantëve. Hutbja ka përparësi kundrejt formave të shkruara dhe elektronike, sepse është e gjallë, dinamike, e transformueshme në ton dhe emocione, sipas nevojës e kohës, dhe hatibi këtë epërsi duhet ta përfillë. Në të kundërtën, hutbja do të tretet dhe humbet në rëndësinë e saj para komunikimit elektronik dhe vizual të radio-televizionit, të internetit dhe formave të tjera komunikuese në të ardhmen.

Dr. Islam HASANI

# Islami inkurajon për punë dhe zhvillim

Dhënia e Zekatit është një prej pesë shtyllave të Islamit, sepse Islami Zekatin e ka bërë detyrë për çdo mysliman, që ta jap për të varfrin, në mënyrë që ta inkurajojë ndihmën apo lëmoshën dhe njëkohësisht ta dekurajojë kulturën e varësisë, e cila konsiderohet rrënim i dinjitetit njerëzor. Saktësisht, Kurani (Fjala e Allahut të Madhëruar) dhe Syneti (tradita e të Dërguarit të Allahut) kanë treguar rëndësinë e punës dhe ushqimin e familjes nga ai fitim. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Askush nuk ka ngrënë ushqim më të mirë sesa atë që është fituar nga duart e tij" (Buhariu). Kurani thekson rëndësinë e punës në ajetin vijues: Dhe thuaj: "Vepronі, All-llahu do ta shohë veprën tuaj, edhe i dërguari i Tij e besimtarët, e më vonë do të ktheheni te njohësi i së fshehtës dhe të dukshmes, e do t'ju njoftojë për atë që vepruat. (At-Teube:105) Kurani dhe Syneti tregojnë një interesim të veçantë për mirëqenien e përgjithshme të njerëzve,[1] përderisa qëndrimi unanim i fukahenjve (juristëve islamë) është se mirëqenia shoqërore dhe lirimi i njerëzve nga vështirësitë, është synim kryesor i Sheriatit. Zhvillimi ekonomik apo zhvillimi në përgjithësi duhet të jetë në përputhshmëri me normat e Sheriatit dhe çdo herë në shërbim të njeriut.[2] Mësimet islame e bëjnë të qartë se individëve u janë dhuruar interesa të ndryshme, talente, aftësi, pozita të ndryshme shoqërore si dhe status ekonomik e pasuri nivelesh të ndryshme. Këto dallime krijojnë kushte për varësi dhe marrëdhënie të përbashkëta. Në të vërtetë, dallimet dhe llojllojshmëritë janë veçori të brendshme të shoqërisë njerëzore. Allahu xh.sh.ka thënë:"A thua ata e përcaktojnë mëshirën (pejgamberllëkun) e Zotit tënd? Ne kemi përcaktuar ndër ta gjendjen e jetës në këtë botë; Ne kemi dalluar disa në shkallë më të lartë se të tjerët, që të shfrytëzojnë njëri-tjetrin për shërbime. E mëshira (caktimi për pejgamber) e Zotit tënd është shumë më e dobishme se ajo që ata grumbullojnë". ( Ez-Zuhruf: 32)

KRITERI PËR TË MARRË SHPËRBLIMIN BOTËROR, JETESA E NJERIUT VARET NGA PËRPJEKJA E TIJ

Ndonëse Islami e konsideron se aftësia e një individi, interesi apo kapaciteti natyror për kryerjen e punëve të caktuara, janë parapërgatitje, kjo nuk do të thotë që pozita sociale dhe ekonomike e një personi është e paracaktuar. Për më tepër, kriteri për të marrë shpërblimin botëror, jetesa e njeriut varet nga përpjekja e tij. Në të vërtetë, Allahu xh.sh. nuk e ndryshon gjendjen e njeriut (popullit) përveç nëse ata vetë marrin masa për të ndryshuar gjendjen e tyre.[3] Islami e konsideron Zekatin një obligim, që të fitojë mjetet e jetesës nga puna e vet, dhe i inkurajon ata që t'i ndihmojnë njerëzit që të bëhen të pavarur financiarisht. Në të vërtetë, i Dërguari i Zotit, Muhamedi a.s., ishte vetë tregtar, si dhe disa prej shokëve të tij punuan punë krahu e zeje të ndryshme. Është vërtetuar se, duke punuar për të siguruar të ardhurat e jetesës, njeriu pajiset me dinjitet dhe gradohet me pavarësim, ndërsa lypja e lëmoshës dhe mbështetja në ndihmën nga të tjerë, kur personi ka mundësi fizike që të punojë, konsiderohet poshtërim. Ka shumë hadithe që theksojnë ose veçojnë rëndësinë e punës, sigurinë në vete, të jesh i pavarur dhe krenar për punën tënde, edhe nëse ajo punë është si pastrues a shërbëtor me të ardhura të vogla, apo edhe nëse ajo punë është e rëndë. Në të kundërtën, lypja e lëmoshës për shkak të pasivitetit dhe përtacisë, konsiderohet degradim dhe është krejtësisht dekurajuese. Hadithi në vazhdim e ilustron këtë



perspektivë: Një njeri në mesin e njerëzve në Medinë erdhi te Muhamedi a.s. dhe i kërkoi pak ushqim. Megjithëse Muhamedi a.s. nuk ishte i gatshëm për të refuzuar një kërkesë për ndihmë, në të njëjtën kohë ai nuk e inkurajoi lypjen dhe varësinë nga tjetri. Prandaj ai e pyeti njeriun: "A nuk keni asgjë në shtëpinë tuaj?" "Po," ia ktheu njeriu,- një mbulesë (çarçaf) një pjesë nga e cila ne e veshim, kurse pjesën tjetër ndonjëherë e shtrijmë në dysheme, dhe një enë prej druri, prej së cilës pimë ujë". "Sillmi ato këtu", - i tha Muhamedi a.s.. Ai atëherë i mori gjërat dhe i pyeti disa nga shokët e tij: "Kush dëshiron t'i blejë këto dy gjëra?" "Unë" - tha njëri, - "për një dërhem". Një tjetër tha: "Unë do t'i marr për dy dërhemë". Muhamedi a.s. i shiti të dy gjërat për dy dërhemë dhe ia dha njeriut (të hollat) e i tha: "Me një dërhem bli ushqim për familjen tënde dhe me tjetrin bli një sëpatë e ma sill mua". Njeriu u kthye me sëpatë. Muhamedi a.s. i vuri një bisht me duart e tij dhe e këshilloi njeriun: "Shko e mblidh dru, dhe unë nuk dua të të shoh për dy javë". Njeriu shkoi larg, mblodhi dru, i shiti ato dhe fitoi dhjetë dërhemë. Me disa nga paratë e fituara bleu ushqim, kurse me të tjerat bleu rroba. Muhamedi a.s. atëherë i tha: "Kjo është më mirë për ty sesa t'i lejosh (vetes) lypjen, që të të bëhet shenjë në fytyrën tënde në Ditën e Gjykimit". (Ebu Davudi). Të njëjtin synim ka edhe një hadith tjetër, në të cilin theksohet: "është më mirë për juve të merrni një litar dhe të pritni dru (nga mali), t'i bartni ato me shpinën tuaj dhe t'i shitni, (si mjet për të fituar të ardhurat tuaja), më mirë se të kërkoni nga një person për diçka, e ai mund t'ju japë ose të mos ju japë". ( Buhariu dhe Muslimi). Këtu është një përgjegjësi e pastër për sigurinë në vetvete: " Atë që përmbahet dhe shmang lypjen, Allahu e mbron kundër varfërisë, dhe atë që kërkon apo përpiqet për mjaftueshmëri/pavarësi, Allahu do ta bëjë në gjendje të pavarur." (Muslimi).

LËMOSHA NUK ËSHTË (HALLALL) E LEJUAR AS PËR TË PASURIT DHE AS PËR NJERËZIT E AFTË

Është e qartë se Islami përkrah faktin që njeriu nuk duhet të varet nga lëmosha apo ndihma, nëse ai/ajo mund të fitojë mjete jetese të mjaftueshme, për familjen a tij\saj me përpjekje të tij\saj. Muhamedi a.s. ka thënë: "Lëmosha nuk është (hallall) e lejuar as për të pasurit dhe as për njerëzit e aftë" ( Tirmidhiu); "Kushdo që ka ushqim për një ditë e një natë, është e ndaluar për atë të kërkojë lëmoshë" ( Ebu Davudi) dhe ai që dëshiron të përmbahet nga kërkimi i lëmoshës, do të jetë i mbrojtur nga Allahu, dhe ai që kërkon vetësigurim, do të jetë i vetësiguruar nga Allahu" (Buhariu). Islami nuk e pranon apo miraton kërkimin e lëmoshës, në mënyrë që njerëzit të mund të ruajnë dinjitetin e vet dhe të zhvillojnë vetësigurinë, megjithëse nëse të varfrit janë në varfëri të skajshme dhe të shtyrë që të kërkojnë ndihmë financiare, atëherë ata konsiderohen të pafajshëm. Në të vërtetë, të gjithë ata që janë të aftë për punë, janë të porositur të punojnë, në mënyrë që t'i fitojnë të ardhurat e tyre. Askush që është fizikisht dhe nga mendja i aftë, nuk duhet të bëhet i varur nga familja e tij\saj.

SISTEMI EKONOMIK I HARTUAR SIPAS ISLAMIT, ËSHTË SISTEMI QË ËSHTË I GARANTUAR PËR SUKSES DHE U PËRSHTATET TË GJITHA KOHËVE DHE TË GJITHË POPUJVE

Ndonëse që të gjitha punët që kryhen, duhet të jenë të dobishme dhe të përputhen me Sheriatin, për besimtarin nuk lejohet të involvohet në ndonjë punë apo biznes që në vete përmban gjëra të ndaluara sipas Sheriatit. Asnjë punë nuk konsiderohet e parëndësishme për sa i përket qëllimit ose shpërblimit a dënimit në ketë botë dhe në botën tjetër. El-Gazali, një dijetar që i takon shekullit 11, duke folur për heshtjet ekonomike dhe rëndësinë e punës, se secili njeri duhet të punojë dhe të angazhohet të paktën të mos i bëhet barrë shoqërisë, e ka përmendur rastin e Omerit r.a., tek i cili ka shpjeguar rendësinë e punës edhe më tutje, duke u treguar njerëzve: "Asnjëherë, asnjëri nga ju nuk duhet të mendojë se duaja (lutja) për ushqim pa punuar, do të bëjë punë, nga qielli kurrë nuk bie ari e as argjendi".Në të vërtetë, Islami i inkurajon punët, të cilat sjellin ndryshimin e përhershëm të jetës së njeriut. Muhamedi a.s. ka thënë: "Prej punëve që Allahu më së shumti i pëlqen, është puna që zgjat, edhe nëse është e vogël". ( Muslimi) dhe: " Kur një njeri vdes dhe puna e tij nuk sjell më shpërblime përveçse nga tri gjëra: dhënia e lëmoshës, dituria prej së cilës njerëzit përfitojnë, ose një fëmijë i mirë (fetar), i cili lutet për atë" (Muslimi). Përkrahja dhe mbështetja ekonomike për qëndrueshmëri, është prej punëve të lavdëruara dhe që meritojnë shpërblim nga i Gjithëmëshirshmi. Të gjithë popujt, pa marr parasysh mbështetjen apo përcaktimin ideologjik, mundohen të arrijnë zhvillim ekonomik, dhe mirëqenia sociale të jetë në nivel të kënaqshëm për popullin e vet. Populli ynë duhet të bëjë të njëjtën gjë, me një prirje dhe vullnet të mirë, për shkak se për një kohë të gjatë ka qenë i privuar nga të drejtat dhe zhvillimet ekonomike për shkaqe politike dhe ideologjike. Zhvillimi ynë duhet të fillojë prej mendjeve, fjalëve dhe veprave, të cilat duhet të jenë në pajtueshmëri me mësimet islame. Sistemi ekonomik, i hartuar sipas Islamit, është sistemi që është i garantuar për sukses dhe u përshtatet të gjitha kohëve dhe të gjithë popujve.

(1) El-Bekare,201. (2) Muhamad Umar Chapra,Tovards a Just Monetary System, (Leicester: The Islamic Foundation, 1985. fq. 35.(3) Er-Rra'ad, 11

Mustafa ERISH

# Ummu Kuhja r.a.

SHKAKTARE PER ZBRITJEN E AJETEVE TE TRASHEGIMIS

Ummu Kuhja r.a. ishte një zonjë ashabe , ne emrin e së cilës zbritën ajetet e trashëgimisë…

Një zonjë e lumtur ngase është bërë shkaktare që të largohet një nga zakonet e kohes së injorancës …

Një zonjë ashabe, e cila është bërë shkaktare që të ndriqohet qështja e mosdhënjes së trashëgimis se një zonjeje dhe vajzave të saja dhe te zhduket padrejtësia....

Ajo ishte Medinase. Ishte bashkëshortja e Evs ibni Sabit r.a. Kur filloj te ndriçoj drita e Islamit Medinen, Ummu Kuhja së bashku me të shoqin u bënë mysliman.

I Dërguari i Zotit (s.a.v.s) kur emigroi në Medine, së bashku me të shoqin hyjn në shërbim të tij. Vazhdimisht u munduan te jene prane tij. Çdo lloj shërbimi morën përsipër në paqe dhe luftë.

Bashkëshorti i Ummu Kuhjas r.a. mori pjesë ne luftën e Uhudit. Në fushatën e luftës tregoi trimëri të madhe dhe në fund ra dëshmor. Pas i mbetën bashkëshortja dhe tre vajzat.

Me trashëgimin që e la bashkëshorti, Ummu Kyhja do të kujdesej për fëmijët, e tyre edhe nënë edhe baba do t'i bëhej qe mos të kërkojnë ndjenjën e dhembshurisë së tij.Por nga koha e Injorancës kishte mbet një zakon i keq. Bashkëshortja dhe vajza nuk mundej të merrnin pjesë nga trashëgimia. Ngase Arabët e Injorancës thoshin; "Trashëgimin mund ta marrin vetëm ata qëluftuan dhe që e mbrojtën atdheun", kështuqë grate dhe fëmijët mbetnin të larguar nga trashegimia.

Trashëgiminë që e la pas Evsi e kishin uzurpuar djemtë e xhaxhait te tij. Gruas dhe vajzave nuk i kishin dhene asgjë. Ummu Kuhja r.a. erdhi pran Resulullahut dhe i tregoi këtë gjendje. Tregoi që mbeti pa shpresë. i Dërguari asaj i tha: "Kthehu në shtëpin tënde do të shohim se Allahu çka do të na urdhërojë?". Pas kësaj ngjarjeje zbriti ky ajet Kur'anor. Allahu i Lartësuar nuk dha rast që të zgjaten duart në hakkun e jetimit. Kuptimi i ajetit eshte kështu: "Meshkujve ju takon pjesë nga pasuria që e lënë prindërit e të afërmit (pas vdekjes), edhe femrave ju takon pjesë nga ajo që lënë prindërit e të afërmit, le të jetë pak ose shumë ajo që lënë, ju takon pjesë e caktuar (nga Zoti). ( El –Maide,7)

Pas zbritjes së këtij ajeti i dërguari a.s. i dërgoi një lajm djemëve të xhaxhait, që ua kanë marrë trashëgimin duke i thene: "Largoni duart nga trashegimia e Evs'it dhe asgje mos e shperndani.".

Ummu Kuhja r.a. perveç zemerimin qe e ndjeu per vdekjen e burrit asaj iu shtua edhe zemerimi për mos marrjen e trashegimis, keshtu që ajo mbeti ne nje gjendje te vështirë.Vuajtjet edhe me shume iu shtuan.Allahu ne një kohë të shkurtër ia largoi pikellimin, shqetesimin dhe padrejtësin, me zbritjen e ketij ajeti. Pas një kohe zbriti ajetin e 11 të sures Nisa ku tregoi se si trashëgimia duhet të ndahet në mesin e prinderve, vajze-djale dhe te afërmve. Keshtu është kuptimi i këtij ajeti: "All-llahu ju urdhëron për (çështjen e trashëgimis) fëmijët tuaj: për mashkullin hise sa për dy femra; nëse janë (trashëgimtare) vetëm femra, dy e më shumë, atyre ju takojnë dy të tretat e pasurisë që trashëgohet; nëse është një femër, asaj i takon gjysma; për prindërit, për secilin nga ata, ju takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri) nëse ka fëmijë; e në qoftë se (i vdekuri) nuk ka fëmijë e atë e trashëgojnë (vetëm) prindërit, atëherë nënës së tij i takon një e treta; në qoftë se ai (i vdekuri) ka vëllezër, nënës së tij i takon vetëm një e gjashta, (kjo e drejtë në trashëgim bëhet) pasi të kryhet (vasijeti) që ka lënë dhe pasi të lahet borgji; ju nuk dini se kush është më afër dobisë suaj, prindërit tuaj ose fëmijët tuaj. (Ky përcaktim është) Urdhër nga All-llahu. Vërtet All-llahu është më i Dijshmi, më i Urti ( En –Nisa, 11).

Dijetarët duke i komentuar ajetet, kan pasur kujdes që mendimi dhe puna e njeriut të jetë large nga detajet dhe të mos shkohet në tepric dhe në çdo çeshtje të sillet me drejtesi. Sipas Islamit në drejtesinë trashëgimore, ne mesin e ndarjeve (hiseve) e obligimeve eshte gjetur mesi i tyre, me shumë është dhëne atyre që janë detyruar të hargjojnë më shumë, më pak i është dhëne trashegimia që haregjojne pak. Sipas Islamit në drejtësin familjare mashkulli është ai që kur martohet duhet të jap meherin. Dhe është i detyruar të bej shpenzimet e dasmës. Edhe pas martesës është i nevojshëm t'i ndihmoj farefisit të afërm nëse kanë mundësi dhe është i nevojshem ti mbikëqyr bashkëshorten dhe fëmijet, atyre t'i mundesoj ushqimin, t'i veshmathë qoftë edhe nevojat me të vogla.

Pra keto jane shkaqet që pergjithesi, pjesa e trashëgimis së mashkullit eshte sa i dy femrave.

Ajetet e trashegimis qe zbriten per Ummu Kuhjan r.a. ashtu siç urdhërohet në ajet, prej pasurise së burrit merr një të teten, pasurin e tre te dytes e marrin vajzat, dhe pasurin e mbetur i eshte dhene djemve te xhaxhait te Evs'it.

Allahu qofte I kenaqur nga ajo. AMIN.

Perktheu nga turqishtja Esma Morina, Marrë nga revista "ALTINOLUK" Nr.247 shtator 2006



Jusuf ZIMERI

# Ryshfeti dhe Uzurpimi i pasurisë

**ALLAHU XH.SH. NË KURANIN FISNIK THOTË: "DHE MOS E HANI PASURINË E NJËRI-TJETRIT NË MËNYRË TË PALEJUAR, E AS MOS U PARAQITNI ME TË (ME RYSHFET) TE GJYKATËSIT PËR TË GRABITUR NË MËNYRË TË PADREJTË NJË PJESË TË PASURISË SË NJERËZVE, KUR JU E DINI (SE ATË PO E HANI PA TË DREJTË).[1]**

SHKAKU I ZBRITJES SË AJETIT

Mukatil b. Hijani thotë se shkaku i zbritjes së këtij ajeti është zënka në mes Kajs b. Abasi el Kindiut, i cili akuzonte Abdan b. Eshve el Hadremiun për të drejtën e pronësimit të një parcele toke. Meqenëse rastin e kishin ngritur deri tek i Dërguari i Allahut a.s, Allahu xh. sh., për të zgjidhur kontestin në mes tyre, zbriti ajetin e lartpërmendur.[2]

Nëse e kundrojmë ajetin nga këndvështrimi i radhitjes, vërejmë se është i radhitur pas ajetit që sqaron dispozitat e agjërimit. Urtësia e kësaj radhitjeje qëndron në faktin se, se ajeti i sipërm sqaron se besimtari islam gjatë agjërimit të tij, është larguar nga të ngrënët, të pirët dhe marrëdhëniet intime bashkëshortore, që në esencë janë të lejuara, vetëm e vetëm për të arritur kënaqësinë e Allahut xh. sh., pastaj për të bërë pastrimin e tij shpirtëror dhe fizik, me qëllim që të jetë sa më i freskët dhe sa më afër Krijuesit të tij, ky ajet kuranor që po diskutojmë , përveç faktit që sqaron se ngrënia e pasurisë së tjetrit pa të drejtë, në esencë është veprim i ndaluar (haram), dhe në anën tjetër motivon njerëzit për grindje, zënka dhe përçaje, ai gjithashtu sqaron edhe se ngrënia e pasurisë së tjetrit pa të drejtë, përveçse zbeh besimin e njeriut, është edhe pengesë për arritjen e kënaqësisë shpirtërore përmes ibadetit dhe gradualisht e largon njeriun nga adhurimi. Pra, lidhshmëria në mes dy ajeteve, ajetit që sqaron dispozitat e agjërimit dhe ajetit që sqaron dispozitat e ngrënies së pasurisë së huaj, qëndron në urtësinë se, derisa agjërimi është nga format më të lashta të komunikimit të njeriut me Krijuesin e tij dhe e afron njeriun drejt mëshirës së Allahut xh. sh., - ngrënia e pasurisë së huaj është fuqi që e tërheq njeriun në drejtim të kundërt krahasuar me agjërimin, pra gradualisht njeriun e shkëput nga lidhjet e tij me Krijuesin e vet.

DISPOZITAT JURIDIKE ISLAME QË DALIN NGA AJETI

Edhe pse ky ajet është gjithëpërfshirës, duke u bazuar në shkakun e zbritjes së këtij ajeti, nënkuptohet se qëllimi final i këtij ajeti, për se dhe ishte zbritur, është ndalimi i përdorimit të pasurisë së huaj, me anë të mënyrave të ndryshme djallëzore si ryshfeti, mashtrimi, korrupsioni etj., dhe veçanërisht përmes metodës së uzurpimit.

MITO - RYSHFETI

Duke u mbështetur në ajetin e përmendur më parë, vërehet se ryshfeti është veprim i ndaluar nga pikëpamja islame. Këtë e vërteton edhe hadithi i i transmetuar nga Thevbani: "I dërguari i Allahut e ka mallkuar mitëdhënësin, dhe mitëmarrësin dhe ndërmjetësuesin në mes tyre".[3]

Ajo që na tërheq vëmendjen në këtë rast në veçanti, është ryshfeti i dhënë në organet e drejtësisë, pikërisht në institucionet shtetërore. Krimi është edhe më i rëndë atëherë kur, përmes krimit institucional, deligjitimohet e drejta e dikujt, dhe njëkohësisht legjitimohet padrejtësia përmes organeve të drejtësisë, organe këto që janë përgjigjëse edhe nga pikëpamja islame, edhe juridikisht po edhe moralisht, për të mbrojtur drejtësinë e jo për ta devijuar.

Çështja tjetër për të cilën na sinjalizon qartë ajeti uranor, është fakti se ryshfeti zakonisht jepet për të përvetësuar atë që nuk i takon mitëdhënësit, pra për të bërë krim ndaj tjetrit.

Në rastet kur mitëdhënësi, përmes ryshfetit, mendon se juridikisht ka legjitimuar të drejtën e tij pronësore të ndonjë pasurie, ajeti na jep të kuptojmë se legjitimimi i gjykatësit përmes një aktvendimi që merr në favor të mitëdhënësit, nuk e ndryshon esencën e së drejtës pronësore, dhe kjo nuk e liron nga përgjegjësia para Allahut xh. sh., sepse vendimi i gjykatësit nuk e ndryshon dispozitën nga e ndaluara (harami) në të lejuar (hallall). Një legjitimim i rrejshëm juridik pronësoro mund të bëhet edhe nga gjykatësi, i cili nuk është përfshirë në procesin e ryshfetit, po vendimin e merr në bazë të dëshmive nga dëshmitarët, të cilët mund të kenë qenë mitëmarrës për të dëshmuar para gjykatësit, dhe e tërë kjo bëhet pa dijen e gjykatësit. Në rastin konkret, gjykatësi duhet të marrë aktvendim në bazë të provave fizike, pra në bazë të asaj që dëshmohet, kurse brendësinë e din Allahu xh. sh. dhe ai gjykon sipas asaj që nuk e sheh gjykatësi.

Ryshfeti është një krim që i sjell fatkeqësi jo vetëm individit po edhe mbarë shoqërisë. Në shoqërinë ku funksionon ryshfeti, nuk funksionon sistemi ligjor dhe drejtësia, prandaj në këtë mënyrë nëpërkëmben të drejtat esenciale të individit, sepse krijohet bindja se, për t'i realizuar të drejtat e tij, njeriu duhet të japë patjetër ryshfet.

Në anën tjetër, ryshfeti e bënë njeriun të nënçmuar e të përbuzur, sepse ai vetvetiu e ndien se, për interesa të vogla të jetës së kësaj bote, ka shitur unin dhe autoritetin e tij. Mitëmarrësi, ashtu edhe sikur mitëdhënësi, gjithnjë jetojnë në frikë dhe panik [4] , sepse në veten e tyre përjetojnë ndjenjën e krimit dhe frikësohen që eventualisht të mos zbulohen. Njerëzit e tillë, që janë të dhënë ndaj pasurisë, nuk zgjedhin mënyrën dhe rrugën për të realizuar interesin e tyre, prandaj janë të mallkuar nga i Dërguari i Allahut (sal-lall-llahu alejhi ve sel-leme).

UZURPIMI I PASURISË SË TJETRIT

Uzurpimin "el Gasbu", juristët islamë në aspektin terminologjik islam e kanë përkufizuar "Marrje e pasurisë së çmueshme pa lejen e pronarit të saj, duke i hequr të drejtën e pronësisë".

Krahas ajetit kurnor të theksuar në fillim për ndalimin e pronësimit të pasurisë së huaj pa lejen e pronarit, kemi edhe shumë ajete të tjera, nga të cilat edhe ajetin uranor, ku thuhet:"

Dhe mos e hani pasurinë e njëri-tjetrit në mënyrë të padrejtë, përpos tregtisë, në të cilën keni pajtueshmëri në mes jush".[5]

Krahas ajeteve, ka dhe shumë hadithe që ndalojnë këtë veprim, nga të cilat janë - hadithi që transmetohet nga Talha b. Abdullah b. Auvfi, se vërtet Abdurrahman b. Amr b. Sehli e kishte informuar atë se Seid b. Zejdi kishte thënë: "E kam dëgjuar pejgamberin (sal-lall-llahu alejhi ve sel-leme) duke thënë: "Kush bën padrejtësi (uzurpon me dhunë) në një pjesë të tokës, vërtet (Ditën e Gjykimit) do t'i varen në qafë shtatë toka".[6] Dhe pastaj hadithi tjetër: "Nuk lejohet pasuria e myslimanit përveçse kur ajo jepet me dëshirën e tij".[7]

PASOJAT NGA UZURPIMI

1. ZULLUMI - MËKATI

Uzurpimi i pasurisë së tjetrit pa të drejtë, konsiderohet mëkat, për të cilin do të kërkohet përgjigje para Allahut xh.sh.dhe kjo vërehet qartë jo vetëm nga ajeti i sipërpërmendur, po përforcohet edhe me shumë në hadithe të pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-leme). Një nga hadithet, përmes të cilit i Dërguari i Allahut (sal-lall-llahu alejhi ve sel-leme) ndalon atakun ndaj pasurisë së huaj, është edhe hadithi që flet për të drejtat e myslimanëve, ku thuhet: "Kush ia merr një pjesë të pasurisë një myslimani (pa të drejtë) Allahu atij do t'ia obligojë zjarrin e Xhehenemit dhe do t'ia ndalojë Xhenetin" Një i pranishëm i tha: A edhe nëse ajo pasuri është e lehtë, e vogël)? Pejgamberi a.s. tha: "edhe nëse është një fije kashte".

Marrja e pasurisë së tjetrit konsiderohet krim dhe terror ndaj tjetrit (zullum), e zullumi është prej mëkateve të rënda, i cili peshon shumë Ditën e Gjykimit, prandaj kjo edhe është arsyeja pse Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-leme) i porosit besimtarët islamë dhe ua tërheq vërejtjen duke u thënë:"Ruaju nga zullumi (padrejtësia), sepse zullumi ditën e Kiametit paraqitet në zullume".[8]

Nëse shoqëria islame, me parimet e saj fondamentale, është e përkushtuar të luftojë me dinjitet terrorin, padrejtësinë dhe zullumin, atëherë kjo dukuri nuk ka vend në këtë shoqëri, mirëpo, përderisa secili individ mbron vetëm interesin individual apo të familjes së ngushtë, në të tilla kushte kjo sëmundje zë vend të rëndësishëm në atë shoqëri. Pikërisht këtu fshihet edhe urtësia e ajetit uranor, që e theksuam në fillim, me të cilin urdhir u drejtohet myslimanëve mbarë, sepse askush nuk do të jetë imun nga ky krim, nëse nuk bashkohen forcat për ta luftuar bashkërisht këtë sëmundje. Duke marrë parasysh realitetin se zullumi, keqpërdorimi i pasurisë së huaj, nuk mund të bëhet nga një individ, porse duhet të ketë patjetër edhe ndihmës, - edukatori i njerëzisë, Muhamedi a. s., na mëson duke thënë: "Kush ecën (shoqërohet) me zullumqarin për ta ndihmuar duke e ditur se ai është zullumqar, edhe ai ka dalë nga Islami i tij".

Argumentet në këtë drejtim janë të shumta, por në këtë rast do të kisha theksuar vetëm fjalën e imam Gazaliut, i cili në veprën e tij Ihjau ulumu ed-din, duke u mbështetur në argumentet e shumta autentike, vjen në këtë përfundim: "Zullumqar (kriminel) nuk është vetëm ai që bën zullum (krim), po zullumqarë janë edhe ata që e shohin zullumqarin duke bërë zullum, e nuk e ndalojnë".

2. RIKTHIMI I SENDIT TË UZURPUAR

Të gjithë dijetarët islamë – fukarenjtë janë unikë në mendimet e tyre se, nëse sendi i uzurpuar ekziston ende, uzurpuesi detyrohet t'ia rikthejë pronarit të vërtetë ose trashëgimtarëve të tij legjitimë. Rikthimi i pronës së uzurpuar vërtetohet me hadithin e Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-leme), ku thuhet: "Dora e garanton atë që e marrë derisa ta kthejë atë tek pronari". Po ashtu në këtë drejtim ekziston edhe hadithi tjetër, ku Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-leme) ka thënë: "Mos t'ia marrë dikush nga ju sendin shokut të tij, as me seriozitet e as në lojë, e nëse ndonjëri prej jush e gjen shkopin e shokut të tij, le t'ia kthejë atij".[9]

3. SIGURIMI I SENDIT TË UZURPUAR NËSE SHKATËRROHET

Në rastet kur sendi i uzurpuar shkatërrohet në dorën e uzurpuesit dhe është nga sendet që transferohet, sipas hanefinjve, ose edhe nga mobiljet dhe rrobat, sipas dijetarëve të tjerë, atëherë uzurpuesi duhet të sigurojë kompensim për të.

Nëse sendi i uzurpuar dhe i shkatërruar në dorën e uzurpuesit është nga sendet që gjenden në treg, atëherë, sipas konsensusit të dijetarëve islamë, uzurpuesi detyrohet t'ia blejë të njëjtin send dhe t'ia rikthejë pronarit të vërtetë. Po nëse nuk ka të sende të tilla, atëherë deyrohet të kompensojë kundërvlerën kishte ai send ditën e uzurpimit të tij.

Nëse lindin konteste në mes uzurpuesit dhe pronarit të vërtetë të sendit lidhur me uzurpimin, ose me sasinë dhe llojin e tij, atëherë fjala përfundimtare është e uzurpuesit, duke e shoqëruar me betim.

Nëse uzurpuesi tenton që pasurinë e uzurpuar me vlerë të veçantë, ta fshehë duke thënë se ishte shkatërruar vetvetiu, ose se e paskësh humbur, dhe për këtë nuk ka prova të mjaftueshme, atëherë gjykatësi islam ka të drejtë ta privojë nga liria, derisa të bëjë prova juridike dhe të bindet se, sikur ta kishte, do t'ia kishte treguar, e pastaj të paguaj kundërvlerën e tij, sepse rikthimi është esencial, kurse kundërvlera është pasuese.

(1) Suretul Bekare : 188(2) Dr. Vehbe Zuhejli, Tefsirul munir fil akideti vesh-sheriati vel menhexhi 1/163, Darul fikri Damask. Imam Kurtubiu, el xhamiu li ahkamil Ku'an 2/337(3) Imam Ahmedi. (4) Seid Hava, el Islam f. 648, Daru es-selam, botimi i II Kajro (5) Suretu en-Nisa : 29 (6) Imam Buhariu . (7) Buhariu. (8)Ahmedi nga Enes b. Maliki. (9) Imam Ahmedi.

Ilire HALIMI

# Edukimin islam në Evropën Juglindore

KONFERENCA NDËRKOMBËTARE MBAJTUR NË UNIVERSITETIN E VJENËS, 23-26 TETOR 2009

Prania dhe shtimi i numrit të myslimanëve, ndërtimi i xhamive dhe objekteve fetare islame, numri i madh i nxënësve myslimanë në shkollat publike, në Europë dita-ditës po paraqesin një sfidë të karakterit të veçantë, qoftë për politikën lokale e ekonomike, dhe qoftë për legjislaturën e shoqërisë së kohës që po jetojmë. Sipas një raporti të publikuar në mars 2005 nga Federata Ndërkombëtare e Helsinkit për të Drejtat e Njeriut (FNH), rreth gjendjes së myslimanëve në Bashkimin Europian, numri i përgjithshëm i myslimanëve që jetojnë në Europë, vlerësohet të jetë më shumë se 20 milionë.[1]

Popullsinë myslimane të Europës së sotme e përbëjnë pjesëtarë të nacionaliteteve të ndryshme, që kanë emigruar në vendet e Bashkimit Evropian, një proces ky që vazhdon ende në ditët e sotme. Një numër i konsiderueshëm i emigrantëve vijnë nga vendet e Europës Juglindore, të cilat aspirojnë të jenë pjesë e Bashkimit Europian. Për këtë arsye është shumë me interes që fëmijëve myslimanë që rriten në këtë rajon, t'u mundësohet një edukim i tillë që së bashku me identitetin e tyre fetar, të rriten duke kultivuar edhe identitetin europian, në mënyrë që të mund të integrohen pa probleme dhe pa vështirësi në shoqërinë europiane. Një edukim fetar i aprovuar nga Bashkimi Europian, mund të kontribojë në arritjen e harmonisë në mes identitetit Islam dhe atij europian. Prandaj, vendet si Shqipëria, Bosnja e Hercegovina, Bullgaria, Greqia, Kosova, Kroacia, Maqedonia, Mali i Zi, Rumania, Serbia, Sllovenia dhe Turqia, të cilat shekuj me radhë kanë jetuar me komunitete islame autoktone, janë të detyruara që, në këto kondita të reja, të ridefinojnë pozitën e fesë në shoqëritë e tyre.[2] Një rol shumë të rëndësishëm në këtë proces ka edhe bashkëpunimi në mes institucioneve të ndryshme edukative në Europën Juglindore, në mënyrë që t'u gjendet përgjigje pyetjeve, të cilat për Europën e sotme paraqesin sfida të reja, si:

a. Cilat probleme dhe pyetje sfidojnë sot jetesën e përbashkët të njerëzve me përkatësi të ndryshme fetare në Europë, dhe si mund të kontribojë teoria e edukimit fetar islam në ballafaqimin me to?

b. Si të sistemohen temat fetare – islame me vlerat moderne, siç janë: të drejtat e njeriut, pluralizmi, demokracia, liria e të shprehurit etj.?

Kjo ishte pikërisht edhe arsyeja e organizimit të një konference, e cila në Vjenë mblodhi pedagogë dhe udhëheqës fetarë të institucioneve edukative nga vendet e Evropës Juglindore, të cilat në gjirin e tyre për shekuj me radhë kanë komunitete myslimane, për të përshkruar situatën e Edukimit Islam në vendet nga të cilat ata vijnë, si dhe për të diskutuar se çfarë mund të përfitohet në këtë kontekst nga shkëmbimi i përvojave të ndryshme. Kjo konferencë u organizua dhe u mbështet nga Universiteti i Vjenës, në koordinim dhe bashkëpunim me Fakultetin e Filozofisë dhe Edukimit, me „Departamentin e Edukimit dhe Zhvillimit Njerëzor" si dhe "Departamentin e së Drejtës Filozofike – e Drejta e Fesë dhe Kulturës – Edukimi i Fesë Islame".

Përveç institucioneve të lartpërmendura, si partnerë të konferencës në fjalë, ishin edhe: "Ministria Federale Austriake e Hulumtimit Shkencor", "Kooperimi Austriak", "Instituti i Krahinës së Danubit dhe Evropës Qendrore", nga "Asociacioni i Kulturës Austriake" si dhe nga Federata Austriake "Mondi Grup".

Kështu në pasditen e datës 23 tetor u bë hapja solemne e Konferencës, ku të pranishmëve u uroi mirëseardhjen shefi i Institutit të Pedagogjisë së Fesë Islame Prof. Dr. Ednan Aslan, duke i njoftuar mysafirët për qëllimet dhe motivet e organizimit të konferencës. Gjithashtu përshëndetje dhe fjalim rasti para të pranishmëve bënë edhe:

Prof. Dr. Arthur Mettinger – Zëvendësrektor i Programit të Zhvillimit Edukativ Ndërkombëtar,

Dr. Johannes Hahn – Ministër Federal i Shkencës dhe Hulumtimit;

Anas Schakfeh – Kryetar i Bashkësisë së Besimit Islam në Austri, ndërsa fjalimin e gjatë përshëndetës e mbajti Dr. Mustafa Ceriç – Reisul Ulemaja i Bashkësisë Islame të Bosnjë e Hercegovinës, i cili ligjëroi temën "Domethënia e edukimit fetar për paqe dhe dialogu në Ballkan."



Në sesionin e parë të konferencës, me kumtesa u paraqitën ligjëruesit nga trojet shqiptare: Dr. Ramiz Zekaj – Drejtor i Institutit Shqiptar të Mendimit dhe Qytetërimit Islam; Dr. Xhabir Hamiti – Kryetar i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës dhe njëkohësisht Profesor në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës, dhe Dr. Ali Pajaziti – Profesor në Universitetin e Evropës Juglindore – Tetovë, të cilët para të pranishmëve prezantuan gjendjen aktuale të Edukimit Islam në Shqipëri, Kosovë dhe Maqedoni.

Përveç kënaqësisë dhe privilegjit që patëm të gjithë ne nga prezantimi i denjë i ligjëruesve tanë shqipfolës. Në këtë konferencë ishte interesant sidomos referimi i Dr. Xhabir Hamitit, i cili tek të pranishmit zgjoi kureshtje të veçantë, sepse përmes tij fliste vendi më i ri i pavarur në Europë dhe në botë – Republika e Kosovës. Ajo që i impresionoi dhe u tërhoqi vëmendjen dëgjuesve në fillim të fjalimit të tij, ishte edhe përshëndetja drejtuar publikut në tri gjuhë: gjermane, angleze dhe boshnjake.

Dr. Hamiti të pranishmëve u prezantoi format dhe mjetet e “Edukimit Islam në Kosovë”, në të kaluarën dhe në të sotmen: xhamitë, medresetë dhe Fakulteti i Studimeve Islame, si dhe mjetet e informimit bashkëkohor, të shkruara dhe elektronike. Pastaj ai u ndal edhe në problemin që kohët e fundit ka zgjuar debat në shoqërinë kosovare: orvatjet e Bashkësisë Islame të Kosovës për futjen e lëndës fetare në shkollat publike. Meqë Kosova është një shtet demokratik-shekullar në bazë të Kushtetutës së re, shkollat publike në Kosovë nuk ofrojnë mundësi për ndjekjen e mësimit fetar islam dhe as të atij katolik, në dallim nga shkollat serbe, në të cilat praktikohet një gjë të tillë pa u përfillur ligjet në fuqi të Kosovës.



Ai tha se Ministria e Arsimit e Kosovës, përveçse nuk ka ende as lëndë alternative për fenë dhe as lëndë mbi historinë e religjioneve, ajo gjithashtu tani për tani nuk është e gatshme të marrë në shqyrtim kërkesën e BIK-së, me arsyetimin se ajo zbaton vetëm ligjin dhe rregulloret mbi arsimin publik, të cilat nuk parashohin që në kuadër të kurrikulës, të jetë edhe edukimi fetar në shkollat publike të Kosovës.

Në këtë drejtim Dr. Hamiti kërkoi përkrahjen e të gjithëve, duke i siguruar se drejtuesit fetarë në Kosovë shekuj me radhë kanë ditur, dinë dhe mund të edukojnë të rinjtë në frymën e tolerancës dhe mirëkuptimit me të gjitha besimet e tjera në vend.

I pranishëm gjatë ligjëratës së Dr. Xhabir Hamitit ishte edhe Sekretari i parë i Ambasadës së Kosovës në Vjenë, z. Hilmi Zogiani.

Në ditën e përmbylljes të punimeve të konferencës, pas kumtesës së Prof. Dr. Ednan Aslan-it me titull “Mundësitë dhe sfidat e Edukimit të fesë Islame në Evropë”, në një tryezë të përbashkët u paraqitën edhe Prof. Dr. Richard Potz – zëvendësdekan i Shkencave juridike në Universitetin e Vjenës, Dr. Genciana Egro –Qendra e Studimeve Albanologjike – Tiranë, Prof. Dr. Ismet Bushatliç – Dekan i Fakultetit të Shkencave Islame të Universitetit të Sarajevës, dhe Dr. Bernhard Stillfried – Kryetar i Organizatës Kulturore Austriake, të cilët komentuan rrjedhën e konferencës duke e cilësuar atë të suksesshme dhe duke u pajtuar njëzëri për përfundimin se shembulli i Austrisë në zhvillimin e edukimit fetar në shkollat publike mund të jetë model i rëndësishëm për t’u zbatuar edhe për vendet e Ballkanit.

Duke shfrytëzuar nga rasti praninë e këtij grupi intelektualësh fetarë që erdhën me ftesë të Universitetit të Vjenës, organizata kulturore turke “WONDER“ në Vjenë, ftoi disa nga mysafirët në një tribunë të hapur në sallën e konferencave të kësaj organizate, lidhur me temën “E ardhmja e minoriteteve në Europën Juglindore”, ku, para një numri të madh studentësh dhe intelektualësh, ligjëruan Prof. Dr. Ismet Bushatliç nga Bosnja e Hercegovina, Dr. Genciana Egro nga Shqipëria, Dr. Xhabir Hamiti nga Kosova, Dr.I brahim Jalimov nga Bullgaria dhe Murat Jusuf nga Rumania.

Me këtë rast Dr. Xhabir Hamiti, të pranishmit i njohu me gjendjen aktuale në Kosovë pas shpalljes së Pavarësisë, me pozitën e myslimanëve dhe me gjendjen aktuale politike e ekonomike të vendit. Ai, përveç të tjerash, falënderoi shtetin e Turqisë për përkrahjen që i ka dhënë para Pavarësisë dhe vazhdon t’i japë pas Pavarësisë Kosovës, e në mënyrë të veçantë organizatën për bashkëpunimin dhe ndihmën që u ofron studentëve të Fakultetit të Studimeve Islame të Prishtinës rreth akomodimit në Vjenë.

Kur kemi parasysh peshën që ka Austria në Bashkimin Europian, si dhe prestigjin që ka Universiteti i Vjenës si institucion edukativo – arsimor në Europë e më gjerë, mbesim vërtet të impresionuar nga gatishmëria e tyre për të trajtuar problematikën e edukimit islam nëpër shkolla, një çështje jetike për vazhdimësinë e kultivimit të besimit në një frymë të shëndoshë me metoda pedagogjike bashkëkohore. Prandaj, le të shërbejë ky rast edhe një herë si ftesë për institucionet tona, që edhe ato t’u bashkohen në ide vendeve si Austria, dhe kësaj çështjeje kaq të rëndësishme për shoqërinë, t`i japin vendin që meriton.

(1)http://islamiceducationinsee.univie.ac.at. (2) Po aty.(3)

**Besart SHALA**

# Trashëgimia shkencore e Ibn Nefisit



Ala el-Din Ebu el-Hasan Ali ibn Ebi-Hazm el-Karshi el-Dimashki, i njohur si Ibn el-Nefis, ishte një dijetar mysliman arab i shekullit XIII. Ai ishte mjek, anatomist, fiziolog, kirurg, oftamolog, psikolog, sociolog, filozof, romansier dhe shkrimtar i fantastikës shkencore, futurist, astronom dhe kozmolog, gjeolog, filolog dhe historian. Ibn Nefisi ka qenë po ashtu hafëz i Kuranit, haditholog, teolog dhe jurist Shafii. Kishte lindur në Damask të Sirisë, kurse punoi në Kajro të Egjiptit.

Ibni Nefisi është më së tepërmi i njohur si mjeku i parë që përshkroi qarkullimin pulmonar, kapilar dhe atë koronar, që janë baza e sistemit të qarkullimit të gjakut, dhe ai konsiderohet si baba i fiziologjisë së qarkullimit dhe si fiziologu më i madh i mesjetës.

Ai gjithashtu ishte ithtar i mjekësisë eksperimentale, autopsisë dhe analizave mjekësore tek njerëzit. I pari shpjegoi konceptin e metabolizmit dhe zhvilloi sistemin e tij të ri nefisian të anatomisë, fiziologjisë, psikologjisë dhe pulsologjisë, dhe kështu zëvendësoi doktrinat e Ibn Sinait dhe Galenit, duke i diskredituar shumë për teoritë e tyre të pasakta për sa u përket eshtrave, muskujve, zorrëve, organeve ndijimore, gurmazit, stomakut dhe anatomisë së gati çdo pjese tjetër të trupit të njeriut. Ibn Nefisi po ashtu bëri skicime për të ilustruar pjesët e ndryshme të trupit në sistemin e tij të ri fiziologjik.

Përveç kontributeve të tij mjekësore, ai shkroi edhe në disiplinën islame, si dhe mbi letërsinë artistike arabe; shkroi novelën e tij teologjike me elemente të hershme fantastiko-shkencore, përmes së cilës ai shprehu shumë nga qendrimet e tij fetare, filozofike dhe shkencore mbi tema të ndryshme. Ky punim ishte një përpjekje e Ibn Nefisit për të pajtuar logjikën me Shpalljen hyjnore, duke nxjerrë në pah racionalizmin e pikëpamjeve islame.

## BIOGRAFIA

Ibn Nefisi u lind më 1210 në Damask të Sirisë, ku vijoi studimet në kolegjin e mjekësisë Bimaristan el Nuri. Mësuesi i parë i tij kishte qenë Muhadhdhib el-Din Abd el-Rahim b. Ali, i njohur si el-Dakhvar (v.1230).[1]

Si koleg të studimeve, më pastaj edhe të punës, pati Ibn el-Kuff el-Masihin (1233-86)[2], i cili ishte kirurg i famshëm i asaj kohe. Përveç mjekësisë, Ibn Nefisi mësoi edhe disiplina të tjera të ndryshme, duke përfshirë Letërsinë Arabe, Fikhun, Kelamin dhe Filozofinë e hershme islame. Ai së shpejti arriti të bëhej ekspert i shkollës juridike shafiite dhe mjek specialist.

Më 1236 Ibn Nefisi shpërngulet për në Kajro ku iu dha detyra e udhëheqësit të mjekëve të Egjiptit. Atje ai shërbeu në spitalin El-Nasir[3] dhe më pas kaloi për të punuar në spitalin Mensuri Kalavun ku u emërua edhe si drejtues i saj.

Më 1242 botoi punimin e tij të famshëm Komentimi i librit të Ibn Sinait Ligji i Mjekësisë, kapitulli i Anatomisë, që përmbajti shumë zbulime të reja anatomike, nga të cilat më i rëndësishmi ishte zbulimi i qarkullimit pulmonar dhe koronar.

Shumë shpejt pas atij botimi, ai filloi shkrimin e veprës së tij Libri Gjithëpërfshirës mbi Mjekësinë, dhe deri më 1244 ai botoi 43 vëllime të kësaj vepre, kur ishte në moshën rreth 34 vjeç.

Për disa dekada rresht ai qe në gjendje të shkruante materiale për rreth 300 vëllime të tjera, edhe pse fatkeqësisht, para se të vdiste, arriti të botonte vetëm 80 vëllime të kësaj vepre. Megjithëse në gjendje jo të pakompletuar, Libri Gjithëpërfshirës mbi Mjekësinë ishte enciklopedia më e madhe deri në atë kohë dhe vazhdon të jetë një ndër enciklopeditë më të mëdha të mjekësisë deri më tash. Për këtë libër ai ishte shpërblyer shumë mirë në pikëpamje financiare, saqë arriti të bëhej njëri ndër njerëzit më të pasur të kohës së tij.

Ibn Nefisi u rrit gjatë kohës së trazirave politike që ndodhnin në Siri dhe Egjipt. Bëhet fjalë për periudhën e Kryqëzatave dhe invazioneve mongole. Pas plaçkitjes së Bagdadit më 1258, Siria së shpejti ishte okupuar përkohësisht nga Perandoria Mongole (më 1259), dhe prej andej ata do të zbrapseshin nga sulltani Baibars i Egjiptit në betejën e Ain Xhalut më 1260. Sikurse

tradicionalistët e tjerë të kohës së tij, Ibn Nefisi besonte se ato invadime mund të kishin qenë ndëshkim nga ana e Zotit ndaj myslimanëve për shkak të devijimit të tyre nga Syneti i Pejgamberit alejhi selam. Plaçkitja e Bagdadit më 1258, që shkaktoi humbje të mëdha të librave të rëndësishëm, është pasuar nga aktivitete të intensifikuara shkencore të Damaskut dhe Kajros, kështu që, si shumë dijetarë të tjerë islamë, po sidomos Ibn Nefisi, shkroi enciklopedi gjigante, në mënyrë që të ruhej trashëgimia shkencore e Botës Islame.

Gjatë viteve 1260/70 ai ishte mjeku personal i sulltanit Zahir Baibars. Ibn Nefisi vdiq më 18 dhjetor 1288 (më 21 Dhul Ka'de 687 hixhri) dhe pas vdekjes i la donacion shtëpinë, bibliotekën dhe ordinancën e tij spitalit Mensurija.[4]



TRASHËGIMIA SHKENCORE

Gjatë dhe pas jetës së tij, enciklopedia e mjekësisë në 80 vëllime e Ibn Nefisit, Libri Gjithëpërfshirës mbi Mjekësinë, përfundimisht kishte zëvendësuar veprën e Ibn Sinait Ligji i Mjekësisë, si autoriteti mjekësor në Botën mesjetare Islame.

Deri më tash 28 vëllime të këtij libri janë gjetur, dhe ata tash për tash janë në procesin e redaktimit, kurse 2 vëllime tashmë janë botuar.

Tri dorëshkrime mbi kirurgjinë, vëllimet përbërëse 33, 42 dhe 43 të kësaj vepre janë gjetur në Damask dhe në Bibliotekën Mjekësore Lane të Universitetit të Stanfordit.[5]

Po ashtu, deri tash janë gjetur edhe disa pjesë të kësaj vepre, të cilat bëjnë fjalë për urologjinë, në fushë në të cilën, duhet të theksojmë se Ibn Nefisi ishte ndër të parët që përshkroi barna të testuara klinikisht për mjekimin e disa sëmundjeve urologjike.

Një punim tjetër me rëndësi nga shkencat e mjekësisë është edhe El-Muxhaz fi el-Tibb (Përmbledhje e mjekësisë), një libër voluminoz prej rreth 500 faqesh.

Fillimisht në këtë libër Ibn Nefisi flet për parimet e përgjithshme. Në paragrafin e parë flet për teorinë e mjekësisë dhe aty, ndër të tjera, elaboron simptomat dhe shenjat e sëmundjeve, e pastaj edhe praktikën e mjekësisë për të dhënë shpjegime rreth shkencës së ruajtjes së shëndetit, si dhe për shkencën e mjekimit dhe trajtimit të sëmundjeve.

Në paragrafin e dytë Ibn Nefisi vazhdon me shpjegimin e barnave/medikamenteve dhe dietës; pas elaborimit të përgjithshëm të këtyre dy temave, vazhdon radhitjen alfabetike të barnave të thjeshta, për të folur më pastaj rreth barnave të përbëra, duke prezantuar disa rregulla të tyre dhe shembuj të përbërjes së barnave shëruese.

Në paragrafin e tretë të këtij punimi Ibn Nefisi flet për sëmundjet e organeve dhe sistemeve në tërë trupin, duke përshkruar diagnoza dhe mënyra të mjekimit.

Dhe në fund, paragrafi i katërt i këtij punimi, bën fjalë rreth sëmundjeve që nuk janë specifike për ndonjë organ të veçantë, si Ethet, Ënjtjet, Ulcera, Lebëra, Murtaja, pastaj për thyerjet dhe nxjerrjet nga vendi, për të vazhduar mbi kujdesin për lëkurën, flokët dhe peshën e trupit dhe, në fund, flet për helmet dhe mënjanimin e tyre.

Disa pjesë të librit bëjnë fjalë për otolaringologjinë dhe një kapitull i veçantë përshkruan infeksionet e veshit otitis media dhe otitis externa. Ai këtë të dytën e përshkroi si ''inflamacion i jashtëm i veshit" dhe këtu prezantoi konceptin e ndarjes së gjendjes në fazën e hershme dhe në atë më të vonshme kronike, e cila është e ngjashme me klasifikimin modern të sëmundjeve të veshit. Ai po ashtu e përshkroi mjekimin e tyre dhe prezantoi përdorimin e uthullës, e cila përdoret ende, edhe në kohët moderne, kundër infektimeve të veshëve.

Ibn Nefisi ka shkruar po ashtu një libër voluminoz mbi oftalmologjinë, që quhej Libri i ilustruar mbi Oftamologjinë eksperimentuese, në të cilin ka dhënë një numër kontributesh të tij origjinale në këtë fushë. Libri është i ndarë në dy paragrafe: Mbi teorinë e oftamologjisë dhe Barnat e thjeshta dhe të përbëra oftamologjike.[6]

Ai zbuloi po ashtu shumë trajtime të reja për glaukomën dhe për dobësimin e të pamit në njërin sy, kur syri tjetër është i prekur nga ndonjë sëmundje.

Nga punimet më të famshme të Ibn Nefisit është edhe komentimi i tij në 20 vëllime i veprës së Ibn Sinait Ligji i Mjekësisë, ku Ibn Nefisi sqaron probleme shkencore, nxjerr përfundime të logjikshme dhe shpjegon vështirësitë në mjekësi. Pjesa më e famshme e këtij komentimi është Sharh Tashrih el-Kanun Ibn Sina (Komentimi mbi Anatominë), ku Ibn Nefisi bëri zbulimin e qarkullimit pulmonar dhe atij koronar.



Këtë dorëshkrim, i cili daton nga viti 1242, më 1924 e kishte zbuluar mjeku Dr. Muhiju Al-Dein nga Egjipti, në një bibliotekë shtetërore të Berlinit, ku po studionte historinë e mjekësisë arabe në Fakultetin e Mjekësisë të universitetit “Albert Ludwig” të Gjermanisë. Ky dorëshkrim konsiderohet të jetë nga librat më të mirë shkencorë, ku Ibn Nefisi shpjegon me saktësi tema nga anatomia, patologjia dhe fiziologjia. Punimi që është një komentim kritikues për librin Ligji i Mjekësisë, diskrediton një numër të madh teorish të gabuara që mbroheshin nga Ibn Sinai e Galeni, dhe përmban një numër të madh korrigjimesh dhe vëzhgimesh origjinale nga Ibn Nefisi.

Libri Sharh el-Advija el-Murakkaba (Komenti mbi barnat shëruese), ishte komentim i pjesës së fundit të librit Ligji i Mjekësisë nga Ibn Sina përsa i përket farmaceutikës, që është shkruar nga Ibn Nefisi para se ta shkruante komentin e tij mbi kapitullin e anatomisë po të këtij libri më 1242. Komenti mbi barnat shëruese, megjithatë, përmbante kritika ndaj doktrinave të Galenit për sa u përket zemrës dhe enëve të gjakut dhe deri diku bënte fjalë edhe për sistemin e qarkullimit të gjakut. Ky punim më vonë është përkthyer nga Andrea Alpago (v.1520) prej Bellunos, i cili kishte jetuar në Siri për 30 vjet, para se të kthehej në Itali me një koleksion librave të mjekësisë arabe. Versioni i shtypur i këtij përkthimi ka qenë në dispozicion në Venecie që nga viti 1547.

Punimi i Ibn Nefisit mbi pulsimin, ku ai kritikoi dhe korrektoi teoritë e Ibn Sinait dhe Galenit, po ashtu është përkthyer në gjuhën latine nga Andrea Alpago dhe është botuar në Venedicie më 1547.

Dihet se komentimi i Ibn Nefisit mbi anatominë, që përshkruante për të parën herë qarkullimin pulmonar dhe koronar, po ashtu ishte i disponueshëm në Venedicie edhe si dorëshkrim arab, dhe supozohet që edhe ky të ketë qenë përkthyer nga Andrea Alpago.

Kjo ishte mënyra se si u njoh Perëndimi me idetë dhe teoritë e Ibn Nefisit mbi qarkullimin pulmonar dhe sistemin kardiovaskular. Këto zbulime nuk ishin të njohura për opinionin e gjerë në Evropë gjer në vitin 1616, kur u plasuan nga fiziologu anglez William Harvey, konstatime këto që ishin bërë nga Ibn Nefisi 370 vjet më përpara.

Punimet e Ibn Nefisit mbi barnat shëruese dhe pulsimin mund të kenë ushtruar edhe tek përshkrimet e dhëna nga fiziologët evropianë si: Michael Servetus (v.1553), i cili ishte shpallur si heretik nga ana e kishës dhe ishte djegur për shkak të hulumtimeve të tij shkencore në mjekësi.[7]

Servetusi, i cili vetë nuk ishte ithtar i trinitetit, thuhet të ketë qenë i interesuar për fenë Islame dhe të kishte njohuri rreth Kuranit.

Punimet e Ibn Nefisit mund të kenë ndikuar po ashtu edhe tek fiziologët e njohur, si: Realdo Colombo (v.1559) dhe William Harvey (1578-1657).

Nga punimet e tjera në mjekësi të këtij dijetari të madh, vlen t’i përmendim edhe veprat Risalat el-A’ada’a(Ese mbi organet) dhe El-Shamel fi el-Tibb (Libër referimi për mjekët).

Biografët, historianët dhe recensuesit myslimanë, që nga shekulli i trembëdhjetë e këndej Ibn Nefisin e konsideronin si mjekun më të madh në histori; disa e quanin si Ibn Sinai i dytë, ndërsa disa të tjerë e konsideronin atë më të madh se të gjithë paraardhësit e tij.

Dijetarët si Imam Dhehebiu dhe el-Isnavi atë e konsideruan ’’të patejkalueshëm në mjekësi gjatë jetës së tij dhe të pakrahasueshëm në përgatitjen e trajtimeve dhe konkluzave mjekësore’’. Ndërkaq, biografët si Taxh el-Din el-Subki dhe Ibn Kadi Shuhba, patën shkruar: ’’Për sa i përket mjekësisë, askush në botë nuk ka qenë si Ibn Nefisi’’.

1. M. Th. Houtsama dhe T. W. Arnold, E. J. Brill’s First Encyclopaedia of Islam 1913-1936, f.94, botues: Brill Academic Publishers, 1993. (2) Toby E. Huff, The Rise of Early Modern Science: Islam, China and the West, f.167, botues Cambridge University Press, botimi i dytë, 2003.(3) M. Th. Houtsama dhe T. W. Arnold, E. J. Brill’s First Encyclopaedia of Islam 1913-1936, f.94, botues: Brill Academic Publishers, 1993.(4) Po aty.(5) Helaine Selin, Encyclopaedia of the History of Science, Technology, and Medicine in Non-Western Cultures, f.410, botues: Kluwer Academic Publishers,1997.(6) Po aty.(7) Arthur Earl Walker, Edward R. Laws dhe George B. Udvarhelyi, The Genesis of Neuroscience, f.62, botues: Thieme Medical Publishers, 1998.

بسم الله الرحمن الرحيم

اللهم صل على محمد
وعلى آل محمد كما صليت
على ابراهيم وعلى آل ابراهيم
انك حميد مجيد

اللهم بارك على محمد وعلى
آل محمد كما باركت على
ابراهيم وعلى آل ابراهيم
انك حميد مجيد



بسم الله الرحمن الرحيم

# HUTBEJA LAMTUMIRËSE E H.MUHAMMEDIT

PAQA DHE MËSHIRA QOFSHIN MBI TË DHE FAMILJEN E TIJ

## NË EMËR TË ALL-LLAHUT, TË GJITHËMËSHIRSHMIT, MËSHIRËPLOTIT

O njerëz! Dëgjoni çka do t'ju them, sepse nuk e di se a do t'ju takoj në këtë vend pas këtij viti.

O njerëz! Kini frikë Zotin dhe respektojeni Atë. Bëhuni të njerëzishëm dhe të drejtë ndaj vetes dhe ndaj të tjerëve. Kjo është dita e flijimeve në emër të All-llahut. Me të vërtetë gjaku dhe pasuria juaj janë të shenjta për ju, derisa të takoheni me Krijuesin tuaj, ashtu siç është e shenjtë kjo ditë në këtë muaj dhe në këtë vend.

Ruajeni, respektojeni dhe nderojeni vlerën e personalitetit dhe dinjitetit njerëzor.

Njeriu është vepër madhështore e All-llahut dhe mjerë ai që e nënçmon nderin dhe dinjitetin e veprës së All-llahut.

Ju, o njerëz, në mënyrë të pashmangshme dhe të pakthyeshme do t'i ktheheni All-llahut të Amshueshëm dhe Ai do t'ju marrë në përgjegjësi për veprat dhe punën tuaj.

O besimdrejtë, ta dini, ta mbani mend dhe të jeni të bindur se përfundoi koha e mosdijes dhe traditave të këqija, që i sollën fatkeqësi të shumta gjinisë njerëzore. Unë jua kam treguar rrugën e shpëtimit, nëpër të cilën duhet të shkoni.

Gjërat që ju janë lënë amanet ruani si tuajat dhe kthejani besnikërisht dhe me kohë atij që i takojnë.

Gjakmarrja është e ndaluar. Të gjitha akuzat e këtilla që rrjedhin nga koha para Islamit, anulohen. Akuza e parë e këtillë që anulohet është gjakmarrja e xhaxhait tim, Amir b. Rebi'b. Harith b. Abdulmuttalibit, të cilin pa kurrfarë faji e mbytën njerëzit nga fisi Hudhejl. Kjo gjakmarrje le të harrohet dhe të gjitha të tjerat në të ardhmen le të falen.

Fajdeja dhe kamata janë të ndaluara. Huadhënësi nga huamarrësi duhet ta marrë vetëm atë që vërtet ia ka huazuar. Huatë e para që i nënshtrohen këtij vendimi janë huatë e xhaxhait tim Abbasit, i cili ka pasur mjaft borxhlinj.

O besimdrejtë, duhet t'ua falni kamatat borxhlinjve. Dëgjojeni këshillën time dhe pasuria juaj do të shtohet, sepse juve ju mbetet kryegjëja për tregti dhe punë të ndershme.

Nëse nuk e bëni këtë, duhet ta dini se do ta zemëroni thellë All-llahun dhe të Dërguarin e Tij.

Nëse borxhliu i juaj është në vështirësi, duhet t'ia vazhdoni afatin e pagimit, ndërsa nëse jeni në gjendje që t'ia falni borxhin, kjo do të ishte edhe më mirë për ju.

O besimdrejtë! O njerëz! Frikësojuni asaj dite që me siguri do të vijë, kur të gjithë do të paraqiteni para All-llahut, Gjykatësit të Vetëm Suprem, kur ju pret drejtësia absolute.

Kur të zotoheni se një borxh do ta paguani me kohë dhe kur të lidhni marrëveshje, të gjitha këto bëni me shkrim, saktë dhe me besnikëri theksojeni afatin e pagimit...

O të vdekshëm! Duajeni dhe dëgjojeni Zotin, Krijuesin e tërë materiales dhe jomateriales, i Cili krijoi meshkuj dhe femra, prej të cilëve u zhvillua gjinia njerëzore.

Kini frikë nga All-llahu, në ndihmën, prehjen dhe mëshirën e të Cilit të gjithë jemi të udhëzuar. Ne jemi të vdekshëm dhe në çdo çast jemi gjithnjë e më afër vdekjes dhe takimit me Të, me All-llahun e Amshueshëm, me Gjykatësin e Drejtë.

Tregoni respektin e duhur ndaj farefisnisë. Me përgjegjësi të thellë përmbushni detyrat dhe obligimet që ekzistojnë ndërmjet burrit dhe gruas, ndërmjet prindërve dhe fëmijëve.

Fëmija e fiton xhennetin nën këmbët e nënës së tij.

Ruajuni nga prostitucioni, tradhtia bashkëshortore dhe xhelozia. Prostitucioni dhe tradhtia bashkëshortore janë mëkate të rënda, ndërkaq xhelozia mund të shkaktojë prishjen e bashkëshortësisë.

Martohuni me ato që i doni, e kur vullneti i Zotit t'ju bashkojë, atëherë respektojeni dhe duajeni njëri-tjetrin dhe jetoni në dashuri dhe harmoni të vërtetë.

O bashkëshortë, silluni ndaj grave tuaja me shumë mirësi dhe dashuri.

O besimdrejtë, largohuni nga ngatërresat dhe përgojimet!

Ata që shpifin për gratë e ndershme le të jenë të mallkuar në të dy botët. Ata që i akuzojnë gratë e ndershme për tradhti në martesë ose për amoralitet, ndërkaq që nuk mund për këtë t'i sjellin katër dëshmitarë të besueshëm, dënoni me tetëdhjetë goditje,

dhe asnjëherë në të ardhmen në asgjë mos u besoni, sepse ata janë njerëz të degjeneruar dhe të këqij.

Nëse mendoni se ndaj grave tuaja më nuk e ndjeni dashurinë e dikurshme, mos nxitoni, por mendoni mirë.
Ndoshta All-llahu nëpërmjet këtij sprovimi ju udhëzon në rrugën e fatit të ri të madh me të cilin dëshiron t'ju përgëzojë.

Mos kërkoni shkurorëzim pa shkaqe të arsyeshme, sepse prej të gjitha gjërave që All-llahu i ka lejuar,
më së tepërmi e urren shkurorëzimin.

Gratë tuaja u janë dorëzuar në besë të Zotit. O besimdrejtë, respektojeni, atë amanet të Zotit.

O njerëz! Sot djalli i mallkuar është i dëshpëruar, sepse ka pësuar humbje dhe më nuk mund të ndikojë te ju,
por ju megjithatë gjithnjë bëhuni të kujdesshëm, që ai të mos ju vë në lajthitje as për gjërat më të vogla.

O besimdrejtë, kur e caktoni dhe e ndani ndërmjet vete trashëgiminë, bëhuni të drejtë dhe përmbajuni librit të Zotit.
Ruajeni pasurinë e bonjakëve, të paaftëve dhe të sëmurëve psikikë.

Zoti çdonjërit ia ka dhënë të drejtën e vet, andaj nuk ka nevojë që trashëgimtarëve t'u lihet testament;
ndërkaq si testament nuk mund të lihet më tepër se një e treta (1/3) e pasurisë.

Fëmija i takon atij, në shtratin e të cilit është i lindur.

Kush pohon se i takon tjetërkujt përveç prindit, atë do ta arrijë mallkimi i Zotit.

Nuk i lejohet gruas që të japë diç nga pasuria e burrit të saj pa lejen e tij.

Borxhin duhet paguar, ndërsa sendin e huazuar duhet kthyer. Dhurata duhet të kthehet me dhuratë.
Kush hyn dorëzanë për dikën, obligohet edhe me përgjegjësi për dorëzani.

Me robërit dhe shërbëtorët silluni në mënyrë njerëzore. Ushqeni ata sikur që ushqeheni vetë dhe vishni ata sikur që visheni vetë.
Nuk guxoni t'u bëni keq, as t'i keqpërdorni. Edhe ata janë njerëz, edhe ata janë shërbëtorë të Zotit.

O besimdrejtë! Ta dini dhe të mos harroni se të gjithë muslimanët janë vëllezër. Ju të gjithë jeni plotësisht të barabartë
në të drejta dhe detyra. Nuk ka kurrfarë përparësie arabi ndaj joarabit, e as joarabi ndaj arabit, as i ziu ndaj të kuqit,
e as i kuqi ndaj të ziut, përveç me devotshmëri. Të gjithë jeni pasardhësit e Ademit, ndërsa Ademi është prej dheut.

O muslimanë! Duhet të kujdeseni, të duheni dhe të ndihmoheni ndërmjet vete. Nuk guxoni ta ofendoni njëri-tjetrin,
e as t'i merrni diçka me dhunë njëri-tjetrit. Këto janë mëkate të rënda. Merreni vetëm atë që me vetëdëshirë ju jepet.
Respektojeni pacenueshmërinë e pasurive tuaja derisa janë në frymën e ligjeve të Zotit.

Në punën tuaj Islami dhe interesi i përgjithshëm le të jenë mbi ju dhe mbi interesin tuaj personal.
Përkushtojani Islamit jetën tuaj dhe në punën për Islam jepni prej vetes gjithçka që mundeni.

Kurrë mos e shkelni të drejtën dhe nderin e askujt. Vetvetes mos i bëni dhunë.
Mos harroni se mëshira është një ndër bazat kryesore të Islamit.

O njerëz! Dëgjoni çka po ju them dhe mbajeni mend mirë. Unë po jua lë librin e Zotit, Kur'anin, i cili, nëse i përmbaheni,
gjithnjë do t'ju ruajë që të mos e humbni rrugën e drejtë, rrugën e drejtësisë dhe së vërtetës.
Kur'ani është libër i qartë dhe i shenjtë, vepër e vërtetë e All-llahut, fjalë e Tij, në vërtetësinë e së cilës nuk ka kurrfarë dyshimi.

Para vetes e keni tërë jetën time, fjalët dhe veprat e mia. Gjithçka që kam folur dhe punuar,
jam përpjekur që të jetë në pajtim të plotë me urdhrat e All-llahut.

Ju vërtet nuk do të gjendeni në lajthitje përderisa t'i përmbaheni Kur'anit dhe sunnetit tim.

O besimdrejtë! Thuajeni gjithnjë të vërtetën e pastër. Urrejtja asnjëherë le të mos ju largojë nga rruga e të drejtave dhe drejtësisë.
Drejtësia është motra e devotshmërisë. Frikësohuni nga All-llahu! Ai e sheh punën tuaj.

O njerëz! I dëgjuat porositë e mia, futni në zemrat tuaja, në jetët e juaja.

Të gjithë ata që i kanë dëgjuar këto fjalë të mia, le t'ua përcjellin atyre që nuk i kanë dëgjuar, sepse prej tyre mund të ketë
më mbamendës se vetë dëgjuesit.

(Pas një pauze të shkurtër, i Dërguari i Zotit me një zë më të butë ka thënë):
"O Zoti im! A e kam përmbushur detyrën dhe misionin e besuar?
O i Dërguari i Zotit! Ti besnikërisht e ke përmbushur misionin tënd dhe neve na ke komunikuar çka të ka urdhëruar Zoti,
u përgjigjën më se 100.000 haxhilerët e pranishëm.
(Atëherë Muhammedi a.s. me zë solemn tha:)
O Zoti im, dëshmo (në këtë)!
(Të njëjtën ditë, Zoti i Lavdishëm e shpalli edhe ajetin e fundit të Kur'anit):

"Sot jua kam përkryer fenë dhe kam plotësuar begatinë time ndaj jush, dhe jam i kënaqur që për ju Islami të jetë fe".
(Maide, 3)

بسم الله الرحمن الرحيم

اللهم صل على محمد
وعلى آل محمد كما صليت
على ابراهيم وعلى آل ابراهيم
انك حميد مجيد

اللهم بارك على محمد وعلى
آل محمد كما باركت على
ابراهيم وعلى آل ابراهيم
انك حميد مجيد



Mr. Samir B. AHMETI

# ALGJERIA

TË DHËNA STATISTIKORE[1]:

- Emri ndërkombëtar në anglisht: Algeria.
- Emri zyrtar: Algjeria.
- Sistemi i qeverisjes: Republikë.
- Sipërfaqja: 2,381,741 km².
- Numri i banorëve: 35,700,000 (2009).
- Dendësia: 13.3 (banorë në 1 km²).
- Muslimanë: 99%, 1% katolikë.
- Kryeqyteti: Algjeri.
- Qytetet e tjera kryesore: Annaba, Tilimsan, Konstantine, Mila, Oran.
- Grupet etnike: 99% arabë (prej tyre 14% berberë), 1% europianë.
- Gjuhët kryesore: arabe (zyrtare), berbere dhe frënge.
- Njësia monetare: Dinari algjerian 1 DZD = 0. 00943563 EUR.
- Viti i pavarësisë: 1962.
- Festë kombëtare: 1 nëntori – Dita e revolucionit.

POZITA GJEOGRAFIKE:

Algjeria është shtet afrikan, i cili shtrihet në pjesën veriore të kontinentit dhe kufizohet nga perëndimi - me Marokun në një gjatësi 1559 km dhe me Saharën Perëndimore 42 km; nga lindja - me Libinë 982 km; nga verilindja - me Tunizinë 965 km; nga juglindja - me Nigerinë 956 km; nga jugperëndimi - me Malin 1376 km dhe me Mauritaninë 463 km. Ka dalje në detin Mesdhe, me një gjatësi 1622 km. Për nga madhësia, zë vendin e dytë, menjëherë pas Sudanit dhe në botë renditet e dhjeta[2].

ALGJERI: Si kryeqytet, shtrihet në bregdetin mesdhetar, mu në mes të rrugës bregdetare, e cila nga lindja e lidh Tunizinë me Marokun, që gjendet në perëndim të vendit. Algjeri konsiderohet prej qyteteve më të bukura të bregdetit mesdhetar, përkatësisht të pjesës jugore të Mesdheut. Gjithashtu, në rajon konsiderohet qendër kulturore, ekonomike dhe politike. Ka një popullsi prej rreth 3. 917. 000 banorësh, afërsisht një e dhjeta e popullsisë së republikës. Njihet edhe me emrin Algjeri i Bardhë, për shkak të mbizotërimit të ngjyrës së bardhë nëpër ndërtesat e qytetit[3].

Algjeria ka afërsisht 20 universitete, përveç instituteve dhe fakulteteve të Tjera, që funksionojnë të pavarura[4]. Algjeria ka gjithsej 136 aeroporte, 28 prej të cilave funksionojnë për udhëtime të rregullta, 24 për udhëtime të parregullta dhe 84 aeroporte të tjera janë të paasfaltuara. Po ashtu ka edhe porte detare dhe rrugë hekurudhore[5].

HISTORIA E ALGJERISË

Algjeria në kohët e vjetra ishte e banuar nga fiset berbere, të cilat konsiderohet se të parat banuan Afrikën Veriore. Berberët konsiderohen me të drejtë autoktonë, si banorët më të lashtë të vendit. Romakët kishin pushtuar tokat berbere në vitet 46-44 para erës sonë. Pas ndarjes së Kishës së krishterë në vitin 395 të erës sonë dhe ekzistimit të Perandorisë Romake në dy kontinente – në atë perëndimore në Romë dhe lindore në Kostandinopojë – sundimi i romakëve në Afrikën Veriore u reduktua. Kurse, me shkatërrimin e Perandorisë Romake në shekullin V, berberët arritën të pavarësoheshin në një pjesë të madhe të territorit të tyre. Mirëpo gjendja e berberëve qe vështirësuar me ardhjen e vandalëve, të cilët okupuan vendin e tyre. Rrethanat e berberëve ndryshuan me shkatërrimin nga ana e vandalëve dhe nga ndërhyrja ushtarake e romako-bizantinëve. Sundimi i këtyre të fundit në tokat berbere përfundoi me çlirimin e myslimanëve në shekullin VII, gjegjësisht në kohën e halifit të tretë të myslimanëve - Uthman ibn Af-fanit r.a., në vitin 26 h / 646 m.. Pastaj, pasuan çlirimet në periudhën e sundimit emevit (41 h / 661 m – 132 h / 750 m), për të vazhduar sundimin e tyre abasitët (132 h / 750 m – 656 h / 1258 m). Mandej fisi Benu Ziri në tokat e Algjerisë së sotme ngriti shtetin e tij, të cilin e pasuan fatiminjtë, murabitët dhe muvehidinët deri në vitin 669 h / 1270 m, kur fisi Benu Zian mbizotëroi kundër muvehidinëve. Fisi Benu Zian u përqendrua me seli në Tilimsan – qytet në Algjerinë e sotme. Pas rënies së Andaluzisë (1492 m), luftërat detare dhe ato tokësore të myslimanëve kundër spanjollëve, nuk pushuan. Mirëpo, komandanti i forcave ushtarake të Perandorisë Osmane, Hajrud-din Barbarosi, në vitin 918 h / 1512 m, në një luftë të vështirë kundër spanjollëve, arriti t'i dëbonte ata dhe t'i shpëtonte tokat e Algjerisë së sotme. Pra, që nga viti 1518 m këto toka u bënë pjesë e Perandorisë Osmane, dhe ashtu qenë deri në vitin 1830 m, kur trupat ushtarake franceze filluan okupimin e Algjerisë. Pushtimi francez i Algjerisë u kurorëzua në vitin 1871, kur i tërë territori algjerian ra nën kontrollin dhe varësinë e Francës. Pavarësinë nga Franca Algjeria e fitoi më 5 korrik 1962. Që nga viti 1954 1 Nëntori konsiderohet festë kombëtare e vendit, dita e Revolucionit, që shënon fillimin e luftërave guerile me synimin për pavarësinë e vendit nga francezët[6].

HISTORIA E PËRHAPJES SË ISLAMIT NË ALGJERI:

Në vitin 26 h / 646 m halifi i myslimanëve, Uthman ibn Af-fani shkarkoi Amër ibn Asin – mëkëmbësin e Egjiptit, dhe në vend të tij emëroi Abdullah ibn Sa'din. Ibn Sa'di filloi



dërgimin e disa grupeve ushtarake nëpër vendet e Afrikës Veriore – territore të paçliruara, ashtu siç kishte vepruar Amri më parë. Ato grupe ushtarake bënin vëzhgimin e atyre territoreve nga të gjitha anët, për t'u siguruar nga vendet përreth. Kur Ibn Sa'di mbodhi informacione të mjaftueshme rreth e përqark vendit, kërkoi leje nga halifi i myslimanëve, Uthmani r.a., për të depërtuar në zonat e tjera, në mënyrë që të përhapte fenë islame, e halifi i kishte dhënë leje për atë veprim[7] .

Pra, që nga koha e Uthmanit r.a. kishte filluar të përhapej feja islame në mënyrë të pjesërishme në disa pjesë të territorit të Algjerisë së sotme. Por, në këto vende feja islame vazhdoi të përhapej me përmasa të mëdha vetëm në kohën e sundimit të Muaviut r.a. – halifit të parë të dinastisë Emevite.

Muaviu r.a. në vitin 55 h / 674 m, në vend të Ukbe ibn Nafi-ut, caktoi mëkëmbës të Afrikës Veriore Ebu –l- Muhaxhir Dinarin. Sundimi i Ebu Muhaxhirit konsiderohet fillimi i depërtimit të rregullt të ushtrisë myslimane nëpër ato zona, ngase të tjerët para tij nuk qëndronin gjatë në zonat ku depërtonte ushtria myslimane, po sulmonin dhe pastaj ktheheshin në Fusfat. Ebu Muhaxhiri filloi çlirimet në Algjeri dhe qytetin Mila – qytet në Algjerinë e sotme – mori për qendër të ushtrisë së tij.



Andaj, Ebu Muhaxhiri llogaritet i pari që shkoi nëpër ato zona me ushtrinë myslimane dhe qëndroi aty me synimin për t'i vendosur myslimanët nëpër ato vise. Pra, Ebu Muhaxhiri, me të drejtë konsiderohet i pari që vendosi këmbët e tij në Magribin e Mesëm – kështu quhej asokohe Algjeria. Me politikën e tij të drejtë afatgjatë, Ebu Muhaxhiri, me butësi dhe dashamirësi, arriti të përfitonte zemrat e berberëve. Ajo politikë e tij solli rezultate pozitive, kështu që prijësi i berberëve Kusejle dhe një numër i madh i popullit të tij, përqafuan fenë islame. Pas këtij depërtimi të Ebu Muhaxhirit me ushtrinë islame, ai vazhdoi me çlirime të tjera dhe me përhapjen e fesë islame, kësaj radhe me ndihmën edhe të myslimanëve të rinj nga radhët e berberëve, derisa arriti përgjatë periferive të Tilmasit – qytet në Algjerinë e sotme[8].

KLIMA

Klima e shkretëtirës në Algjeri është klimë dominuese, që zotëron në më shumë se 80 % të vendit, kryesisht e shtrirë në jug të vendit. Gjatë dimrit në disa pjesë të vendit, me reshje të pakta atmosferike, klima është e butë dhe e ngrohtë. Përgjatë bregdetit mbisundon thatësira, kurse në rrafshnalta të vendit dimri i ftohtë. Vera është e thatë dhe tepër e ashpër, me temperatura të larta, të cilat arrijnë më shumë se 32 gradë celsius. Në veri të vendit, pranë zonës bregdetare, shtrihen malet Atlas, si vargmale paralele, të cilat bëjnë ndërprerjen e rripit bregdetar të detit Mesdhe. Lumi kryesor në vend është lumi Kelif (Shelif), i gjatë 724 km, i cili buron nga malet Atlas dhe derdhet në detin Mesdhe. Në brendësinë e territorit të vendit, mbrapa maleve Atlas, klima është tepër e thatë dhe me temperatura të larta, që arrijnë deri në 49 gradë celsius gjatë ditës dhe 10 gradë celsius gjatë natës. Pika më e lartë e relievit është në pjesën jugore në brendi të Saharës së vendit; ajo arrin lartësinë mbidetare 3.003 metra. Pika më e ulët është -40 metra nën nivelin e detit[9].

GJENDJA EKONOMIKE

Ekonomia e Algjerisë bazohet më shumë në bujqësi, ngase kjo llogaritet dega më e rëndësishme e zhvillimit të vendit. Mirëpo, shumica e tokës së vendit është joprodhuese, prandaj edhe bujqësia është e mundshme të funksionojë dhe të zhvillohet vetëm në pjesët bregdetare dhe në zonat e rrafsheve të vendit. Në Algjeri mbillen kryesisht drithëra, panxharsheqer, patate, dhe fruta –këto të fundit kryesisht përdoren për eksport në vende më të zhvilluara – si portokalli, grejp fruti, limoni, rrushi, hurmat dhe ullinjtë. Kurse, për sa i përket blegtorisë, kultivohen dele, dhi dhe gjedhë. Nevojat ushqimore të vendit përmbushen kryesisht me prodhime vendore, përafërsisht deri 40 %. Algjeria është e anëtarësuar në OPEC dhe në Afrikë renditet e treta për rezerva të naftës. Nafta dhe gazi natyror (renditet e dyta në botë), të cilat i siguron Sahara që gjendet në jug të Algjerisë, kanë ndihmuar shumë në zhvillimin ekonomik të vendit. Pasuri të tjera natyrore të vendit konsiderohen edhe hekuri, fosfati, urani, plumbi dhe zinku[10].

Literatura e konsultuar:
(1) - Vladimir ZOTO; Enciklopedi gjeografike e botës, fq:. 6. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; ATLAS I BOTËS ISLAME, fq:. 33. Logos-a, 2009, Shkup. ATLAS islamskoga svijeta / redakcija i autori tekstova Ahmet Alibasiç ...; fq:. 26, 29. Sarajevo, 1004. (2) - Vladimir ZOTO; Enciklopedi gjeografike e botës, fq:. 6. Dasara, 2007, Tiranë. http://ar.wikipedia.org/wiki. http://sq.wikipedia.org/wiki/Algjeria. (3) - http://ar.wikipedia.org/wiki. (4) - http://www.khayma.com/education-technology/un-aljaria.htm. (5) - Amir B. Ahmeti; ATLAS I BOTËS ISLAME, fq:. 33. Logos-a, 2009, Shkup. (6) - http://sq.wikipedia.org/wiki/Algjeria. Vladimir ZOTO; Enciklopedi gjeografike e botës, fq:. 6. Dasara, 2007, Tiranë. Dr. Shevki Ebu Halil; Atlesu Duveli –l- Alemi –l- islami, fq:. 51. Botimi i parë. Darul Fikr, 1422 h / 2001 m, Damsk. (7) - Dr. Ali Muhammed Es-sal-labi; Uthman ibn Af-fani r.a., fq:. 217. Botimi i parë. Darul Fexhr lit-turath, 1425 h / 2004 m, Kajro. (8) - Dr. Abdul Hamid Husejn Ham-mude; Tarihu d-develeti –l- arabij-jeti –l- islamij-jeti, fq:. 617, 618. (libër elektronik, i huazuar nga interneti). Grup autorësh; Tarihu –l- Kuruni –l- Vusta fi sh-sherki ve –l- Garbi, fq:. 123, 124. 1983-4, Algjeri. (9) - http://sq.wikipedia.org/wiki/Gjeografia_e_Algjeris. Vladimir ZOTO; Enciklopedi gjeografike e botës, fq:. 6. (10) - http://sq.wikipedia.org/wiki/Algjeria. Vladimir ZOTO; Enciklopedi gjeografike e botës, fq:. 7. Amir B. Ahmeti; ATLAS I BOTËS ISLAME, fq:. 33. Logos-a, 2009, Shkup. Dr. Shevki Ebu Halil; Atlesu Duveli –l- Alemi –l- islami, fq:. 51. Botimi i parë. Darul Fikr, 1422 h / 2001 m, Damsk.



Rrustem SPAHIU

# Në vigjilje të ndërrimit të motmoteve

“Tek Allahu numri i muajve është dymbëdhjetë (sipas Hënës), ashtu si është në librin e All-Allahut prej ditës kur krijoi qiejt dhe Tokën. Prej tyre katër janë të shenjtë. Kjo është fe e drejtë. Pra mos e ngarkoni (me mëkat) veten tuaj në ata (katër muaj). Luftoni të gjithë idhujtarët pa dallim, siç ju luftojnë ata ju pa dallim, e dijeni se All-llahu është me ata që ruhen (nga të këqijat). Pasi kemi plotësuar obligimet e haxhit e kurbanit dhe e kemi përcjellë muajin dhul-hixhe, takohemi edhe me një muaj tjetër të shenjtë, i cili bën pjesë në grupin e muajve të shenjtë eshhuru-hurum, në muajt Rexheb, Dhul-kadde dhe Dhul-hixhe. Për shkak të shenjtërisë dhe ndodhive, në ta është e ndaluar lufta dhe derdhja e gjakut.

Muaji muharrem është muaji i parë në kalendarin e hixhretit, në të cilin evokojmë më shumë kujtime në rrugën e vështirë të pejgamberëve të Allahut dhe sidomos në rrugën jetësore të Pejgamberit të fundit Muhamedit a.s. Me shpërnguljen e tij prej Mekës në Medinë, shënohet epoka e re, një shenjë i përparimit dhe përhapjes së fesë së besimit në një Zot xh. sh.. Kjo është themeli i vlerave të reja morale dhe njerëzore. Për shkak të rëndësisë historike të kësaj ndodhie, këtë myslimanët e kanë caktuar për fillim të epokës së kalendarit të tyre.



Gjatë këtyre viteve janë afruar viti i hixhretit dhe ai gregorian. Viti i hixhretit është viti hënor dhe llogaritet në bazë të ndërrimit të Hënës dhe është më i shkurtër se viti diellor 10 ditë. Edhe në këtë fakt shihet përsosmëria e fesë së Allahut dhe drejtësisë së tij. Për 36 vjet të gjithë muajt e vitit lunar kalojnë nëpër të gjitha stinët e vitit. Kështu, p.sh., myslimanët muajin Ramazan e agjërojnë në të gjitha stinët e vitit. Në këtë mënyrë agjëruesit kudo që të jetojnë, në mënyrë të barabartë e ndiejnë vështirësinë e agjërimit, një gjë që nuk do të ishte e mundur nëse koha llogaritet sipas vitit diellor.

Myslimanët nuk e festojnë vitin e hixhretit me pompozitet, me dëfrime, që njerëzit të jepen pas përmbushjes së pasioneve të tyre, siç ndodh në festimin e Vitit të Ri gregorian në tërë botën. Edhe në këtë festë, si edhe në festat e tjera, myslimanët e gjejnë kuptimin e plotë dhe rëndësinë e duhur të festave, në vend të kënaqësive trupore. Lumenj alkooli rrjedhin në natën e Vitit të Ri dhe njerëzit e dehur shkaktojnë dhunë të panumërt, plaçkitje dhe vrasje, e degradojnë njeriun dhe gjithçka që lidhet me njeriun. Për shkak të veprimeve kriminale që ndodhin atë natë, njerëzit do të duhet që nga frika të ikin, dhe jo t'i gëzohen asaj feste. Sipas këtij shembulli të festimit, për fat të keq, po marrin ngjyrime të këtilla edhe disa festa tona dhe manifestime, si festimi i Bajramit, synetit, dasmave etj.. Jemi dëshmitarë të ndodhive fatkeqësisht, si grindje në xhami, plagosje me armë të zjarrta etj. - si rezultat i sjelljeve të këtilla

Muaji muharrem është i rëndësishëm edhe për shkak të ditës së dhjetë, të cilën dijetarët myslimanë e kanë quajtur si ditë të mëshirës së Zotit, sepse atë ditë i Madhërishmi ka treguar rahmet ndaj disa pejgamberëve të tij - duke i shpëtuar nga mundimet e mëdha. Kështu, përmendet që Ademi a.s. dhe hazreti Hava, ditën e dhjetë të muajit muharrem janë amnistuar nga mëkati që kishin bërë në Xhenet, në mënyrë që në tokë, pas shumë mundimeve, të gjenin njëri-tjetrin dhe të vazhdonin jetën bashkëshortore.

Shpëtimi i Nuhut a.s. nga vërshimi i përgjithshëm gjithashtu ka ndodhur në ditën e dhjetë të muajit muharrem, derisa bashkatdhetarët e tij të padëgjueshëm ishin viktima të asaj kataklizme të përgjithshme.

Allahu xh. sh., për shkak të padegjueshmërisë, zhduku pasardhësit e Lutit, Shuajbit e Hudit – duke i shpëtuan ata po në këtë ditë. Në këtë ditë Ibrahimi a.s. shpëtoi nga zjarri i Nemrudit. Po në këtë ditë Ejupi a.s. u shërua nga sëmundja e tmerrshme. Më 10 muharrem peshku i detit nxori në bregdet Junusin a.s. Po ashtu Jakupit a.s. iu kthye të pamët që e kishte humbur duke qarë për humbjen e të birit Jusufit a.s. dhe Jusifi a.s. në këtë ditë u nxor nga pusi ku e kishin hedhur vëllezërit e tij ziliqarë. Musai a.s. me izraelitët, me një siguri të madhe, kaloi në detin e hapur dhe kështu me popullin e tij shpëtoi nga dhuna dhe robëria e faraonit. I Madhërishmi Allah xh. sh. Isain a.s. e ngriti në qiell ditën e dhjetë të muajit muharrem.

Në ditën e dhjetë të muharremit myslimanët e gjithë botës shfaqin devotshmërinë e tyre duke agjëruar.

**“AGJËRIMI MË I DOBISHËM PAS AGJËRIMIT TË RAMAZANIT, ËSHTË AGJËRIMI NË MUAJIN MUHARREM,,**

Pejgamberi a.s., pasi kishte arritur në Medinë, e kishte kuptuar se jehudët e agjëronin ditën e dhjetë të muajit muharrem dhe i kishte pyetur: Përse e bëni këtë? ata iu përgjigjën: Se kjo është një ditë e zgjedhur në të cilën Allahu i ka shpëtuar izraelitët nga armiku i tyre, dhe për këtë arsye këtë ditë Musai a.s. e agjëronte, unë kam më shumë të drejtë ndaj Musait se ju, kështu që pejgamberi filloi ta agjëronte këtë ditë dhe i urdhëroi myslimanët që ta agjëronin .

Pejgamberi a.s. shumë herë e ka lavdëruar agjërimin në muajin muharrem, dhe kjo shihet nga këto hadithe: “Agjërimi më i dobishëm pas agjërimit të Ramazanit, është agjërimi në muajin muharrem.,, “Pejgamberi a.s. ishte pyetur për agjërimin në muajin muharrem, e ai ishte përgjigjur: “Ky është agjërim që fshin gabimet (mëkatet) nga viti i kaluar,,.

Duke lutur Allahun e mëshirshëm, ju uroj një vit me fat dhe të suksesshëm në punët e dynjallëkut dhe Ahiretit - në vitin 1431 të hixhretit e 2010 miladi dhe duke ju rekomanduar që ditën e 10 të muajit muharrem ta agjëroni dhe gjatë këtij muaji të këndoni dua, sidomos duanë nga ajeti 10 i sures Kehf. ‘’Kur djelmoshat u strehuan në shpellë e thanë: ‘’O Zoti ynë, na dhuro nga ana jote mëshirë dhe na përgatit udhëzim të drejtë në tërë çështjen tonë!”

(1) Kurani, përkthimi Sherif Ahmetit, sure Teube, ajtei 36. (2) Sahihu Buhari, botimi në gjuhën shqipe. (3) Sahihul Muslim, botimi në gjuhën shqipe . (4) Ibid.

**NË DITËN E DHJETË TË MUHARREMIT MYSLIMANËT E GJITHË BOTËS SHFAQIN DEVOTSHMËRINË E TYRE DUKE AGJËRUAR.**

**Mr. Ejup HAZIRI**

# Përballë vetvetes

Jeni duke qëndruar në kinema dhe në çdo moment pritni që filmi -për të cilin keni ardhur- të fillojë, shikoni sallën e kinemasë që është e stërmbushur me njerëz që kanë ardhur për të njëjtin qëllim. Sytë e tyre i janë drejtuar aparatit kinematografik dhe me ëndje të madhe presin fillimin e filmit. Vjen edhe çasti i caktuar dhe në ekran dalin skenat e para. Si do të ndihesh nëse krejt papritmas, fillon filmi që do të elaboronte një pjesë të jetës sate, që do të ketë përgjuar ndokush pa dijen tënde? Sa fillon filmi, fillojnë edhe skandalet, marrëzitë dhe mëkatet e tua të vazhdueshme! Shikon ekranin e zmadhuar dhe ja, e sheh veten, sodit mendjen se a je në ëndërr apo, ajo që sheh, është realitet e jo fantazi, fshin sytë se mos vallë ato pamje janë imagjinata, por gabon, sa t’i hapësh sytë, ngase skenat skandaloze mbesin të njëjta, dhe tashmë bindesh se personi në aparatin kinematografik je pikërisht ti e jo dikush tjetër. Shikon përreth vetes, sa në të djathtë e sa në të majtë, dhe ja që të gjithë sytë e tyre janë drejtuar nga ti. Ul kokën poshtë nga turpi, fytyra të skuqet, trupi të dridhet nga ajo që sheh, zemërimi të kaplon, ndërsa pulsi i zemrës sate sa vjen e shtohet. Të gjitha ato që i sheh, janë veprimet e tua, që ndoshta, në çastet e veprimit, veten do ta kesh konsideruar të guximshëm e ndoshta edhe revolucionar. Sheh padrejtësitë e tua karshi të dëmtuarve, zhytjen tënde në nderet e njerëzve, bartjen e gënjeshtrës, përgojimet, premtimet e thyera, mashtrimet e kota, mëkatet e ndryshme, sheh gjithçka, madje edhe imtësitë më të vogla, po të tëra këto skena nuk janë të ekzagjeruara, veçse një realitet i vërtetuar me fakte e dëshmi që tronditin rëndë ndërgjegjen tënde, saqë fjalët, sado të fuqishme që të jenë, prapëseprapë nuk mund ta shprehin gjendjen e atyre çasteve. Shikon poshtë dhe lutesh që të të hapet toka dhe ti të zhytesh në brendësinë e saj. Ndien se toka të është ngushtuar ani pse është mjaft e gjerë. Ngre kokën lart dhe lutesh që Zoti të ta marrë shpirtin para se të turpërohesh dhe të poshtërohesh para gjithë asaj turme njerëzish. Por, për çudi, as toka nuk hapet dhe as qielli nuk të bie sipër, e as vdekja nuk vjen, edhe pse ti e kërkon me ngulm.

Gjërat që dikur ishin në dorën tënde, tashmë janë në dorën e dikujt tjetër dhe fatkeqësisht fuqia jote për të ndaluar skandalet e tua, janë tentativa të kota dhe krejtësisht të pavlera. A do të ngrihesh para gjithë atyre njerëzve dhe ta lëshosh sallën e kinemasë apo do të vazhdosh, ashtu i turpëruar dhe tepër i dëshpëruar, të shohësh marrëzitë skandaloze të jetës sate? Nëse ngrihesh, pa dyshim që të gjithë ata shikimin e tyre do ta drejtojnë nga ti, e nëse mbetesh aty, atëherë poshtërimi sa vjen e të shtohet. Sigurisht që asnjëra prej këtyre nuk do të duket ndonjë zgjidhje, madje që të dyja të duken si një ekuacion algjebrik, por para vetes s’ke ndonjë rrugëdalje tjetër.

Shikon orën dhe mendon se akrepat kanë ndaluar dhe se ora nuk ecën fare. Koha të duket e gjatë dhe ato inserte filmi bëjnë të dukesh sikur je ulur aty një kohë të gjatë, për vite e ndoshta edhe për dekada.

Shqetësimet e brendshme janë të papërshkruara. Brenga, mundime, mërzitje e madhe, ngushtime të tepërta, hall e siklete, janë vetëm disa prej shqetësimeve që të shoqërojnë në ato çaste të vështira dhe kritike.



Sedat ISLAMI

# Mbase mund të

E di se ky titull, paraprakisht, do të ngjallë reagime emocionale, si tek aktorët, që jetojnë nga filmi, po ashtu edhe tek masa e gjerë, që jetën nuk mund ta "imagjinojnë" pa televizion. Ata mund të japin paragjykime të ndryshme për mua, por, pa dashur ta lëndoj askënd, më duket se artet në këtë kohë i përgjigjen plotësisht fjalës arabe "El-funun xhunun" (artet janë çmenduri).

Ndoshta ata artistët e mirëfilltë që ndalen dhe shikojnë emisionet më të shpeshta në televizione, do të binden se qëndrimi im, të paktën, është parimor. Duke filluar nga reklamat televizive, emisionet për të rinj, video-klipet muzikore, paraqitjet skenike të aktoreve, tendencat për ta "modernizuar" artin dhe për të hequr tabunë e turpit në skenë, që më mirë do të kishte qenë të thuhej - tendencat për zhdukjen e moralit, - që të gjitha këto gjenerojnë dhe përçojnë vetëm mesazhe të shthurjes dhe degradimit moral. Si pasojë, rubrikat e zeza të gazetave kanë zgjeruar profilet e tyre dhe tashmë aty gjen "storie" nga më të ndryshmet, që dikur mund t'i kemi dëgjuar vetëm për popuj të tjerë, po jo dhe për ne.

Besoj se kjo pjesë hyrëse e këtij artikulli nuk duhet të krijojë përshtypjen se televizioni është i refuzuar 100%. Informacionet ditore, programet kulturore, ligjëratat fetare, e shumë emisione të tjera me karakter edukues e arsimor, mbase janë të nevojshme dhe natyrisht edhe të dobishme. Influenca dhe popullariteti i shumë kanaleve islame, siç është Alrahma TV, Peace TV, ku participojnë emra të njohur të shkencave islame, do të ishin vetëm një justifikim shtesë.

Mendon se si do të vijë fundi, por fundi është larg, dhe për të arritur fundi, duhet kohë dhe durim i madh për t'i përballuar ato shqetësime të mëdha.

Ky ishte një përfytyrim dhe figurë imagjinare, që mund të ndodhë edhe në realitet, por një përfytyrim imagjinar që i ngjan një dite tjetër, që është realitet dhe pasqyrim real.

Ajo është dita kur, pas ringjalljes, do të qëndrojmë përballë Zotit, në mënyrë që të japim llogari për vetveten tonë, do të jetë e gatshme çdo gjë që kemi vepruar, sa ishim gjallë. Do të na paraqitet edhe libri i llogarisë së përpiktë. Lexo se ç'thotë i Plotfuqishmi: "Çdo njeriu ia kemi varur në qafë llogarinë për punën e tij dhe Ne do t'ia paraqesim Ditën e Kiametit librin, që do ta gjejë të hapur (e do t'i themi): "Lexoje librin tënd! Ti mjafton sot si llogaritar kundër vetvetes!

E po, imagjinoje këtë situatë, i ndalur me gjithë njerëzimin, shikon në të djathtë e fundi i njerëzve nuk shihet fare; shikon në të majtë e gjendja është e njëjtë si në anën tjetër. Dielli të është afruar mbi kokë, djersët të mbulojnë këmbët, shikimi yt është shumë i mprehtë, shpresa sa vjen e zbehet, shpëtimi kushtëzohet nga libri i dhuruar ose nga mëshira e falur e Krijuesit tënd. Para vetes ke librin tënd, ku është regjistruar çdo detaj i jetës sate. Nuk mund të besosh se është regjistruar tërë ajo që ke vepruar, por nuk mund t'i mohosh faktet. Sheh se asgjë nuk është shtuar, një llogari e drejtë. Lexon librin tënd, apo më mirë të themi lexon marrëzitë e tua, ndalesh pranë mëkateve, gabimeve dhe marrëzive të tua në jetën e kaluar. Fryma mezi del e gjuha mezi shqipton, fytyra të skuqet kur kalon pranë të këqijave që ke vepruar, këmbët të dridhen dhe mezi të mbajnë, por leximin e atij libri duhet ta vazhdosh.

Çuditesh kur sheh para vetes shumë njerëz, që qëndrojnë pranë teje, të gjithë ata kërkojnë dëmshpërblim nga ti. O Zot! Sa ma vështirësojnë gjendjen! Po ndoshta ke harruar se edhe ti i ke vështirësuar gjendjen dikujt. Këta të ardhurit, janë ata të cilëve u ke bërë padrejtësi në jetën tënde: ke bërë shpifje, ke nëpërkëmbë nderin, ke gënjyer, ke bartur fjalë, ke bërë këtë e atë, prandaj ata tani kërkojnë dëmshpërblim prej teje. Si do t'ia bësh këtij halli? Çka do t'u japësh atyre në ato momente kritike? Do t'ua japësh të mirat e tua, nëse të mjaftojnë për të gjithë ata, e nëse nuk të mjaftojnë, atëherë do t'ua marrësh të këqijat. Vaj halli për llogarinë tënde të asaj dite të tmerrshme, sa ditë e gjatë dhe sa e vështirë do të jetë! Dhashtë Zoti të mos jemi prej atyre që atë ditë do të tmerrohen: "Dhe Libri (i veprave të tyre) do t'u vihet përpara, e do t'i shohësh gjynahqarët se si do të tmerrohen nga ato që gjenden në të dhe do të thonë: "Të mjerët ne! Çfarë është ky libër që nuk paska lënë asnjë vepër të madhe a të vogël pa e shënuar". Aty do të gjejnë të shënuar gjithçka që kanë punuar. Zoti yt nuk i bën padrejtësi askujt."

(1) El –Israë:13-14. (2) El- Kehf:49

# ketë të mira edhe në kinema

Filmi "Lord of War", i shfaqur të dielën (17 maj 2009) në RTV 21, në kuadër të serisë së filmave që ndryshojnë botën, ani pse kishte skena të pahijshme, pa të cilat vështirë se mund të imagjinohet një film modern, megjithatë pati edhe elemente shumë pozitive. Me përshkrimet graduale që i bën shoqërisë "demokratike" (kërkoj falje nga lexuesi që në këtë shkrim më duhet t'i përdor kaq shumë thonjëzat), duke filluar nga individi, i cili në emër të fitimit të parasë shkel çdo ligj njerëzor dhe çdo kod moral, madje duke mos kursyer as familjen më të ngushtë, e deri tek figurat më kyçe të shteteve, apo sot të njohur si "pionierë" demokracie, - filmi botën e paraqet si një arenë bishash e egërsirash, ku paqja mund të jetë pjesë e fjalorit, po jo edhe e jetës. Vendin e saj, dhunshëm, e ka zënë gjaku, e në të shumtën absolute të rasteve, gjaku i pafajshëm. Ideatorë dhe skenaristë të këtyre zhanreve të dhunës, janë oratorët më të mëdhenj të kohës sonë, jo për ndonjë lloj proze a poezie, por në fjalimet që paqen e kuptojnë si luftë, lirinë si robëri, jetën si vdekje, kulturën si shthurje, nderin si çnder, femrën si mall, gjakun si tregti, prostitucionin si biznes, paranë si Zot. Po, ka njerëz që paranë e adhurojnë në vend të Allahut të Madhëruar!

Këto fjalime, që do t'i quaja tallava, janë aq misterioze, sa janë sharllatanë dhe lapërdharë edhe harabelat e tyre. Fjalën e kam për elitën dekonstruktive të politikës globale që sot duket të ketë mbledhur afër vetes "ajkën" e politikanëve që, s'do mend, janë varrmihësit e lirisë, dhunuesit e nderit, gjakpirësit e kulturës, fantazmat e demokracisë. Shumë të paktë mbeten ata emrat e të cilëve nuk hyjnë në histori të keqpërdoruesve.

Pata filluar të shkruaja një punim seminari për të drejtat fetare dhe, sa herë që hulumtoja në raportet ndërkombëtare mbi të drejtat fetare në botë, ndieja një neveri, shkakun e së cilës e kam ditur moti, por ja që për të tash u binda edhe më shumë. Mesazhi përmbyllës i filmit shfaqte atë që do ta rrumbullaksonte tërë realitetin: Pesë nga anëtarët e përhershme të Këshillit të Sigurimit, janë shitësit më të mëdhenj të armatimit, apo thënë më mirë, minuesit e sigurisë botërore. Këta m'i kujtuan fjalët e Allahut:

**A ATIJ QË VEPRA E VET E KEQE I ËSHTË HIJESHUAR DHE E SHEH SI TË MIRË (A ËSHTË I NJËJTË ME ATË QË I LARGOHET ASAJ)? NË TË VËRTETË, ALL-LLAHU E LARGON NGA E VËRTETA ATË QË DO, DHE AI E UDHËZON ATË QË DO, PRANDAJ TI (MUHAMMED) MOS SHKATËRRO VETEN ME DËSHPËRIM PËR TA, ALL-LLAHU E DI SHUMË MIRË ATË QË BËJNË ATA". KURANI, KAPTINA FATIR, 8**

Ata janë veprimi i të cilëve u asgjësua në jetën e kësaj bote, e megjithatë ata mendojnë se janë duke bërë mirë". Kurani, kaptia El Kehf, 104. Nejse, ndoshta këta me fjalën "siguri" synojnë skandale, kaos, trazira, luftëra civile, luftëra shtetërore!

Nuk e di se sa do të ndikojë ai film dhe ky artikull në rizgjimin e gjumashëve, të drejtat e të cilëve shkelen në emër të demokracisë, nderi i të cilëve çnderohet në emër të nderit, liria e të cilëve robërohet në emër të lirisë, por jam më se i bindur se në këtë skëterrë, ku vjen erë tymi, gjaku, mashtrimi, manipulimi, fjalët nuk do të bëjnë punë, premtimet nuk do të realizohen, gjaku nuk do të "shtrenjtohet", retorika nuk do të ndërrojë, ani pse do të kundërmojë tinguj dashurie e respekti, robëria nuk do të ketë fund, keqpërdorimet do të vazhdojnë. . . .

Le të shpresojmë se këto imazhe të kësaj arene do të na shfaqen në ëndërr dhe, edhe pse të frikësuar e të trishtuar, megjithëkëtë do të zgjohemi nga gjumi!





# Shehulislam Jahja

## Stamboll 1561 – Stamboll 1644

Eshtë i biri i shehulislam Bajramzade Zekerija Efendiut. Konsiderohet si shehulislami më i çmuar ndër shehulislamët osmanë pas Ebussuud Efendiut. Mësimet e para i mori nga i ati që ishte, njëkohësisht, edhe një poet i mirë, pastaj mori mësime dhe një arsim të mirë nga dijetari i madh i kohës, Abdylxhebbarzade.
Qysh në moshë të re punoi si muderris në medresetë Atik Ali Pasha, Haseki Sulltan dhe Sahn, pastaj si kadi në Halep, Damask, Egjipt, Edrene, Bursë dhe Stamboll, si kazasker në Anadoll dhe Rumeli. Varri i këtij poeti i cili u suall tri herë në pozitën e shehulislamit dhe vdiq në këtë detyrë, ndodhet pranë varrit të të atit në Sulltan Selim. Shehulislam Jahja ka qenë një person me rëndësi, i respektuar shumë nga sulltanët e kohës dhe burrat e shtetit dhe i pyetur shpesh për punët e shtetit.
Krahas zotërimit të një morali të lartë, thjeshtësisë, aftësisë për ta përdorur vullnetin dhe për të marrë vendime të qëlluara, Shehulislam Jahja ka qenë serioz, me sjellje të holla, njeri i fjalës së mprehtë dhe i bisedës së këndshme, në të njëjtën kohë, poet i fuqishëm. Në poezitë, veçanërisht në gazelet, ka përdorur një turqishte të pasforcuar, të thjeshtë e të kulluar. Me zotërimin e gjuhës dhe me shprehjen e lehtë e të rrjedhshme, ka ndikuar edhe mbi poetët e kohës së vet, edhe mbi ata të periudhave të mëpastajme.
Përveç divanit turqisht, ka lënë një Sâkînâme (këngë për sakiun) prej 77 bejtesh (dyvargshesh), përkthimin e "Nigâristan"-it të Kemal Pashait si imitacion për "Gülistân"-in e Saadiut, kritikën me titull "Manzûme-i Ferâ'iz" për veprën "Câmi'ü'd-dürer" të Muhsin-i Kajseriut, veprën "Arapça Kasîde-i Bürde Tahmisi" dhe përmbledhjen me fetvatë (vendimet juridike-fetare) e dhëna prej tij gjatë gjithë detyrës si shehulislam, me titull "Fetevâ-yı Yahyâ", të përgatitur prej shehulislamit bursalli Mehmed Efendi. Qenia e Jahjait është parë si mëshirë për shtetin. Ai pati thënë:
*Xhybeja dhe çallma a mos i japin njeriut shenjtëri?*

*Gazel*

*Ninëza e syrit paprá në faqen e të dashurës sheh;*
*Nga ajo dritare syri në mes të një lulishteje sheh!*

*Koha vjen, merr prapë në dorë kupën e florinjtë*
*Narcizi sybojqielltë në livadh, veç pranverën sheh!*

*Erën tënde të lehtë pret të fryjë vark' e zemrës;*
*Ka kohë që në breg të mundimit nga fryn era sheh!*

*Me të dëgjuar se po vjen për në kopsht, o shpirt,*
*Jasemini i drithëruar ngjitet murit, rrugën sheh!*

*S'i vë re, kush është burrë, këto sjellje, o Jahja;*
*As poshtërimit s'ia hedh sytë, as nderimin sheh!*



*Nga Antologji e poezise klasike turke / poezia e divanit, 2009, përktheu Mithat Hoxha, përzgjodhi E.A.*



Isa TERSHANA

# Feja-bazament
## i moralit dhe bashkësisë së shëndoshë

"ALLAHU URDHËRON DREJTËSI, BAMIRËSI, NDIHMË TË AFËRMVE, E NDALON NGA IMORALITETI, NGA E NEVERITURA DHE DHUNA. JU KËSHILLON ASHTU QË TË MERRNI MËSIM"(1)

Lidhur me përmbajtjen e këtij ajeti, Ibni Mesudi ka thënë: "Ky është ajeti që përmblodhi në përmbajtjen e vet më së shumti udhëzime e këshilla për sjellje të mira, dhe ceku veset e shëmtuara, prej të cilave lypset larguar". Zoti xh. sh. e njeh më së miri njeriun, sespe Ai Vetë e krijoi. E dinte se një ndër krijesat më të ndërlikuara është ai. Njeriu

është i pajisur me aso fuqish të cilat e tërheqin nga e mira, po edhe me asosh që anojnë nga e keqja. Prandaj, Allahu i Lartmadhëruar nga mëshira e Tij, nuk deshi që kjo krijesë të sillet vërdallë në rruzullin tokësor e të mbetet i hutuar, por e pa të nevojshme dërgimin e pejgamberëve dhe librave të shenjtë kohë pas kohe me udhëzime dhe këshilla, me qëllim që njeriu të aktivizojë anën pozitive të tij. Njeriu, përveç të tjerash, është qenie shoqërore dhe, si i tillë, është i detyruar të jetojë në familje apo në bashkësi, që do të thotë se njeriu nga vetë natyra e tij është i krijuar të jetojë me të tjerët. Vetë jeta në bashkësi kërkon kushte e rregulla të cilat duhet t'i respektojë çdo individ, me qëllim të arritjes së harmonisë në marrëdhëniet ndërnjerëzore.

Mirëpo nuk ka bashkësi të shëndoshë, po qe se nuk ka individë të shëndoshë, sa kohë që nuk ka individë të shëndoshë pa moral. Pra, normat e moralit janë ato që dirigjojnë sjelljet e përgjithshme të njeriut në bashkësi. Bazë e normave të moralit është feja, për arsye se ato norma nuk mund të respektohen si duhet, nëse nuk burojnë nga ndonjë ligj i shenjtë, siç është Sheriati.

Tek njeriu ekzistojnë dy lloje prirjesh: të larta dhe të ulëta (shpirtërore dhe emocionale); ato të lartat duhet të zhvillohen, ndërsa të ulëtat (epshet) duhen kontrolluar-sunduar. Në grupin e emocioneve të ulëta bën pjesë emocioni i egoizmit. Ky emocion mund të kontrollohet vetëm nëpërmjet prirjes më të lartë dhe më të fortë, e cila lidhet me bindjen e vetëdijshme se njeriu i takon botës më të lartë, së cilës duhet t'i nënshtrohet gjithçka. Pa këtë bindje, njeriu do ta kishte vështirë për të respektuar ndonjë ligj a rregull, bile edhe atëherë kur ato rregulla janë kundër interesave personale të tij. Këtë e bën vetëm besimi në Krijuesin-Feja. Mu për këtë arsye, dijetari i njohur Lajbinci me plot të drejtë thotë: "Patjetër duhet të besojmë, që të jetojmë moralisht".

Gëte thotë: "Epokat e zhvillimit dhe ngritjeve të fuqishme kanë qenë gjithmonë epokat e besimit të fuqishëm".

Platoni, shumë shekuj më herët, pati thënë: "Kush shkatërron dhe sulmon fenë, ai ka shkatërruar moralin". Pra, morali është fundament më se i nevojshëm për jetën e çdo individi apo bashkësie, prandaj pa moral nuk mund të imagjinohet jeta e njeriut dhe e bashkësisë. Pra, morali është pjesë e pandashme e njeriut. Gjithmonë fati i njerëzve është varur nga niveli i moralit të tyre, që do të thotë se bazë dhe kusht për jetë të lumtur në këtë botë, është respektimi i normave morale. Morali është ligj i cili ia cakton njeriut detyrat që ka ndaj vetvetes dhe rrethit, qëllimi i të cilit është lumturia në këtë dhe në botën tjetër. Mu për këtë arsye, Islami – fe - dallohet nga të gjitha kulturat dhe qytetërimet e tjera të mëparshme nga fakti se theksin kryesor e vë në moralin. Prandaj morali është porosi kryesore e fesë. Muhamedi a.s., në lidhje me këtë, ka thënë:

"VËRTET JAM DËRGUAR T'I PLOTËSOJ VLERAT MORALE-(MORALET E LARTA)"[2]

Përveç të tjerash, ndjenja për moral është e lindur në natyrën e njeriut. Kjo shihet në faktin se gjithmonë gjatë historisë ka ekzistuar një standard i përgjithshëm i sjelljeve morale, duke u vërtetuar ose mohuar nga disa. Edhe pse kjo ndjenjë ndryshon nga individi tek individi, vetëdija njerëzore përsëri ka dhënë pak a shumë gjykimin e vet të përbashkët në favor të disa kualiteteve morale si të mira, sa kohë që disa të tjera i ka quajtur si të këqija. P. sh.: Drejtësia, bamirësia, sinqeriteti, durimi, bujaria, pajtimi ndërmjet njerëzve etj., në histori kanë qenë të lavdëruara gjithmonë, po të shohim se ç'thotë Kur'ani për to:

"...Allahu urdhëron drejtësi".

Këtu së pari përmendet drejtësia. Zoti xh. sh. është i drejtë pa dyshim dhe me drejtësi të plotë e precize krijoi dhe rregulloi gjithë ç'ka në ekzistencë. Gjithësia, bota-Toka e qielli janë mëkëmbur e përforcuar vetëm në bazë të drejtësisë së përsosur. Mirëpo objekt i drejtësisë së urdhëruar në këtë ajet, është njeriu, sepse njeriut i lypset domosdo drejtësia, që të mund të ekzistojë në bashkësi. Askush nuk është i zoti t'i kryejë vetë nevojat e veta. Për të përgatitur qoftë edhe një kafshatë të bukës, kërkohen angazhimi dhe bashkëpunimi i disa njerëzve. Drejtësia, e cila është urdhëruar në këtë ajet dhe e cila duhet të zbatohet në të gjitha fushat e jetës, pa dyshim duhet të jetë drejtësi e vërtetë, e mbështetur në baza të shëndosha e të sigurta. Sigurisht që nuk do të gjejmë rrugë tjetër, dhe as arsye, që të mendojmë për ndonjë drejtësi tjetër përveç kësaj që na mëson Kur'ani-feja. Rruga e drejtë e përshkruar në Kur'an, buron prej Zotit, prej Atij që krijoi gjithçka. Islami kërkon prej njeriut që së pari të zbatojë drejtësinë në vetë qenien e tij. Kërkon prej tij që të vërë barazi të plotë për nevojat e veta lëndore e shpirtërore. Të mos lejojë që njëra prej tyre të dominojë mbi tjetrën. Pas drejtësisë në vetë qenien e njeriut, Islami kërkon zbatimin e saj edhe në të gjitha fushat e marrëdhënieve ndërnjerëzore, ndaj të gjithë njerëzve, pa marrë parasysh racën, kombin, gjininë, gjendjen ekonomike, pozitën etj… Drejtësia në nivelin më të lartë, për njeriun mund të konsiderohet: Njohja dhe respekti ndaj Atij Që meriton të njihet për Krijues.

"BËHUNI TË DREJTË, SEPSE AJO ËSHTË MË AFËR DEVOTSHMËRISË"[3]

Bamirësia është vetia e dytë e urdhëruar në këtë ajet. Bamirësi kryesor është Zoti, dhe të mirat e Tij janë të pakufishme. Megjithatë, Ai e diti mirë që, përveç bamirësisë së Tij të përgjithshme, njerëzve u nevojitet edhe bamirësia e njëri-



tjetrit. Njeriun gjithnjë e ndjekin vështirësi të ndryshme në këtë jetë, që nga lindja e gjer në vdekje. Ai ka nevojë të ndihmohet sa është fëmijë, në kohën e pubertetit, në punë e në mendime. Atë e mundon më vonë çështja e jetesës, ekonomisë, e pozitës dhe e autoritetit etj..Për të gjitha këto njeriu ka nevojë për ndihmë, për njerëz të cilët bëjnë mirë dhe me bamirësinë e tyre u lehtësohet jeta. Të gjitha këto i di Zoti xh.sh. prandaj ka urdhëruar të bëjmë mirë. Të bësh mirë, d. m. th. të dëshirosh për vëllanë tënd atë që dëshiron për veten tënde.

NDIHMË TË AFËRMVE

Porosia për ndihmë dhe kujdes ndaj të afërmve është e një rëndësie të veçantë. Mbarëvajtja me të afërmit zë vend të rëndëshishëm në parimet e fesë islame. Arsyetimi i mos-harmonisë me të afërmit, nuk gjen vend kurrsesi në fenë islame. Mjafton të përmendim gjykimin që na e dha Pejgamberi a.s. kur tha: "Zoti nuk pranon ndihmën-sadakanë e një personi që u jep të tjerëve, gjersa nga të afërmit e tij ka të tillë, të cilët kanë nevojë për atë ndihmë".

CILAT JANË ANËT NEGATIVE TEK NJERIU, QË PËRMEND KUR'ANI ?

Anët negative që janë të pranishme te njeriu, Kur'ani i përmend me qëllim që të largohemi prej tyre. Të tilla janë:

Imoraliteti, të neveriturat, dhuna, rrena, mashtrimi, mendjemadhësia, zilia, përgojimi etj..

"e ndalon nga Imoraliteti" Sipas mendimit të shumicës së komentatorëve të Kur'anit këtu qëllim është prostitucioni (zinaja) me të gjitha llojet dhe mjetet që shpien nga ajo. Zoti xh.sh. nuk dëshiron ta pengojë njeriun nga realizimi i dëshirave dhe epsheve, por vetëm ka caktuar rrugë e rregulla për shfrytëzimin e tyre në mënyrë që ato të mos i sjellin kurrfarë dëmi, po vetëm dobi. Vërtet ai ndaloi zinanë, por lejoi martesën me kurorë etj..

"E neveritur"d.m.th: Çdo vepër a çfarëdo qëndrimi i papërshtatshëm, jonjerëzor. Megjithëqë edhe këtu kemi një kuptim të gjerë, i cili përfshin veprat, sjelljet, qëndrimet ... që nuk përputhen me normat morale islame e që dëmtojnë sjelljet humane të njerëzve.

"Dhuna"d.m.th: Qëndrim e sjellje djallëzore, të cilat kanë për qëllim përçarjen, kanë për qëllim që disa të dominojnë me fuqi mbi të tjerët. Me fjalë të tjera, zullum dhe padrejtësi. Këtë ves Zoti i Lartmadhëruar e urren shumë, dhe jo pse Atij I bën ndonj dëm, por për shkak se zullumi është shkaktar i shkatërrimit të bashkësive-njerëzve. Çdo pupull që ka humbur e është zhdukur, për ato si shkak ishte zullumi.

Muhamedi a.s. ka thënë:"Asnjë send nuk do të jetë më i rëndë në peshojen e besimtarit në Ditën e Gjykimit se morali i mirë. Dhe vërtet Allahu xh. sh. e urren të pamoralshmin dhe fjalëndytin"[4]. "Është pyetur Muhamedi a.s. se çfarë i shpie njerëzit më së shumi në Xhennet, tha: Devotshmëria ndaj Allahut dhe morali i mirë."[5] "Kush beson Allahun dhe Ditën e Gjykimit, le të flasë mirë, ose le të heshtë".[6]

Dijetari anglez, Lord Davenport, thotë: "Arsyeja pse feja islame është përhapur me shpejtësi, është rëndësia e madhe që ajo i jep moralit ".

Morali, apo normat morale, patjetër duhet të bazohen në fe, për arsye se, edhe pse njeriu posedon të menduarit, ai përsëri nuk është në gjendje të përcaktojë në mënyrë të përsosur marrëdhëniet ndaj Krijuesit, vetvetes dhe të tjerëve, sepse të menduarit e tij është i kufizuar dhe relativ. Prandaj, pa ndihmën e fesë, njerëzimi nuk do të ishte në gjendje për të caktuar rrugën e drejtë, pra pa normat morale të cilat do të mbronin në mënyrë të barabartë interesat e të gjithëve në bashkësi. Sikur t'i caktonte dhe formonte vetë njeriu, ato do të ishin relative, të përkohshme, të kufizuara dhe lokale. Dëshmi për këtë e kemi kohën që jetojmë, kur nocionet mirë dhe keq janë relative, për dikë e mira është e keqe, e për dikë e keqja është e mirë. Prandaj sot në botë ekzistojnë norma të llojllojshme të moralit si: moral borgjez, kapitalist, komunist etj.. Në fe kemi nocionin "mëkat" si diçka së cilës duhet t'i largohemi, sespse paraqet shkelje të ligjeve të Zotit. Ndërsa ateizmi nuk di dhe as që dëshiron të dijë për Zotin, dhe mu për këtë arsye nuk ka qëndrim mbi mëkatin, e nga kjo njeriut i është e lejuar gjithçka vetëm të mos i shkelë zakonet e vendit. Pra, është nevojë e domosdoshme të ekzistojë një Fuqi, e cila të jetë kurdoherë pranë njeriut, e njëkohësisht dhe pandërprerë të kontrollojë njeriun dhe veprat e tij. Këtë bindje e gjejmë vetëm në fe. Tek besimtari, përveç ndjenjës për mëkatin, ekziston edhe ndjenja e vlerës. Për t'u arritur diçka me vlerë, duhet sakrifikuar diçka. Sa më e madhe të jetë sakrifica, aq më e madhe është vepra, përkatësisht aq më i lartë është morali i njeriut. Për një vepër të lartë, edhe motivi duhet të jetë i lartë. E pra, këto motive mund të gjenden vetëm në fe, sepse për vlerën e tyre garanton vetëm Zoti Fuqiplotë.

"(1)En Nahl,90. (2) Musnedi Ahmed b. Hanbel. (3) EL Maidetu, 8. (4) Ahmed b. Hanbel. (5) Ebu Davudi. (6) Buhariu dhe Muslimi.

Jeton BILALLI

# Vetëvrasja dhe qëndrimi i Islamit ndaj saj

## "...DHE MOS E MBYTNI VETEN TUAJ. VËRTET ZOTI ËSHTË I MËSHIRSHËM PËR JU". (EN- NISA,29)1

"Vetëvrasja është një veprim agresiv i kryer ndaj vetvetes"- thotë Staslav Petkovski[2]. Akti i vetëvrasjes ka qenë i njohur që prej kohësh, por forma dhe motivet e saj kanë ndryshuar në kohë të ndryshme.Ky akt vazhdon të mbetet objekt studimi për shumë ekspertë të kësaj fushe. Diku i kuptuar si një akt qyqar e ndonjëherë edhe si një akt patriotik (për të mos rënë në dorë sidomos të armikut gjatë luftërave), vetëvrasja ka marrë shumë jetë të njerëzve. Aktet e vetëvrasjes historikisht kanë qenë më shumë individuale, por nuk mungojnë as ato kolektive. Janë të shumta aktet individuale, shpeshherë edhe të figurave me ndikim në histori, si Kleopatra, mbretëresha e Egjiptit, që vrau veten për shkak të humbjes së luftës dhe vetëvrasjes së bashkëshortit të saj;Vincend wan Ghog bëri vetëvrasje nga frika e çmendurisë[3] . Një prej tyre ka qenë Ernest Heminguei, një nga shkrimtarët më në zë amerikanë (shek. XX). Ai perjetoi thellë tragjedinë e dy luftërave …kishte shkrime dinamike …vrau veten, nuk mundi të duronte pasivitetin e vet.[4]

Gjithashtu grekët e lashtë, tradicionalisht, për arsye etike dhe praktike, nuk e përkrahnin fenomenin e vetëvrasjes, ndonëse Sokrati, filozof i njohur grek, pati vrarë veten për të mbrojtur nderin e tij. Rastet e vetëvrasjeve kolektive kanë ndodhur edhe nga ndikimi i sekteve të ndryshme fetare sipas pikëpamjes së "afrimit drejt Zotit" apo për shpëtimin nga "fundi i botës". Të njohura janë aktet e tmerrshme të vetëvrasjeve më masive në botë më 1978 në Xhonstaun (Guajanë), kur prifti protestant amerikan Xhim Xhons nxiti 914 ithtarë të kultit të tij, që të pinin një pije me cianid. Ata që nuk deshën të pinin helm, u pushkatuan.

Një rast tjetër ka ndodhur po në Ugandë, ku më shumë se 500 anëtarë të një kulti apokaliptik, së bashku me fëmijët e tyre, u vetëdogjën në kishë duke besuar se botës po i afrohej fundi.

Mashtrime të tilla për të nxitur akte të vetëvrasjes masive, mjerisht vazhdojnë edhe sot e kësaj dite. Një shembull i vetëvrasjeve kolektive, është vetëvrasja e 39 pjesëtarëve të sektit "Porta e qiellit" më 1977, në ShBA; dogma e tyre ishte se qytetërimi njerëzor ishte në rrugë e sipër të apokalipsës, si dhe se shpëtuesi do të vinte me pjatë fluturuese për t'i marrë me vete.[5] Me një shtrirje në mbarë botën, numri i vetëvrasjeve brenda 24 orësh në botë tejkalon 1000-shin, ndërkohë që brenda një viti llogariten mbi 370. 000 raste, kurse numri i tentimvetëvrasjeve, është shumëfish më i madh. Shifrat tregojnë se kjo dukuri merr më shumë jetë njerëzish sesa krimi i vrasjes.[6]

### SHKAQET E VETËVRASJES

Për fat të keq, tek ne nuk kemi ende ndonjë studim të mirëfilltë shkencor rreth kësaj dukurie. Rastet e hulumtuara në shtetet e zhvilluara, shpien në përfundimin se arsyet e marrjes së një hapi të këtillë janë të ndryshme dhe të veçanta, shumica e tyre kanë të bëjnë me faktin se ata që përpiqen të bëjnë vetëvrasje, kanë një ndjenjë se jeta nuk ia vlen të jetohet.

### SHKAQET SOCIALE

Shkaqet sociale të vetvëvrasjes janë të një natyre të veçantë për arsye se kemi të bëjmë kryesisht me trajtimin e raportit njeriu-shoqëria. Në thelb, në të gjitha këto raste individi sheh vështërsi për t'u përshtatur në shoqërinë e caktuar: "Kur njeriu është krejt i shkëputur nga shoqëria, - thotë Durkheimi, ai vetëvritet më lehtësisht (vetëvrasje egoiste), po ai vetëvritet edhe kur është tepër i lidhur me shoqërinë (vetëvrasje altruiste). Pra shoqëria për të ka një rol rregullues në ekuilibrin e ndjenjave dhe të veprimtarisë së individitit.[7]

### SHKAQET EKONOMIKE

Roli i shkaqeve ekonomike në dukurinë e vetëvrasjes, në dukje është kontravers. Në njërën anë sociologët si shkaktar të vetvërasjes e theksojnë varfërinë, por si shpjegohet fakti se vetëvrasjet janë dukuri të pranishme në vendet me standard të lartë jetese, (p.sh. vendet skandinave janë të parat për vetëvrasjet). Më të tutje shqiptarët kanë qenë më të varfër sesa sot, por rastet e vetëvrasjeve kanë qenë të rralla.

### SHKAQET PSIKOLOGJIKE

Nga aspekti psikologjik-neuropsikiatrik , konsiderohet se shkaqet kryesore të vetëvrasjeve janë çrregullimet mendore, si: neurozat, depresionet e thella, kompleksi i madh i inferioritetit. Këto çrregullime atakojnë të gjitha moshat , sidomos janë të vrullshme nga mosha 15-25. Këtu nuk duhet injoruar kodi gjenetik, nëse ndonjëri nga prindërit ka pasur prirje të vazhdueshme për vetëvrasje, është e mundshme që kjo të reflektohet edhe tek pasardhësi.

Zakonisht personat që bëjnë vetëvrasje, paraprakisht provojnë një prishje të theksuar humori dhe të ekulibrit emocional, që në gjuhën e psikologjisë quhet çrregullim i gjendjes shpirtërore. Kur emocionet qëndrojnë në një pikë të ulët gjatë gjithë kohës dhe personat e humbin interesimin për jetë, kjo më vonë shpie në gjendje depresioni.

Hulumtimet e ndryshme shkencore kanë rezultuar se 80% e personave që bëjnë vetëvrasje, një kohë para vdekjes tregojnë disa prej këtyre simptomave - ndryshime tek personat: janë të pikëlluar , të mbyllur në vetvete, janë shumë të ndjeshëm , nervozë, të lodhur të pavendosur, pa vullnet, ndonjëherë të shqetësuar, hiperaktiv…etj.

NDRYSHIMET E SJELLJEVE:

moskoncentrimi në punë e në shkollë, në obligimet e rëndomta, pa interesim për dukjen e tyre. Ndryshimi në sistemin e ngrënies: s'kanë oreks dhe dobësohen ose konsumojnë ushqim tepër, humbin interesimin për shoqëri, seks, hobi, humbin dëshirën për aktivitete, ndihen fajtorë , urrejnë vetveten, nuk kanë shpresë për të ardhmen etj.. Është interesante të theksohet se shumë probleme shëndetësore dhe psikologjike, që shfaqen në moshë të rritur, zanafillën e kanë që në fëmijëri.

VETËVRASJA NË KOSOVË

Një dukuri mjaft e dhembshme dhe e shfaqur mjaft shpesh në Kosovën e pasluftës, është edhe vetëvrasja, e cila çdo ditë e më shumë merr jetë të atyre që nuk gjetën rehatinë shpirtërore, kënaqësinë e kësaj jete, përkrahjen familjare e shoqërore, duke mos pasur fuqi për të përballuar sfidat jetësore të këtij transicioni të egër.

Dr. Ferid Agani, neuropsikiatër – i pyetur për fenomenin e vetëvrasjeve në Kosovë, tha: "Koha e gjatë që Kosova ishte nën okupimin serb si dhe lufta e fundit në Kosovë, janë faktorët dominantë për këtë fenomen", për të theksuar më pastaj se faktorët e vetëvrasjes janë të shumtë: faktorë biologjikë, si sëmundje psikike, pastaj faktorë psikologjikë, pasojat e traumës së luftës, papunësia, varfëria, paperspektiva ekonomike.. Gjithashtu, Agani mendon se një nga faktorët mjaft ndikues në rritjen e vetëvrasjes, është edhe moskujdesi për identitetin dhe mirëqenien shpirtërore. Pa dyshim, Kosova e dalë nga lufta vazhdon të përjetojë traumat e saj dhe të reflektojë një gjendje post-traumatike. Nuk duhet harruar se plot familje kanë pjesëtarë të zhdukur, të vrarë e të masakruar, madje shpesh kanë qenë edhe vetë dëshmitarë të atyre pamjeve të tmerrshme, pa harruar edhe dhunimet nga forcat paramilitare serbe. E tërë kjo shtresë e popullsisë është e predispozuar të kalojë në një gjendje depresive, që mund të jetë një hap drejt vetëvrasjes.

Shtresa e dytë, e cila është në rritje ose, thënë më mirë, është dominuese sot në Kosovë, janë të rinjtë e papunë, të thyer moralisht e pa ndonjë mundësi ekonomike për të organizuar jetën ashtu siç kanë menduar, përfshirë këtu edhe ndryshimet e gjeneratave brenda familjeve, të shoqëruara nga probleme për zgjidhje e realizime të "dashurive ", janë shtresë potenciale që depresionin e tyre ta përfundojnë me vetëvrasje. Këtu hyn edhe rënia morale e fetare në përgjithësi te këta të rinj. Shtresa tjetër janë të rinjtë e shumtë që sot e ndajnë jetën me dukuri mjaft problematike , si alkoolizmi, narkomania, prostuticioni dhe në pamundësi të arritjes së qëllimit, shpeshherë kalojnë në depresion, e pastaj nevojiten pak gjëra për të bërë vetëvrasje. Shtresë e tretë do të quanim edhe një pjesë të familjarëve, ëndrrat e të cilëve për punësim e për të mbajtur familjen, kanë ardhur duke u shuar. Te femrat rastet më të shpeshta shkaktohen nga probleme në marrëdhëniet bashkëshortore etj…Kosova si një vend transicioni, e dalë nga lufta, numri i këtij fenomeni është në rritje, indeksi ishte 1. 6, ndërsa sot është 3. 8 për 100 mijë banorë.[8]



QËNDRIMI I ISLAMIT NDAJ VETËVRASJES

Jeta është dhuratë e Allahut dhe si të tillë Islami e konsideron të shenjtë, madje ai tërë gjininë njerëzore e trajton si një familje, e cila duhet të çmojë jetën në mënyrë të merituar. Prandaj, sipas Islamit, sulmi kundër jetës-vrasja, konsiderohet, menjëherë pas mosbesimit (kufrit), si krimi më i madh tek Allahu i Madhëruar. "Kush vret një njeri (pa të drejtë)… është si t'i kishte vrarë të gjithë njerëzit"(El-Maide, 32), ndërsa Muhamedi a.s. në një thënie vrasësin e konsideron njeri të dalë nga korniza e fesë së tij, dhe thotë: "Besimtari vazhdon të jetë brenda sferës në fenë e tij përderisa nuk derdh ndonjë gjak të ndaluar". (Buhariu). Gjithashtu i Dërguari i Zotit ka thënë: "Ai që hidhet nga kodra (lartësia) dhe bën vetëvrasje, do të hyj në Xhehnem. Atje do të mbetet përgjithmonë. Kush pi helm dhe e vret veten, ai duke e mbajtur helmin në dorë, do të pijë në zjarr të Xhehenemit përgjithmonë. Kush e vret veten me hekur, duke e mbajtur hekurin në dorën e tij do të godasë veten në Xhehenem përgjithmonëë (Buhariu). Përfundoi me fjalën e Zotit:

**"E KUSH IA KTHEN SHPINËN UDHËZIMIT TIM, DO TË KETË JETË TË VËSHTIRË"** ( Taha, 124)

(1) Kurani- përkthyer nga H. Sherif Ahmeti, (2) "Dituria Islame" nr. 200, (3) revista për të rinj "Argumenti" nr. 27, (4) http:shprehu. info/forum/viewtopik, (5) Fet'hi jekin Sfidat e shekullit XXI…. f. 23, (6) Argumenti nr. 27, (7) "Dituria Islame" nr. 200 mars 2007, (8) "Dituria Islame" nr. 226, maj 2009.

Hatixhe AHMETI

# Zonja e parë e Turqisë Hajrunnisa Gyl

ZONJA E QËNDRUESHME DHE BUKUROSHJA ME SHAMI

Hajrunnisa Gyl ka lindur në vitin 1965 në Beshiktash të Stambollit, ndërsa me prejardhje është nga qyteti i Kajserisë. Shkollën fillore e kreu në lagjen Bejazit të Stambollit në shkollën e quajtur 'Bejazit Koca Ragëp Pasha', shkollën e mesme po ashtu në Stamboll, në gjimnazin e vajzave 'Çemberlitash'. Në vitin 1980 u martua me Abdullah Gylin. Ajo di anglisht dhe arabisht. Është nënë e tre fëmijëve - Ahmet Munirit, inxhinier i makinerisë (1983), Kybras, inxhiniere e makinerisë, (1985) dhe Mehmet Emres (1991). Para ca kohësh në uebfaqen e presidentëve të Turqisë u vendos fotografia e saj, ku në një foto ajo kishte dalë e vetme, në fotografinë tjetër ishte me bashkëshortin e saj, Kryetari i tanishëm i Republikës së Turqisë, Abdullah Gyl.

Paraqitja e saj në rezidencën e Kryetarit ishte shumë kurioze për njerëzit, madje po aq sa ishte edhe vetë prezantimi i Abdullah Gylit. Gazetarët vazhduan të gjurmonin edhe më tutje me pyetjet rreth saj, në mënyrë që t'i merrnin përgjigjet e ta prezantonin sa më mirë ditën kur do të shkonte në fronin e Çanakalasë në Ankara. Hajrunnisa Gyl ishte gruaja e Kryetarit të njëmbëdhjetë të Turqisë, e cila po vendosej në këtë rezidencë. Para asaj në atë fron kishte qenë Nazmije Demirel, respektivisht gruaja e ish-Kryetarit të Turqisë, Sylejman Demirel.



FAMILJA E ZONJËS SË PARË

Zonja e parë rrjedh nga një familje me tradita të thella, familje e shkolluar po edhe mikpritëse. Disa gazetarë, kur vajtën ta intervistonin për një qëndrim 10 minutash, kaluan aty në 1 orë e gjysmë, nga mikpritja e paimagjinueshme. Kjo shtëpi gjithmonë e kishte derën të hapur për mysafirë.

"Hajrunnisaja është vajza jonë e parë, zemra na dridhet për të", - shprehet babai i saj, Ahmet Ozjyrti. Ai dhe tre vëllezërit e tij ishin rritur me mallin për të pasur një motër. Kur u lindi fëmija i parë vajzë, qe gëzuar shumë. Menjëherë i kishte telefonuar babait të vet dhe i kishte thënë: 'Më ka lindur një vajzë sikur top drite'. Kur Hajrunnisaja kishte mbushur njëmbëdhjetë muaj, babai i saj nuk pati zemër ta dërgonte vajzën e tij me autobus në Stamboll. Nëna Fatma Ozjyrt, për ato ditë thotë: "Dridhej para vajzës, edhe më tej vazhdon të jetë i tillë. Vendi i Hajrunnisasë është i veçantë për të. Atëbotë në aeroplan mund të fluturonin vetëm familja pasanike e Sabanxhinjve, meqë aeroplani kushtonte shumë shtrenjtë. Por, kur e pashë, Ahmeti kishte nxjerrë biletë familjare për aeroplan, sepse s'pati zemër kurrsesi ta dërgonte të bijën me autobus. Duket që qysh atëherë Hajrunnisaja e kishte të paracaktuar se do të udhëtonte shumë me aeroplan".

Hajrunnisaja ishte e dashur për ta, nuk ia prishnin kurrë dëshirat, gjithmonë kishte dëshirë të vishej bukur, rrobat e saj i pëlqente dhe i zgjidhte vetë. Gjithherë ishte moderne, e këndshme. Gjithmonë kishte mbajtur shami me stil njëjtë. Marrëdhëniet e saj me rrethin dhe shoqërinë janë gjithmonë të mira. Gjithkush e do dhe janë gëzuar për të kur u bë Zonja e parë e Republikës së Turqisë.

Përshtypjet e vjehrrive për dhëndrin e tyre

Çdo fjalë jo e mirë që flitet rreth Abdullah Gylit dhe gruas së tij, i mërzit shumë familjet e tyre, në zemrat e tyre ato fjalë bien sikur plumba.

Në reportazhet që u bënë me familjet e tyre, me atë të Abdullah

Gylit, me nënën e tij - Zonjën Adevije, dhe babanë – zotëri Ahmet Hamdiu, po ashtu edhe me familjen e Zonjës së parë Hajrunnisa, babanë e saj Ahmet dhe nënën Fatma Ozjyrt, ata thoshin: "Le të jenë të lumtur fëmijët tanë, ne nuk dëshirojmë më tepër". Ndërsa Fatma Ozjyrtit i rritet tensioni dhe diabeti për shkak të polemikave rreth Kryetarit. Madje familja e Zonjës së parë kishte refuzuar shumë herë intervistat vetëm e vetëm që të mos u shtohej ndonjë fjalë dhe ata pastaj të mërziteshin. Prandaj që të mos mërziteshin të dy palë prindërit nga lajmet e shpeshta të devijuara nëpër gazetat e ndryshme, Abdullah Gyli i thërriste shpesh në telefon ata. Abdullah Gyli shquhet për sjelljet e tij modeste. Nga kjo sjellje e mahnitshme e dhëndrit të saj, edhe Zonja Fatma i refuzonte të gjitha intervistat, në mënyrë që të mos ngatërrohej diçka e pastaj të mërzitej dhëndri i saj.

Për Abdullah Gylin, vjehrri i tij thotë: "Abdullahu, edhe kur ishte kryeministër, ministër i punëve të jashtme, tani edhe Kryetar shteti, ishte dhe është gjithmonë i njëjti, modest, dhe i dashur për njerëzit, duke mos i ndarë kurrë ata. Edhe kur vjen këtu, zakonisht bën punë duke më thënë: 'Kur jam unë i pranishëm, ty nuk të takon të punosh, baba'. Ma merr kazmën prej dore dhe vazhdon të mihë në kopsht. E ka shumë dëshirë punimin e tokës."

Zonja Fatma mundohet ta ngrejë në qiell dhëndrin e saj, madje i duket pak tek thotë: "Me duart e veta na i qëron pemët. Dhëndri ynë, kudo që të jetë, sado vonë që të vijë në shtëpi dhe sado që të jetë i lodhur, në vend që ne t'ia qërojmë pemët atij, ai na i qëron dhe na i ofron përpara. Kur qesh ai, në fytyrën e tij çelin trëndafilat. Kur e shoh në televizion, menjëherë e kuptoj se a është i mërzitur apo jo?! Mjafton që fytyra e tij të qeshë. Prindërit shumë mërziten kur u thuhet diçka jo e mirë për fëmijët e tyre. Abdullahu di edhe diçka nga punët e kuzhinës, ne nuk e kemi atë vetëm dhëndër, po edhe djalë".

MARTESA E SAJ ME ABDULLAH GYLIN

Siç e thamë edhe më lartë, këta ishin me prejardhje nga Kajserija, por jetonin në Stamboll. Kishte ndodhur që ata të shkonin në një dasmë, kur martohej vajza e hallës së Abdullahut me djalin e tezes së Hajrunnisas. Nëna e Abdullah Gylit, Adevije hanëmi, kishte kohë që po kërkonte nuse për të birin. Gjatë dasmës i ra në sy Hajrunnisaja dhe mendoi me vete se e gjeti atë që e kishte kërkuar një kohë të gjatë. Familja Ozjyrt ishte një familje me autoritet. Menjëherë ua shfaqi atyre dëshirën e vet. Kërkuesit e tjerë ata i kishin refuzuar qysh në fillim, por kësaj ftese familja Ozjyrt iu përgjigj me fjalët: "Është e mundur." Kur e pa nëna Adevije këtë sinjal, bisedën menjëherë ia hapi të birit. Në fillim Abdullahu nuk pranoi menjëherë, sepse iu duk se vajza ishte fare e re, por, kur e takoi, ndryshoi mendimin, ngase para vetes kishte parë një vajzë të re në moshë, por shumë të mençur. Edhe Hajrunnisaja kishte mendim pozitiv, por me kusht që Abdullahu t'ia bënte të mundur vazhdimin e shkollës. Abdullah Gyli pranoi, dhe menjëherë u fejuan.

Hajrunnisa Ozjyrt u martua me Abdullah Gylin në moshë të re. Kur e kërkuan në Kajseri, prindërit e saj u mërzitën, meqë iu duk pak larg, sepse Abdullahu atëbotë po punonte asistent në një nga universitetet e këtij qyteti. Por Abdullah Gyli më vonë do t'u premtonte se do t'ua dërgonte të bijën për çdo 15 ditë në vizitë, në mënyrë që ata të çmalleshin me të.

Kjo martesë u bë me dëshirën e saj, sepse i ati i saj thotë: "Sikur të mos shprehte dëshirë Hajrunnisaja, nuk do ta martoja."

Hajrunnisaja, siç thamë edhe më sipër, ishte vajza e parë e familjes Ozjyrt, ata kishin edhe dy vajza dhe një djalë. Më shkurt, nuk ishte gjë e lehtë për familjen e saj, sidomos për babanë, martesa e saj. Hajrunnisaja lindi në Jëlldëz (Beshiktash), ndërsa nuse doli nga Erenkoji. Sipas marrëveshjes së tyre me familjen Gyl, dasma u bë në Kajseri. Babait të saj i dhimbsej, meqë ishte e re në moshë dhe dëshironte shumë të vazhdonte studimet, prandaj nuk mund të ngulte këmbë dhe aq. Njëkohësisht e kishte vështirë, sepse ajo ishte vajza e parë që duhej të largohej nga familja. Lidhja e disa të afërmve, intervenimi i disa njerëzve dhe lëvdatat që do të vinin më vonë për Kryetarin e ardhshëm të Turqisë, vendosën që babai ta pyeste vajzën, dhe, për çudi, mori përgjigjen: "Ti e di, baba", gjë që nënkuptonte edhe dëshirën e saj njëkohësisht.





“Sikur të mos shprehte dëshirën vajza ime, kushdo qoftë të ishte, nuk e kisha fejuar kurrë”, kishte thënë i ati.

Prindërit e përshkruajnë Zonjën e parë se si fëmijë, ajo ishte shumë e zgjuar, ambicioze, që mundohej dhe të punonte çdo gjë. Ishte shumë fëmijë çapkën, nuk mund të qëndronte në një vend. Kishte dëshirë dhe vullnet të madh për mësim. U mbulua me vetëdëshirën e saj. Abdullah Gyli ua kishte dhënë fjalën se ajo do t’i vazhdonte mësimet, dhe ashtu u bë, ajo i vazhdoi.

Ajo pati një jetë shumë të qetë, edhe Abdullahu, sikurse i ati, nuk ia prishi kurrë dëshirat. Dëshira e saj ishte veshja, prandaj Hajrunnisaja gjithmonë vishej bukur, qysh kur ishte vajzë e pastaj kur u martua dhe tani në rolin e Zonjës së parë (ose first ledy) të Turqisë.

NË ARABINË SAUDITE JETOI DHE PËRFITOI SHUMË

Abdullah Gylin e kishin ftuar të punonte në Xhedë të Arabisë Saudite. Aty do të jetonin tetë vjet me radhë. Në atë periudhë Hajrunnisaja do të ndiqte kurse të gjuhës arabe, të anglishtes dhe të kompjuterit. Kurset i vijonte atëherë kur i shoqi kthehej nga puna, sepse në kohën kur ai ishte në punë, asaj i duhej të përkujdesej për Ahmetin dhe Kybranë. Kur kthehej nga puna, për ata kujdesej Abdullahu.

Hajrunnisaja është gjithashtu lexuese e shkëlqyer e Kuranit dhe e njeh mirë gjuhën arabe. Në Xhedë ajo shfrytëzoi kohën edhe për të mësuar që ta ngasë veturën. Këtë do t’ia mësonte i shoqi ditët e fundjavës, kur zgjoheshin herët me automobilin e tyre Toyota dhe shkonin në një vend të lirë, për të ushtruar. Kështu, ajo, me t’u kthyer në Turqi, qysh në provimin e parë e mori patentën e shoferit.

Hajrunnisaja do të adaptohej në Xhedë aq mirë, saqë do të dëshironte të vazhdonte dhe të jetonte atje. Njëherë, kur u kthyen në Stamboll, ajo ishte shtatzënë. Abdullah Gyli kishte konkurruar për deputet, por Zonja e parë nuk pati shumë dëshirë. Në fillim e bindi të shoqin të ktheheshin, dhe ai i kishte thënë: “Mirë, do të kthehemi.”

Por ndodhi e kundërta. Abdullah Gyli konkurroi dhe mori pushim pa pagesë një muaj nga Banka Islame në Xhedë, kurse Hajrunnisaja e ktheu biletën, sepse mjeku nuk e kishte lejuar të udhtoj.

Në Xhedë kishin kushte të jashtëzakonshme, kurse këtu në Stamboll ishte më ndryshe, sepse edhe të ardhurat i kishin të tjera, sigurisht. Edhe Banka Islame në Xhedë do të mërzitej për humbjen e punëtorit të saj të rregullt dhe besnik.

Që prej asaj kohe, Abdullah Gyli po shkelte nëpër binarët e politikës si një lider që do të mbahet në mend.

DISA VEÇORI TË SAJ

Ajo gjithmonë është e buzëqeshur, krenare, e fortë, e qëndrueshme. Kurrë nuk u luhat nga stuhitë dhe furtunat, pavarësisht nga mosha e saj e re, kur u martua. Një këshilltar për të thotë: “ Ajo kurrë nuk rrëshqet. Në qoftë se nuk është e kënaqur, kurrë nuk vepron diçka. Ndërsa kur punon një punë, mundohet ta punojë në mënyrën më të përsosur.”

Zonja e parë gjithmonë shquhej si nxënëse e rregullt dhe shembullore. Aktive në çdo lëndë. Këtë e vërejmë edhe në librezën e notave të shkëlqyeshme dhe shembullore të saj. Një mësues i saj thotë: “Femër shumë e zgjuar dhe e suksesshme. Ajo mund të bëhet edhe lidere. Ajo është krenaria ime. Është shumë e vlefshme për mua, e kam sikur fëmijën tim. E edukuar tej mase, vajzë e familjes autoritative dhe e suksesshme jashtëzakonisht. Ishte vajzë e vendosur, këmbëngulëse. Në qoftë se ndonjëherë merrte ndonjë notë më poshtë sesa kishte marrë herëve të tjera, mërzitej shumë (kuptohet kjo ndodhte shumë rrallë). Ishte nxënëse krenare dhe aktive, e dua shumë, e dua nga zemra.” - i përfundon fjalët profesori i saj.

E të mos flasim për karakterin e saj të butë, fytyrën e saj gjithmonë të qeshur, ambiciet, qëndrueshmërinë, - që i japin shije dhe ngjyrë më të rëndë personalitetit të fortë, të shëndeteshëm dhe të bukur. Disa gazetarë Hajrunnisa Gylin e kanë radhitur si zonjën më të bukur, nga ato që kanë qëndruar deri tani në rezidencën e Çankajasë në Ankara.

Andaj, kur Abdullah Gyl u zgjodh kryetar, njerëzit mendonin se çfarë kryetari do të jetë ai, por edhe më shumë ishin kureshtarë për Zonjën e parë. Ajo tregoi shembullin e bijës, nënës, zonjës dhe tani first lady -t të parë, nga më të suksesshmet.

Mr. Qemajl MORINA

# Kush po i instrumentalizon nxënësit për shkaqe fetare?!

Sipas një deklarate të Këshillit për Mbrojtjen e të Drejtave dhe Lirive të Njeriut në Prishtinë, publikuar më 30.10.2009, këshillit i janë drejtuar prindër të nxënësve të shkollës fillore "Faik Konica" të Prishtinës, ku kanë denoncuar veprimet e disa organizatave fetare brenda objektit të shkollës në fjalë dhe përpjekjet për manipulimin dhe indoktrinimin e nxënësve të tyre.Sipas deklaratës në fjalë, më 23.10.2009, në orën 16.00 brenda oborrit të shkollës fillore "Faik Konica" të Prishtinës, para shkallëve të hyrjes së dytë të kësaj shkolle, një femër u shpërndante nxënësve një pamflet me ngjyrë, në formë kartoline, me titull: "Takimi i fëmijëve", në të cilin premtohen: mësime, lojëra, aktivitete, vallëzime dhe befasira të tjera. Dhe në fund është adresa ku fëmijët mund të paraqiten: Bashkësia e Popullit të Zotit, rr. 'Rrustem Statovci' nr. 9 Prishtinë.Në vazhdim të deklaratës thuhet se kjo nuk është hera e parë që KMDLNJ-së i drejtohen prindërit dhe nxënësit, duke kërkuar mbrojtje nga sjelljet agresive dhe përpjekjet për manipulim nga organizata të ndryshme fetare. Për këtë agresivitet, KMDLNJ i konsideron përgjegjëse organet drejtuese të shkollave dhe Ministrinë e Arsimit, Shkencës dhe Teknologjisë, të cilët lejojnë lëvizjen e papengueshme të "emisarëve" të ndryshëm të sekteve fetare në objektet shkollore. Menjëherë pas këtij rasti, përgjegjësit arsimit të niveleve të ndryshme u prononcuan për mjetet e informacionit, dhe kritikuan ashpër një gjest të tillë, duke e quajtur "pandërgjegjësi të një grupi fetar që në oborr të një institucioni shkollor shpërndan pamflete propaganduese". Mirëpo, kjo nuk e arsyeton përgjegjësinë e drejtorive të shkollave dhe institucioneve tona të arsimit, që mbajnë ndaj nxënësve të tyre. Shkollat duhet të jenë nën mbikëqyrje të plotë gjatë tërë kohës sa gjenden nxënësit aty, kështu që të mos i lejohet askujt keqpërdorimi i hapësirave shkollore, për çfarëdo qëllimesh që mund të bëhen ato veprime.

Për fat të keq, nuk është hera e parë që një propagandë e tillë zhvillohet në objektet tona shkollore. Nuk janë të rralla rastet kur nxënësve tanë në shkolla u shpërndahet literaturë nga organizata të ndryshme fetare. Shkolla është një vend i shenjtë, ku, krahas aktiviteteve të parapara me plan-programet shkollore, nuk duhet të lejohet asnjë aktivitet tjetër. Për sa i përket rastit konkret, duhet të hapet edhe kallëzimi penal, sepse kemi të bëjmë me propagandë fetare tek nxënës të shkollës fillore, që sanksionohet me ligjet e Republikës së Kosovës. Aq më tepër kur kemi të bëjmë me propagandë të një konfesioni ndaj fëmijëve të një besimi tjetër, që mund të kualifikohet si përpjekje për konvertim.

Deklarata e pastorit, z. Artur Krasniqit për medie se " predikojnë fenë me rastin e zhvillimit të aktiviteteve për fëmijë në kishë", tregon prapavijën e këtyre tubimeve. E pra, mund të shtrohet pyetja: A nuk është ky manipulim fetar të pjesës më të ndjeshme të shoqërisë kosovare dhe a nuk është ky keqpërdorim i këtyre tubimeve?! Sidomos kur dihet se shumica dërrmuese e atyre fëmijëve i përkasin besimit islam?!Nëse, deri më tash, para botës jemi krenuar për një harmoni dhe tolerancë ndërfetare të shkëlqyeshme që kemi trashëguar nga të parët tanë, e cila ka qenë për çdo lëvdatë dhe respekt, si do t'ia dalim ne, brezi ynë, ta ruajmë një status kuo të tillë, kur nuk i kursejmë as fëmijët nga propaganda fetare?! Nëse për një tolerancë dhe harmoni fetare dikush ka meritë, ajo meritë i takon si shumicës edhe pakicës, të cilët ditën të bashkëjetojnë pa pretendime për të mbizotëruar ndaj njëri-tjetrin. Kështu vepruan të parët tanë,dhe patën sukses. Për këtë krenohemi me ta, por se çfarë do të jetë e ardhmja jonë - kjo mbetet ta vërtetojë koha në të ardhmen!



Ajni SINANI

# Edukata fetare në shkollat publike



Pas ndryshimeve të mëdha ekonomike, politike dhe sociale si pasojë e rënies së sistemit monist, pas një periudhe të errët komuniste prej disa dekadash, dhe sidomos me largimin e forcave pushtuese serbe dhe me shpalljen e Pavarësisë, në Kosovë janë mundësuar kushtet për një reformë në realitetin religjioz si dhe për përfshirjen e mësimit fetar në shkollat publike.

Të gjithë jemi dëshmitarë të krizës morale që ka përfshirë shoqërinë tonë dhe veçanërisht rininë, krizë e cila sa vjen e shtohet dita-ditës. Shtrohet pyetja a janë në dijeni edukatorët dhe përgjegjësit tanë rreth rreziqeve që i kanosen rinisë sonë si pasojë e mungesës së besimit fetar? Njeriu i kulturuar dhe i qytetëruar ka luftuar kundër paturpësive dhe devijimeve gjatë gjithë historisë së tij. Feja është treguar se është preventiv i suksesshëm kundër dukurive negative të tilla, si droga, alkooli, prostitucioni, kriminaliteti, vrasja, vetëvrasja etj.. Për këtë arsye lënda e edukatës fetare tashmë është pjesë e planprogrameve shkollore në shumicën e vendeve evropiane. E njëjta gjë vlen edhe për vendet e dala nga ish-blloku socialist. Shtetet që nuk e kanë futur besimin fetar në sistemin e tyre arsimor mund të numërohen me gishta. Tek ne iniciativa që nga paslufta, për përfshirjen e mësimbesimit në sistemin tonë arsimor, ka hasur në veshë të shurdhër, madje ka arritur deri aty sa nga njerëz të mbrapshtë, të vlerësohet si një iniciativë e verbër. Po ata që e kanë inkorporuar lëndën fetare, thuaja në të gjitha vendet e Evropës, mos vallë kanë përkrahur dhe sendërtuar një iniciativë të verbër?!

Kurse atyre që thonë se futja e fesë në shkolla do të binte ndesh me laicizmin, se ajo është çështje private e çdo individi dhe se fëmijët, natyrisht, mund të edukohen në frymën fetare, një gjë që duhet ta bëjnë institucionet fetare, por nuk mund të jetë punë e shtetit, - ne u kujtojmë se edhe Gjermania dhe shumë shtete të tjera evropiane janë shtete demokratike laike, por në to ekziston mësimi i fesë në shkollat publike dhe askush nuk e vë në pikëpyetje laicizmin e tyre. Po të vlerësohej sipas kësaj mendësie, gjenerata të tëra të rinisë gjermane dhe të shumë shteteve të tjera të Evropës, do të privoheshin nga e drejta e mësimit të fesë. Në Austri, krahas të tjerëve, shteti paguan mësimdhënësit myslimanë që punojnë në shkollat publike dhe u mësojnë fenë islame fëmijëve myslimanë! Megjithatë, nuk mund të thuhet se Austria me këtë ka gabuar apo ka cenuar parimet e shtetit laik.

Greqia që konsiderohet si një shtet demokratik dhe që është anëtare në BE, ka kishën e saj shtetërore. Pra, në shumicën e shteteve të Evropës, feja paraqet qendrën e sistemit të vlerave, që mëton të bartë te nxënësit në procesin edukativo-arsimor. Feja ka rol esencial në edukimin moral të nxënësve dhe mund



të ndryshojë karakterin dhe sjelljen e tyre. Po ashtu, ajo kontribuon në avancimin e vlerave pozitive dhe zhvillimin e shpirtit të tyre. Ata që janë kundër mësimit fetar, mos vallë nuk duan të kemi një rini të shëndetshme?! Sepse është e qartë se, për sa kohë që do të kishte arsim fetar në shkollat publike, sjelljet e dukuritë e shëmtuara dhe të dëmshme do të ishin shumë më të pakta. Me Edukatën fetare nuk humb askush.Ne nuk duhet të formojmë tek rinia jonë një moral të dyfishtë, që në shtëpi do të kultivonte besimin e vet, kurse me ardhjen në shkollë, ta linte atë tek pragu i saj, sepse besimi nuk hiqet sikurse palltoja tek gardëroba. Duhet të kujtojmë se demokratizimi i shoqërisë do të thotë ndryshim i marrëdhënieve në mes shtetit e fesë dhe, në këtë aspekt, ne duhet të shohim vendet që janë demokratike. Feja është një lëndë e detyrueshme në shkollat fillore dhe të mesme në Austri, Gjermani, Norvegji, Finlandë, Britaninë e Madhe, Greqi, Rumani dhe Suedi. Kurse në Republikën Çeke, në Belgjikë, Sllovaki, Spanjë dhe Itali, ajo bëhet sipas zgjedhjes. Prandaj nuk duhet të ketë dilemë rreth faktit nëse duhet të përfshihet feja ose jo në shkollat publike. Diskutimi dhe vëmendja jonë duhet të fokusohen rreth faktit se si duhet të bëhet dhe në cilën formë? Pra, ajo të jetë e detyrueshme apo fakultative? Nëse shumica dëshiron të ndjekë edukimin fetar në shkollat publike, pse të mos e bëjë këtë Qeveria? Kjo është një nga të drejtat themelore të njeriut dhe sistemi aktual i mësimdhënies në të cilin nuk ka fe, përbën shkelje të të drejtave të besimtarëve. Duke u mbështetur në konventat ndërkombëtare rreth së drejtës së shprehjes dhe edukimit fetar, si një nga të drejtat themelore të njeriut, mund të konstatojmë se në shkollat tona kjo e drejtë është e kufizuar. Bashkësia Islame e Kosovës, që përfaqëson interesat e popullatës shumicë me përkatësi myslimane, duke artikuluar dëshirën e qindra mijëra prindërve dhe nxënësve, me plotë të drejtë kërkon që lënda e edukatës fetare të inkorporohet sa më parë në sistemin tonë shkollor. Kisha katolike nuk është për futjen e edukatës fetare në shkollat publike. Kurse Kisha ortodokse serbe në Kosovë gëzon trajtim të veçantë sipas Pakos së Ahtisarit. Ka zëra që thonë se me mësimbesimin do të favorizohej një fe kundrejt të tjerave, por kjo nuk është e vërtetë, sepse secili do të mësonte fenë e tij. Meqenëse edukata fetare do të jetë për të gjithë, nuk kemi arsye të besojmë se ajo do të inkurajonte konflikte fetare, sepse, nëse ne jemi besimtarë të mirë, do të dimë të respektojmë më shumë fenë e njëri-tjetrit. Prandaj shteti duhet ta fusë sa më parë mësimin fetar në shkollat shtetërore. Në Serbi dhe Kroaci, krahas fesë së shumicës mësohet dhe feja islame. Qeveria e Kosovës duhet të përgatisë një ligj të ri mbi marrëdhëniet ndërmjet bashkësive fetare. Se si do të përcaktohen marrëdhëniet midis shtetit dhe bashkësive fetare, dhe veçanërisht me BIK-në, nuk ka ndonjë praktikë ligjore universale. Në Itali, për shembull, një ligj rregullon marrëdhëniet në mes shtetit dhe Kishës katolike, kurse parasheh marrëdhënie të tjera me komunitetet e tjera fetare.

Shteti duhet të mbështesë të gjithë shtetasit e tij besimtarë për të mësuar fenë e tyre. E drejta e ushtrimit të fesë është ajo që duhet të jetë publike. Prandaj qeveria duhet ta mundësojë këtë gjë. Në të kundërtën, njerëzit besimtarë do të duhej të tërhiqeshin apo të mbylleshin në qoshe dhe skuta të izoluara, që të ushtronin besimin e tyre. Programet edukuese janë thjesht mjete, dhe nuk janë qëllim në vetvete, dhe nëse qëllimi humb në një popull, nuk ka asnjë mënyrë, sado e mundësojë ringjalljen e tij.



Intervistë me
Dr. Ferid Agani

# Edukata Fetare hapi i parë

***"Në qoftë se nuk jemi në gjendje të ruajmë shëndetin moral të popullatës, asnjë zhvillim ekonomik nuk do të jetë i mjaftueshëm dhe nuk do të jetë i tillë, që do të mundësojë një prosperitet për vendin tonë. Shëndeti moral i një shteti, është parakusht për çfarëdo prosperiteti, prandaj mendoj se duhet të ngremë vetëdijen përkitazi me këtë dhe që të mbështesim fuqishëm iniciativat që vijnë për zbatimin e lëndës së edukatës fetare në shkollat fillore dhe të mesme të Kosovës, si hapi i parë në këtë drejtim".***

***Dr. Agani***

*Dituria Islame: Periudha e transicionit vlerësohet si e stërgjatur në Kosovë. A mendoni se shoqëria kosovare e ka përjetuar rëndë këtë transicion dhe po e paguan shtrenjtë këtë çmim?*

Dr Ferid Agani: Pajtohem me vlerësimin tuaj se shoqëria kosovare është duke e paguar haraçin e këtij transicioni social kulturor dhe ekonomik. Për fat të keq, ky transicion na ka ardhur pas një periudhe të gjatë të okupimit, pra ekspozimi ndaj një stresi kronik, psikosocial të popullatës prej vitit '90 deri në fillim të vitit '98 dhe më pastaj gjenocidi dhe pastrimi etnik i ushtruar gjatë vitit 1999, - këto të gjitha praktikisht patën molisur popullatën e Kosovës dhe e patën sjellë në një gjendje mjaft të rëndë psikosociale, në mënyrë që më pastaj vala e transicionit, e cila ishte e provokuar nga një ballafaqim me një sistem të ri vlerash në rrafshin e parë të vlerave perëndimore, shkaktoi vështirësi të mëdha për adaptim dhe "prodhoi" edhe shumë dukuri negative sociopatologjike në shoqëri. Kjo valë e transicionit kulturor do të ishte shumë më e lehtë dhe e përballueshme, sikur institucionet të ishin në nivel shumë më të lartë të përgjegjësisë dhe të ishin koshiente për gjendjen për të gjitha pasojat që i sjell me vete. Megjithatë, popullata e Kosovës disi iu la vetes dhe në radhë të parë rinia e saj ishte shumë vulonibile dhe për shumë sfida që parashtroi koha, nuk arriti të gjente përgjigje adekuate, prandaj kemi edhe dukuri të shumta devijante e patologjike, të cilat janë të pranishme tek ne.

*Dituria Islame: Institucioni i familjes dhe vlera e saj po duket se është lënë anash, për të mos thënë është anashkaluar fare nga shoqëria tek ne. Pse po ndodh kjo, kur dihet se populli ynë shqiptar ka kaluar periudha edhe më të rënda ekonomike përgjatë historisë?*

Dr. Ferid Agani: Mendoj se shoqëria jonë ka qenë e ekspozuar një kohë të gjatë ndaj stresit kronik psikosocial dhe traumave të rënda, që shkaktuan që shtyllat e familjes, që janë prindërit, të jenë të lodhur, të molisur e të hutuar dhe të ballafaqohen me rrethanat e krizës ekzistenciale, pa qenë në gjendje t'i kushtojnë rëndësi rolit edukues të tyre ndaj fëmijëve, me se fëmijët në njëfarë mënyre u lanë më tepër në mëshirën e rrugëve dhe në procese të ndryshme të identifikimit me figura e personalitete të huaja për këtë mjedis, të cilat përmbajnë sistem vlerash që nuk është identik me sistemin e vlerave të familjeve në të cilat janë rritur,dhe si pasojë të kësaj kemi çrregullime të theksuara në familjen kosovare, si rezultat i çrregullimeve si në organizimin e familjeve, në sistemin e vlerave, rolet brenda familjes, ashtu edhe në proceset e komunikimit brenda familjes. Pra, të

gjitha këto dimensione brenda familjes kanë pësuar këto ndryshime esenciale, që në fund kanë rezultuar që familja të binte në një krizë e cila, më pastaj, është reflektuar në shkallën e shtuar të divorceve, tentime të vrasjeve dhe vetëvrasjeve në Kosovën e pasluftës; është manifestuar me shtimin e numrit të personave me sëmundje  të varësisë dhe madje me raste të prostitucionit dhe trafikimit të qenieve njerëzore për shkaqe ekonomike, në radhë të parë.

PËRVEÇ PREVALENCËS PREJ 22% TË ÇRREGULLIMEVE NGA STRESI POSTTRAUMATIK , NË FUND TË VITIT 2005 KA NJË PREVALENCË TË LARTË TË DEPRESIONIT PREJ 41.8% DHE PREVALENCË TË LARTË TË ÇRREGULLIMEVE TË ANKTHIT OSE TË DISTRESIT EMOCIONAL, I CILI ARRINTE NË 43.9%.

*Dituria Islame: Të kthehemi tek profesioni juaj , si neuropsikiatër. Në shoqërinë tonë, si postkonfliktuoze që është, po vërehet se ndihet e traumatizuar nga ky konflikt, edhe pse kanë kaluar më se 10 vjet. Ç'thonë hulumtimet në këtë rrafsh dhe sa po e vuan shoqëria jonë këtë sëmundje shoqërore, ta quajmë ashtu?*

Dr.Ferid Agani: Unë kam qenë bashkautor i tri hulumtimeve të mëdha  në nivel vendi, të gjendjes së shëndetit mendor të popullatës sonë, nga të cilat hulumtimi i parë dhe i dytë janë kryer në shtator 1999 dhe maj 2000 dhe janë realizuar nga Organizata CDC (Qendra për parandalimin dhe trajtimin e sëmundjeve) nga ShBA, kurse hulumtimi i tretë është zbatuar në vitin 2005 nga një ekip prej autorësh vendorë, së bashku me Prof. Tomas Venson-in nga Universiteti i Vjenës. Këto tri hulumtime kanë dëshmuar një shkallë të lartë të traumatizimit të popullatës së Kosovës, ndërsa hulumtimi i vitit 2005 ka dëshmuar se prevalenca e çrregullimit nga stresi posttraumatik, që është pasoja më serioze e traumave të luftës nga maji i vitit 2000 kur ka qenë 25%, pas gjashtë vjetësh, ka rënë 3%, pra në vetëm 22%. Kjo flet se këto pasoja psikologjike me trauma të luftës vazhdojnë të jetojnë tek qytetarët e Kosovës në masë të madhe, por në njëfarë mënyre ato janë "normalizuar" nëpërmjet çrregullimeve të shumta të tjera të shëndetit mendor, si çrregullimet psikike (depresioni, ankthi) çrregullimet fobike , obsesive , psikotike e deri tek çrregullimet a sëmundjet psikosomatike , sëmundje që i kanë rrënjët në problematikën psikologjike, po manifestohen në aspektin fizik. Përveç prevalencës prej 22% të çrregullimeve nga stresi posttraumatik, në fund të vitit 2005 kemi pasur edhe një prevalencë të lartë të depresionit prej 41.8% dhe prevalencë të lartë të çrregullimeve të ankthit ose të distresit emocional, që arrinte në 43.9%. Pra, po flasim për popullatën  mbi moshën 15 vjeç e tutje. Këta janë numra shumë të lartë, të cilët, kur i paraqita si pjesëmarrës në konferencën e organizuar nga NATO javën që shkoi, e aty këto shifra qenë befasuese edhe për pjesëmarrësit e tjerë dhe ata u bënë koshientë për faktin se pasojat e traumave të luftës në Kosovë vazhdojnë të jenë të pranishme tek shumë individë e familje të Kosovës dhe në mënyrë indirekte  përcaktojnë shumë rrjedha shoqërore në vend.

SHTETI KA ANASHKALUAR BIK-NË SI RESURSIN MË TË MADH QË MUND TË LUANTE NJË ROL JASHTËZAKONISHT TË MADH NË PARANDALIMIN E KOMPLIMIMIT TË TRAUMAVE TË LUFTËS DHE PASOJAT PREJ TYRE

*Dituria Islame: Dëmet materiale të luftës Kosova thuaja i ka tejkaluar, por ajo që është shqetësuese dhe mbetet, janë dëmet shpirtërore,traumat. A kanë bërë institucionet tona diçka në këtë drejtim dhe si mund të shërohen këto, ndihmuar edhe nga feja?*

Dr Ferid Agani: Institucionet tona kanë bërë mjaft në lëmin e shëndetit mendor në radhë të parë falë përpjekjeve sistematike të punonjësve të shëndetit mendor të Kosovës, të cilët kanë punuar në mënyrë shumë të mençur, të organizuar dhe kanë arritur që të ndërtojnë një sistem të ri shërbimesh të shëndetit mendor për popullatën e zakonshme psikiatrike, në radhë të parë, sepse ajo ka qenë prioritet dhe është ndërtuar një sistem i ri shërbimesh me shtatë qendra të shëndetit mendor në komunitet, dhe shtatë shtëpi për mbrojtje apo integrim në bashkësi, dhe në këtë aspekt është bërë një punë mjaft e madhe. Këto ditë po ashtu është iniciuar edhe një përpjekje institucionale, që të përpilohet plani strategjik për parandalimin e vetëvrasjeve në Kosovë në nivelin qeveritar, dhe mendoj se jemi në hapat e parë në këtë drejtim. Unë kam qenë kryetar i komisionit që ka përpiluar planin kombëtar për psikotraumat në Kosovë, pra janë disa dokumente, por kur shtrohet çështja e ekzekutimit dhe e masave parandaluese, mendoj se kemi mangësi të mëdha në shërbimet e specializuara për trauma psikike dhe pasojat e saj në Kosovë. Dua të theksoj se kemi një mangësi jashtëzakonisht të madhe, sepse institucionet e vendit e kanë anashkaluar plotësisht resursin e madh brenda komunitetit, që quhet Bashkësia Islame e Kosovës apo Ipeshkvia  e Kosovës, dhe janë lënë anash, sidomos BIK, që me shtrirjen që ka në masë dhe me numrin e madh të institucioneve fetare e të zyrtarëve  të BIK-së, ka mundur të luajë një rol jashtëzakonisht të madh në parandalimin e komplimimit të traumave të luftës dhe pasojave prej tyre. Tash për tash këto resurse nuk janë shfrytëzuar fare.

*Dituria Islame: Iniciativa e nisur nga BIK-ja për futjen e lëndës fetare në shkolla publike, është përkrahur edhe nga ju si PD, si  po zhvillohet ky proces dhe a ka shpresë që së shpejti të realizohet një gjë e tillë?*

Dr.Ferid Agani: Është e vërtetë se ne e kemi përkrahur menjëherë iniciativën e BIK-së për zbatimin e lëndës së edukatës fetare në shkollat publike të nivelit të mesëm e fillor, dhe dua të them se PD këtë kërkesë e ka pasur që nga ditët e e para të themelimit të saj (1999), dhe këtë e kemi përsëritur dy herë në mandatin e parë dhe të dytë që kemi pasur në Parlamentin e Kosovës, por, për fat të keq, s'kemi pasur mbështetje nga partitë e tjera politike. Konsiderojmë që zbatimi i lëndës fetare në shkollat tona, paraqet një domosdoshmëri të kohës dhe një prej masave të para e shumë urgjente që duhet të ndërmarrin institucionet e Kosovës, që nëpërmjet fuqizimit të personalitetit moral

të të rinjve, të parandalojmë shumë dukuri negative. Pra, po tentojmë që nëpërmjet kësaj lënde, nxënësve t'u ofrohet një mundësi që të krijojnë ndjenjën dhe t'i japin jetës së tyre kuptim të plotë, dhe, nëpërmjet njohurive të reja që do të mësonin për Zotin e Madhërishëm, për të dërguarit e Tij, dhe nga mësimet e tyre - ata do të kishin një udhëzim të sigurt, i cili do të ofronte një qetësi shpirtërore dhe, me këtë, edhe një stabilitet psikik para sfidave të jetës , me të cilat janë duke u ballafaquar ata që nga familja e tyre e cila nuk është ajo e para 20 apo 30 vjetve, kur ishin rritur prindërit e tyre, po një familje shumë jostabile, e cila është në zhvillim e sipër.

*Dituria Islame: Nga perspektiva juaj si intelektual, si e shihni pozicionin e Islamit në shoqëri, në aspektin juridik, ekonomik e në fusha të tjera?*

Dr.Ferid Agani: Pavarësisht nga zhvillime demokratike në vend, në Kosovën e pasluftës ka ndodhur një degradim i pozitës institucionale të institucioneve fetare që kanë përfaqësuar besimtarët në përgjithësi në vend, dhe këtu BIK, si përfaqësuese e shumicës absolute të popullatës së Kosovës, mbi 91% myslimanë, sipas shënimeve relevante, natyrisht që është më e prekura në këtë aspekt dhe unë mendoj se degradimi i BIK-së dhe Ipeshkvisë të Kosovës në statusin e OJQ-ve pa një status të rregulluar kushtetues, jo ligjor - po kushtetues, pa një status të rregulluar të punonjësve të këtyre institucioneve, të cilët paraqesin një faktor shumë të rëndësishëm të kohezionit social dhe të stabilitetit politik në vend, ne nuk mund të presim që ato të japin një kontribut esencial në zhvillimet pozitive dhe në proceset e shtetndërtimit të vendit. Kjo situatë është e papranueshme dhe mendoj se institucionet e vendit kanë një detyre dhe obligim ndaj BIK-së dhe Ipeshkvisë që t'u sigurojnë një status shumë më të avancuar juridik, i cili t'u mundësonte inkorporimin e tyre në të gjitha poret e jetës shoqërore , në radhë të parë nëpërmjet inkorporimit të aktivitetetev e të tyre edhe brenda sistemit publik të shkollave fillore dhe të mesme, përmes zbatimit të lëndës fetare në shkolla, dhe natyrisht që BIK-së dhe vlerave specifike islame të popullit të Kosovës t'u jepet një rol i veçantë në politikën e jashtme të vendit, pra të shfrytëzohen të gjitha ato resurse brenda komunitetit tonë , kjo trashëgimi kulturore dhe fetare që kemi në vendosjen e marrëdhënieve vëllazërore të urave të bashkëpunimit me shtetet e Lindjes së Afërme dhe të Lindjes së Mesme, në radhë të parë me shtetet e OKI-t me të cilat mund të realizojmë bashkëpunim të mirëfilltë e kuptimplotë dhe një bashkëpunim i cili do të bazohej në interesat e mbështetjes reciproke bazuar në parimet e solidaritetit dhe dëshirës që t'i ndihmohet popullit të Kosovës në këto ditë dhe në vitet e para të pavarësisë dhe shtetformimit. Mendoj se kjo gatishmëri nuk mungon në shumë shtete të Botës Islame dhe mendoj se institucionet e Kosovës nuk po e shfrytëzojnë më masën e duhur këtë resurs dhe ky dimension është që duhet të adresohet në mënyrë më gjithëpërfshirëse sesa që është bërë deri më tash.

*Dituria Islame: Jeni fitues i çmimit të Asosacionit Ortopsikiatrik në ShBA - 2005 "Për Punë Humanitare". Sa ju ka motivuar ky çmim dhe sa çmohet puna humanitare në Kosovë ?*

Dr.Ferid Agani : Ky çmim paraqet një motivacion shtesë dhe është një kënaqësi që shkencëtarët dhe profesionistët e shtetit, në të cilin shkenca dhe arsimi janë më të avancuara për momentin në botë, vlerësoi punën e një shqiptari të Kosovës dhe kjo punë vlerësohet si humanitare, edhe pse unë e kam bërë për popullin tim, ka qenë përgjegjësi dhe obligim që unë edhe më tutje të jem në nivelin e bashkëpunimit me ta dhe në vazhdimësi t'u ofroj të dhëna të reja shkencore dhe profesionale për realitetin e Kosovës, dhe në këtë mënyrë t'i ndërtoj urat e bashkëpunimit profesional. Kjo ka ndodhur dhe ne jemi në kontakt të vazhdueshëm, dhe me këtë jam bërë edhe profesor i bashkingjitur në Universitetin e Timsonit. Puna humanitare tek ne nuk vlerësohet sa duhet, Kosova më së shumti ka nevojë për punë vullnetare dhe humanitare, por kjo punë ka mbetur në kuadër të OJQ-ve dhe nuk mbështetet nga institucionet e Kosovës , nuk është e koordinuar dhe sinkronizuar dhe nuk është e mbështetur me mjete financiare, që janë të domosdoshme.

ISLAMI ËSHTË SKAJSHMËRISHT KUNDËR ÇDO VEPRIMI TERRORIST DHE ËSHTË FE E DREJTUAR NGA JETA E JO FE QË STIMULON VDEKJEN OSE SHKATËRRIMIN, PO QË STIMULON PAQEN, NDËRTIMIN DHE BASHKËPUNIMIN.

*Dituria Islame: Mendime të ndryshme dhe të dyshimta, që kryesisht po zihen në kuzhina jo shëndetësore dhe këtu edhe mediet po instrumentalizohen për ta paraqitur Islamin si joautokton , të imponuar, të dhunshëm dhe si fundamentalistë myslimanët e Kosovës. Sa po kontribuon kjo për situatën në terren dhe a po u bëhet padrejtësi myslimanëve me etiketime të tilla?*

Dr.Ferid Agani : Myslimanëve u bëhet padrejtësi e madhe, sepse këto akuza nuk kanë vend, nuk kanë bazë dhe nuk mund të argumentohen as si veprime individuale, dhe as kolektive, por si gjithkund mund të ketë individë dhe grupe që janë të orientuara kundër sistemit dhe shoqërisë, dhe janë organet e specializuara që të merren me këto çështje. Por që të përgjithësohen gjërat që ndodhin në shtete të ndryshme larg Kosovës, në rrethana krejtësisht të tjera sociale, politike e ekonomike, në zonat e luftës etj. ,dhe që t'u vishet etiketa myslimanëve si terroristë e fundamentalistë, - ky është një qëndrim i paargumentuar dhe qëndrim që nuk mund të arsyetohet në asnjë mënyrë, sepse e dimë mirë se Islami është skajshmërisht kundër çdo veprimi terrorist, dhe fe e drejtuar nga jeta, e jo fe që stimulon vdekjen ose shkatërrimin po që stimulon paqen, ndërtimin dhe bashkëpunimin.
Kjo mveshje ndaj myslimanëve është një manipulim dhe një tentim i dështuar, që një numër i madh i njerëzve në botë tentohet të nxirren, të themi në taborin e armiqve të globalizimit, të përparimit etj.. Kjo absolutisht nuk është e vërtetë, sepse myslimanët edhe në histori kanë qenë bartës të shumë proceseve pozitive në zhvillimet botërore, dhe unë jam i bindur që edhe tani do të jenë të tillë, natyrisht, duke mos përjashtuar raste individuale dhe grupe të caktuara që punojnë kundër paqes e stabilitetit në botë dhe interesave të Islamit në botë në përgjithësi.




*Dituria Islame: Myslimanët në Kosovë po privohen nga ushtrimi dhe praktikimi i Islamit në vende dhe poste publike. Si mund të mbrohet kjo e drejtë njerëzore me ligj dhe respekt fetar për kategoritë e tilla?*

Dr.Ferid Agani:Nëpërmjet zgjidhjeve adekuate ligjore, dhe kjo është e mundur të bëhet, sepse praktika për këtë ekzistojnë në botë, sikur kemi legjislacionin e ShBA-së, i cili garanton zbatimin e lirë të besimit fetar në çfarëdo vendi apo rrethanash që të jetë. Por në Kosovë nuk kemi arritur ende standarde të tilla demokratike ,dhe me mbështetjen e subjekteve politike që e shohin këtë të arsyeshme në Kuvendin e Kosovës, me propozimin e amendamentit në ligjin për liritë fetare në vend, - kjo mund të realizohet, sepse kjo është një domosdoshmëri. Kjo sepse, në qoftë se qytetari kufizohet nga e drejta e realizimit të së drejtës së tij fetare, atëherë praktikisht ai mund të flasë edhe për liri të cunguar të tij në atë vend.

ËSHTË VËSHTIRË TË JETOHET ME MË PAK SE 1.5 EURO NË DITË, SIKUR JETOJNË NË FAKT MË SHUMË SE 40% E POPULLATËS SONË

*Dituria Islame: Në hijen e zhvillimeve globale , sa mendoni se është prekur Kosova nga kriza ekonomike dhe a mund të vlerësohet se Kosova nuk është goditur apo prekur ende nga kjo krizë?*

Dr.Ferid Agani:Kosova është e prekur jashtëzakonisht shumë nga kriza globale ekonomike, sepse mbi 600 mijë qytetarë të saj, të cilët punojnë në Perëndim, janë goditur drejtpërsëdrejti dhe e kanë përjetuar këtë krizë financiare, kështu që natyrisht edhe ndihma e tyre e vazhdueshme që është dërguar në Kosovë ka shënuar rënie prej 25-30% të parave që dërgoheshin këtu, prandaj kjo krizë po përjetohet me mënyra të ndryshme dhe është vështirë të flitet edhe për krizë kur je edhe vetë në krizën më të thellë, kur ke një popullatë prej 40% në varfëri,dhe me 50% të papunësuar. Këto janë rrethana të krizës ekzistuese dhe, kur i shtohet edhe një krizë e re, nuk shënon shumë ndryshime dramatike në përjetim, por një numër i madh i njerëzve janë në krizë me decenie të tëra dhe ata s'kanë mundur të përjetojnë diçka më shumë, sepse është vështirë të jetohet me më pak se 1.5 euro në ditë, sikur jetojnë në fakt më shumë se 40% e popullatës sonë. Institucionet e vendit nuk kanë qenë shumë vigjilente dhe azhure për të parandaluar këto efekte negative në ekonominë e Kosovës, e cila po tentohet të ringjallet përmes thithjes së investimeve të huaja, nga të cilat kemi shumë pak ose nuk kemi fare, dhe kapitali i huaj nuk është duke ardhur në Kosovë në vitet e para të shtetndërtimit. Kjo është pasojë indirekte e krizës globale financiare, sepse këto ekonomi botërore kanë probleme të mëdha në vendet e tyre. Institucionet tona kanë mundur që, me një bashkëpunim të mirëfilltë ndërkombëtar me miqtë tanë, dhe sidomos me shtetet e OKI-të, kanë mundur të gjenerojnë më shumë investime për vendin, por nuk është punuar sa duhet në këtë drejtim.

*Dituria Islame: A janë pushtetarët tanë në shërbim të mirëfilltë të qytetarëve dhe a po shkon Kosova drejt shtresëzimit apo ndarjes në kasta?*

Dr.Ferid Agani:Për pjesën e parë të pyetjes le ta japin përgjigjen qytetarët dhe mendoj se ata e kanë të qartë përfundimin e tyre përkitazi me këtë. Kosova fatkeqësisht është duke u shtresëzuar në tri shtresa, në një shtresë të vogël të shumë të pasurve, një shtresë shumë të madhe të varfërve dhe një shtresë e mesme që është në zvogëlim e reduktim e sipër. Pra me këto trende ecet nga krijimi i një shoqërie në të cilën do të ketë kasta, pra kasta e të pasurve dhe e të varfërve, klasa e të privilegjuarve dhe e atyre që janë larg privilegjeve të shtetit, e kjo nuk është ajo që e kanë dashur qytetarët e Kosovës, prandaj, nëse institucionet e vendit kanë lejuar të ndodhë kjo deri më tash, dhe në qoftë se ata nuk ndërmarrin masa urgjente që kjo të ndryshoj gjatë dy-tre vjetëve të ardhshëm, atëherë ata me siguri nuk do të jenë në funksion të interesit të qytetarëve, po në funksion të interesave personale, partiake , klanore dhe përfundimisht jo në interesat e qytetarëve, sepse qytetarët e Kosovës kanë pritur edhe më shumë edhe më mirë në periudhën e pasluftës, veçanërisht pas Shpalljes së pavarësisë së vendit.

*Dituria Islame:Për fund, ç'dëshironi t'u thoni lexuesve tanë?*

Dr. Ferid Agani: Unë u drejtohem lexuesve të kësaj reviste me një mesazh që të tentojnë të ngrenë vetëdijen e tyre politike, të jenë edhe më koshientë për rrethanat në të cilat po zhvillohen proceset e shtetndërtimit në Kosovë, të jenë koshientë për nevojën e unitetit në mes tyre e qytetarëve dhe të kontribuojnë për unitetin e subjekteve politike, sepse vetëm uniteti është ai që mund ta çojë Kosovën përpara. Në qoftë se nuk jemi në gjendje të ruajmë shëndetin moral të popullatës, asnjë zhvillim ekonomik nuk do të jetë i mjaftueshëm dhe nuk do të jetë i tillë që të mundësojë një prosperitet për vendin tonë. Shëndeti moral i një shteti është parakusht për çfarëdo prosperiteti , prandaj mendoj se duhet të ngremë vetëdijen përkitazi me këtë dhe që të mbështesim fuqimisht iniciativat që vijnë për futjen e lëndës së edukatës fetare në shkollat fillore dhe të mesme të Kosovës, si hapi i parë në këtë drejtim.

*Intervistoi: Rexhep Suma*



## MYFTIU TËRNAVA PRITI MINISTRIN E VAKËFEVE TË ARABISË SAUDITE

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorët priti më 25 tetor 2009, në selinë e Kryesisë së BI të Kosovës, zëvendësministrin e Vakëfeve të Mbretërisë së Arabisë Saudite, z. Abdulaziz bin Abdullah al- Ammar, i cili në kuadër të vizitës që u bëri disa vendeve të rajonit sot qëndroj për një vizitë të shkurtë edhe në Kosovë. Myftiu Tërnava pasi që falënderoi zëvendësministrin për kontributin e Mbretërisë saudite për Kosovën, tha se populli i Kosovës pret që Arabia Saudite të jetë në përkrahje të Kosovës, sidomos presim një rol më të madh të Mbretërisë suaj në kuadër të Konferencës Islamike dhe Ligës Arabe për të ndikuar tek shtetet që ende se kanë njohur pavarësinë e Kosovës, që këtë ta bëjnë sa më parë.
Myftiu Tërnava gjithashtu e njohu zëvendësministrin edhe me arritjen e Kosovës në fushën e shtetndërtimit që nga pavarësia e këndej. Myftiu mysafirin e lartë nga Arabia Saudite e njohu edhe me punën, arritje dhe sfidat e Bashkësisë Islame të Kosovës.
Zëvendëministri Abdul Aziz bin Abdullah al Ammar tha se është i befasuar për të mirë me arritjet që ka bërë Kosova. Al-Amar tha se Mbretëria saudite do të jetë në krah të Kosovës në të gjitha institucionet ndërkombëtare. Ai po ashtu tha se Ministria e Vakëfit do të ndihmojë Bashkësinë Islame të Kosovës në ndërtimin e një infrastrukture bashkëkohore, sidomos në krijimin e vakfëve të reje.



## NGA KOSOVA KËTË VIT 704 BESIMTARË NË HAXH

Organizuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame, më 9 nëntor nga Kosova, në vijë tokësore me tre autobus për në vendet e shenjta, Mekë e Medinë, për të kryer Haxhin, u nisën 141 besimtarë kosovarë. Për t'i përcjell haxhinjtë, përpos të afërmve e farefisit dolën edhe zyrtarët e Këshillave vendorë të BI si dhe përfaqësuesit e Kryesisë së BI të Kosovës, të cili u uruan rrugë të mbar. Ndërsa Haxhinjët e aranzhmanit me aeroplan drejtë Medinës u nisën më 12 e 13 nëntor nga Aeroporti Ndërkombëtar i Prishtinës.
Sivjet nga Kosova në organizim të Kryesisë së BI të Kosovës në vendet e shenjta për Haxh do të jenë 704 besimtarë.



Kryesia e BI të Kosovës, nëpërmjet këshillave vendor si tradicionalisht edhe sivjet ka bërë organizimin për shkuarjen e besimtarëve tanë në Haxh. Për këtë qëllim Kryesia e BI të Kosovës me kohë ka ndërmarr të gjitha masat e duhura që nga regjistrimi i të interesuarve për Haxh deri tek kryerja e proceduarve administrative. Kryesia e BIK të Kosovës, me kohë ka nënshkruar marrëveshjen e Haxhit me Ministrinë e Haxhit të Mbretërisë së Arabisë Saudite.
Po ashtu, Kryesia me kohë ka bërë edhe sigurimin e hoteleve për vendosjen e haxhinjve fillimisht në Medinë e më vonë edhe në Mekë.
Ndërsa, në bashkëpunim me Institutin Kombëtar të Shëndetit Publik është bërë vakcionimi i besimtarëve tanë që shkojnë në Haxh, sipas dispozitave ligjore.
Po ashtu, Kryesia e BI të Kosovës ka caktuar edhe udhëheqësit e haxhinjve (këtë vit do të jen në shërbim të haxhinjve 29 udhëheqës, si dhe ka bërë përzgjedhjen e ekipit mjekësorë (prej 7mjekëve) i cili do të kujdeset për gjendjen shëndetësore të haxhinjve.Sivjet nga Kosova në organizim të BIK, për të kryer Haxhin do të shkojnë 704 besimtarë duke përfshirë këtu edhe stafin përcjellës.
E veçanta e organizimit të Haxhit të sivjetmë është se për të parën herë, vizat e haxhit për besimtarët kos-



ovarë janë kryer në Prishtinë. Kjo është arritur falë kërkesë së vazhdueshme të Kryesisë së BI që Ministria e Punëve të Jashtëm të Mbretërisë së Arabisë Saudite të dërgoj përfaqësuesit e saj në Prishtinë. Deri sivjet vizat e haxhinjve kosovarë janë marr në misionet diplomatike të Arabisë Saudite rreth nesh, si në Tiranë, Shkup, Romë a Stamboll. S'ka dyshim se këtu ka ndikuar edhe njohja e pavarësisë së Kosovës nga Mbretëria e Saudisë. Për dhënien e vizave të Haxhit në Prishtinë qëndroi Mesud Harith- sekretar i parë në Ministrinë e Punëve të Jashtme të Arabisë Saudite, i shoqëruar nga Abdullah En-Nuvejsi, të cilët kryen procedurën e vizave.Zyrtarët e Ministrisë së Punëve të Jashtme të Mbretërisë së Arabisë Saudite gjatë qëndrimit në Kosovë u priten në një takim të veçantë nga myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava. Myftiu Tërnava i njohu mysafirët për rezultatet e arritura të Kosovës në fushën e shtetndërtimit, si dhe falënderoi Mbretërinë saudite për përkrahjen e Kosovës.
Myftiu, gjithashtu, i njohu mysafirët saudtë edhe me traditën e organizimit të Haxhit tek ne.

## JETON BILALLI MAGJISTROI NË KOMUNIKIME MASIVE

Me 9 nëntor 2009 në Kolegjin Universitar AAB, dega Gazetari dhe komunikime mediale, në Prishtinë, kandidati Jeton Bilalli mbrojti me sukses temën e magjistraturës me titull "Interneti në shoqërin moderne".
Komisioni vlerësues në përbërje:
Prof.Dr. Ibrahim Berisha (Kryetar), ligjërues në Universitetin e Prishtinës.
Prof.Dr. Milazim Krasniqi (antarë), ligjërues në Universitetin e Prishtinës.
Prof.Dr. Rrahman Paqarizi (mentor), ligjërues në Universitetin e Prishtinës.
Komisioni e vlerësoi lartë temën e paraqitur e cila është e shtjelluar për herë të parë në gjuhën tonë, e që vlerësimi i rolit të Internetit në parametrat psiko –social është një domosdoshmëri e kohës.Temën kandidati e ka përmbledhur në pesë kapituj, duke ia bashkangjitur edhe hulumtimin me pytësor për temat dhe nëntemat e shtjelluar në këtë punim.Në kapitullin e parë trajtohet historiku dhe zhvillimi i Internetit, ku në thekës të veçant përshkruhen sherbimet e Internetit (E-mail, www, etj)
Në kapitullin e dytë shqyrëtohet Interneti si megamedium, krahasimet dhe përparësit me mediet tjera. Në kapitullin e tretë është paraqitur gjithëpërfshirja e Internetit në fushë e informimit me titull "Globalizimi informative i Internetit". Kapitullin e katërt trajtohen aspektet pozitive që sjell Interneti në shoqëri. Ndërsa në kapitullin e fundit janë përshkruar efektet negative të Internetit në shoqëri e sotme, si janë: Varësia ndaj Internetit, dhuna në Internet, pornografia etj. Në përmbyllje të prezentimit kandidati ka paraqitur disa vlerësime dhe sugjerime lidhur me temën e shtjelluar. Në fund komisioni pas sugjerimeve të tyre e vlerësojnë punimin me note maksimale dhe kandidatit i uruan suksese të mëtutjeshme në jetën shkencore.
(*A. Rrahimi)*





**NJË VARREZË MYSLIMANE NË STRASBURG**

Një varrezë fetare myslimane do të ngrihet në Strasburg (Franca Verilindore). Këto janë varrezat e para myslimane nën menaxhimin publik në Francë. Një marrëveshje u nënshkrua në këtë drejtim nga kryetari i bashkisë së Strasburgut Roland Ries, Driss Ayachour, Presidenti i besimit mysliman (CRCM) dhe Muhamedi Mosavi, Kryetar i Këshillit frëng të besimit mysliman (CFCM).Varreza është vetëm për myslimanët që banojnë ose kanë vdekur nga një komplot varrimi apo për familjet në Strasburg. Komuniteti mysliman përfaqëson 10% të popullsisë, dhe Islami është feja e tretë më e madhe e praktikuar në Strasburg.

**HAPET DHOMA E QENDRËS ISLAMIKE TË NJU-MEKSIKOS**

Qendra Islamike e Nju-Meksikos (New Mexico), organizon 2-vjetorin e hapjes së Dhomës të shtunën, më 17 tetor, 2009. .Pjesëmarrësit do të gëzojnë kuzhinë etnike, shëtitje përmes Çarshisë ndërkombëtare dhe turne në vendet myslimane të adhurimit. Hapur për publikun, ajo është mbajtur në Qendrën Islamike të Nju-Meksikos 1100 Yale SE Blvd. Qendra Islame e Nju-Meksikos (ICNM) shërben si vend i adhurimit për afro 2.000 myslimanë në zonën më të madhe Albuquerque.

**GJYKATA KUSHTETUESE E TURQISË KUNDËR KUFIZIMIT TË MOSHËS PËR MËSIMIN E KURANIT**

Mediet turke njoftuan se Gjykata Kushtetuese e Turqisë refuzoi kërkesën e prokurorisë së këtij vendi në lidhje me kufizimin e moshës për mësimin e Kuranit të shenjtë. Mediet turke njoftuan se Gjykata Kushtetuese e Turqisë refuzoi kërkesën e prokurorisë së këtij vendi në lidhje me kufizimin e moshës për mësimin e Kuranit të shenjtë. Bëhet e ditur se, sipas këtij vendimi të Gjykatës Kushtetuese, fëmijët turq mbi moshën 12 vjeç kanë të drejtë të ndjekin kurset verore të Kurani Kerimit. Mediet këtë vendim e kanë cilësuar edhe si një goditje ndaj krahut laik të vendit, i cili këmbëngul për kufizimin e mësimit të Kuranit nga të rinjtë turq.



**DO TË RIPAROHET DORËSHKRIMI I KURANIT I VJETËR 800 VJET, NË SPANJË**

Një numër ekspertësh në Universitetin e Granadës në Spanjë janë duke riparuar një dorëshkrim të Kuranit që daton që në shekullin 13. Ai është një nga dy dorëshkrimet e vjetra të Kuranit, i zbuluar në Spanjë në fshatin Cútar të krahinës jugore të Malagas. Projekti i riparimit të dorëshkrimit të vlefshëm është planifikuar të bëhet në bazë të marrëveshjes të nënshkruar në mes Zyrës së Kulturës, Administratës dhe Marrëdhënieve të Jashtme në Andaluzi, dhe Instituti të kulturave t trefishta, në bashkëpunim me universitetet vendore. Proceset teknike dhe studimet plotësuese për përmbajtjen e kopjes, do të kryhen nën mbikëqyrjen e Universitetit.



**BANKA MALAJZIANE ISLAME DO TË NGREJË DISA VEPRIMTARI NË BOSNJË**

Tri bankat malajziane islame janë duke u përgatitur për të ngritur veprimtaritë e tyre në Bosnjë, të cilat pritet të fillojnë në fund të vitit, tha ambasadori i Bosnjë-Hercegovinës në Malajzi, Ensar Eminoviç. Ai, megjithatë, nuk pranoi të thoshte emrat e bankave. Eminoviç tha se bankat janë duke u përgatitur për të filluar veprimtaritë: “Ata kanë shkëmbyer disa dokumente të biznesit dhe informacioni që kam, është se ata kanë shkuar në një udhë të gjatë”, - tha ai në një konferencë për medie mbi “forumin global të biznesit malajzian të Bosnjë-Hercegovinës”, këtu të premten. Eminoviç tha se emrat e bankave do të zbulohen në forum, i cili do të mbahet nga 8-11 nëntor në Konventën Kuching Borneo Centre

**SHKRIMTARI EGJIPTIAN OFENDON ISLAMIN**

Shkrimtari i njohur egjiptian, Al Kumni, në një intervistë me televizionin BBC, duke fyer Kuranin e shenjtë kërkoi fshirjen e Islamit nga Kushtetua e këtij vendi. Al Kumni, i cili njihet për sulmet ndaj Islamit, në këtë intervistë pohoi se çdo ajet i Kuranit nuk mund të zbatohet në çdo vend e kohë dhe tashmë ka ndryshuar koha për shumë ajete të këtij Libri. Mediet egjiptiane më herët patën shkruar se doktorata e këtij shkrimtari egjiptian ishte falsifikuar dhe se ishte marrë në një Institut amerikan, i cili njihet për dhënien e titujve shkencorë të falsifikuar. Ai i bëri thirrje popullit egjiptian që të besojë në një “Islam të Pestë’, dhe tha se 25 ajete të Kuranit më nuk janë të përdorueshme.

**HAPET NJË SHKOLLË ISLAME NË CAMBRIDGESHIRE TË ANGLISË**

Në qytetin Peterborough në rajonin Cambridgeshire të Anglisë, ka filluar punën shkolla e klasave të ulëta për femrat

myslimane. Sipas qytetarëve myslimanë të këtij rajoni, vajzat e tyre me shami islame, nuk pranohen nga të gjitha shkollat, prandaj janë detyruar të hapin shkollën për t'i shkolluar vajzat e tyre. Përgjegjësit e kësaj shkolle kanë lajmëruar se deri më tani në këtë shkollë janë regjistruar 23 vajza myslimane dhe pritet që ky numër të rritet edhe më.



**BAKU PRET KONFERENCËN PËR DIALOGUN MIDIS QYTETËRIMEVE NË 2011**

Propozuar nga Presidenti i Azerbajxhanit, Ilham Aliyev, konferenca Dialogu i Qytetërimeve do të mbahet në Baku në vitin 2011,"- tha Ministri i Kulturës dhe Turizmit i Azerbajxhanit pranë Konferencës së 6 të ministrave të Kulturës të vendeve islamike në Baku. Sipas 'Tarand' Abulfazl Garaïev shtoi: "Dialogu i Qytetërimeve dhe Zhvillimit do të përfaqësojë një çështje të rëndësishme.

**NJË TRAJNIM PËR KËSHILLTARËT NË AUSTRALI**

Ky kurs zhvillohet nga Qendra e Feve në Kreefit, universiteti i i Brisbon-it, kurse më 5 e 6 dhjetor në universitetin "Gazali" në Sydney. Një trajnim për këshilltarët dhe udhëheqësit fetarë, u organizua nga psikologë të qendrave të psikologjisë myslimane dhe këshillim, dhe u financua nga Qendra Kombëtare për Kërkime Islame në Australi, me bashkëpunimin e Qendrës Islame të Shoqatës së grave Victoria nga Zelanda e Re.

**SHËRBYESIT CIVILË INDONEZIANË DETYROHEN TË LEXOJNË KURAN**

Administrata e qytetit i ka urdhëruar shërbyesit e saj civilë në komunën e Gorontalos, për të lexuar Kuranin çdo të premte. Prefekti i Gorontalos, Ezani Dambea, tha se ai nuk ishte i kënaqur ende me zbatimin e udhëzimeve të tij. "Disa nëpunës civilë janë ende në gjendje për të lexuar Kuranin rrjedhshëm," tha ai. Ezani shtoi se administrata e tij do të sigurojë mësues fetarë për të përmirësuar aftësinë e nëpunësve civilë për të lexuar Kuran.





**"REFORMAT NË VENDET ISLAMIKE" MBLEDHJA QË HAPET NË EGJIPT**

Planifikuar nga Fakulteti i Shkencave Ekonomike dhe Politike të Universitetit të Kajros, në bashkëpunim me Qendrën për Dialog midis Qytetërimeve dhe "Hira", një revistë në gjuhën arabe e botuar në Turqi, një takim mbi "Reformat në vendet islamike" u përurua sot, më 19 tetor , në Lidhjen Arabe në Kajro, Egjipt. Sipas uebsajtit 'Haberfx', Safak Gokturk, ambasadori turk në Egjipt, Ahmedi Tajjib, president i Universitetit "Al-Az'har", Muhamed Amare, intelektualë egjiptianë, si dhe një numër i madh i nxënësve dhe ligjëruesve të universitetit nga Turqia dhe Egjipti, ndoqën ceremoninë e hapjes së takimit. Kjo u organizua me qëllim hetimin e reformave politike, ekonomike dhe fetare me përvojë nga Turqia, duke analizuar efektet e tyre mbi marrëdhëniet e jashtme të vendit dhe duke diskutuar rezultatet pozitive apo negative të reformave të tilla për vendet islamike.

**NIGERIA DO TË PRESË KONFERENCËN NDËRKOMBËTARE MBI ISLAMIN**

Një konferencë ndërkombëtare me temën "Islami në Nigeri që nga pavarësia në vitin 1960", do të mbahet nga 19-21 prilli, në Universitetin e Ibadanit, Nigeri. Konferenca qe organizuar nga Departamenti i Studimeve Arabe dhe Islame i universitetit, me qëllim të hetimit të rolit të Islamit dhe myslimanëve në fusha të ndryshme politike, sociale, arsimore dhe kulturore në vend. Temat që do të diskutohen gjatë këtij evenimenti shkencor, përfshijnë këto çështje: Historia e Islamit në Nigeri që nga 1960; Myslimanët në sferën publike të Nigerisë; Islami, myslimanët dhe sektori i Arsimit nigerian; Arsimi kuranor në Nigeri; Kultura arabe në Nigeri;, Islami, myslimanët dhe Ekonomia nigeriane;



Islami, myslimanët dhe gjendja sociale e të sëmurëve nigerianë; Organizimi i Islamit dhe myslimanëve në Nigeri; Islami dhe mediet; Islami dhe Çështja Bio-mjekësore në Nigeri; Islami dhe Siguria Kombëtare; Islami dhe Identiteti fetar në Nigerinë bashkëkohore; Kushtetuta nigeriane dhe ligji islamik në Nigeri dhe Kultura islame në Nigeri dhe ndikimet e saj në Perëndim dhe Afrikë.

| AUTOR: AGIM GASHI | LLOJ SHPATE | KËNGËTARJA E RE, SOPJANI | RRJETËZA E SYRIT | ELEMENT KIMIK | SHPELLA E PEJGAMBERIT a.s., TURU ... | SHOK (fr.) | LLOJ BIME E ULËT QË JETON NË SHKËMBINJ | EDHE | MUHAMED ALI | SHTET ARAB | | E NJË DEGE TË MJEKËSISË | LAROHEM | BITELLSI, RINGO |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| EMRI TJETËR PËR QYTETIN KUDS | | | | | | | | | | | ALBANY LOE SCHOOL / KËNGËTARJA, QAZIMI | | | |
| ANËTARËSIMI | | | | | | | | MEJDANET / KËNGËTARJA, ZARI | | | | | | |
| SHUMË E MADHE | | | | | | | | | EMNAKJA E AMARIT / UKSHIN KOVAÇICA | | | | | |
| QYTET ANTIK NË ITALI | | | | | | PUNONJËS NË ÇERDHE FËMIJËSH / AUSTRIA | | | | | | | | |
| KARDIOLOGU, BAJRAKTARI | | | | | ANËÇAKU | | | | | | BOSHTI / THIRRJE SI EZANI PARA FARZIT TË NAMAZIT | | | |
| KARDIOLOGU, BAJRAKTARI | | SIMBOLI KIMIK I ARIT / SHOK I PEJGAMBERIT a.s. | | |  | | | | | INPUT METHOD EDITOR | | | | PËRBRI, IJAS |
| PËREMËR VETËOR | | | METRI / MBËRRITA | | | | | | | SHKENCË EKZAKTE (pashq.) | | | | |
| IBADETJA (dm.) | | | | BANOR I ASIRISË | | | | | | ADRIAN KRASNIQI | | | XHAULI / PARADHËNIE (sh.pashq.) | |
| | PASTHIRRMË JONA / LLOJ MINERALI IZOLUES | - - - | | | | | | | | QYTETI I HAXHIT (foto) | | | | |
| HUMNERË | | | | | | | | | | NYJE E PËRPARME E MBIEMRAVE | | AZEBAJXHANI / E QESHUR TALLËSE | | |
| ISMETI, AHMETI (dim.) | | | | | | | | | | LLOJI, SOJI | | | | |
| FLUTURUESI I PARË MITIK | | | | | | | | | | SONILA (dim.) | | | | VENDI I PAVARUR |
| AVNI RUSTEMI | | | AKTORI E REGJISORI TURK, INANIR | VARIANT I EMRIT ESAT (shq.) | I LARMË, LARAMAN | INDIA | NDIHMËSE E GJINEKOLOGUT | INSTITUTO NACIONAL de ESTADISTICA | | VIDEO RECORDER | "FRONI" I ALLAHUT NË DITËN E GJYKIMIT / ENBE | | | |
| VESHJA ME NIKEL | | | | | | | | | PËRCAKTOHET / QYTET NË MAURITANI | | | | | |
| TONI | | AMERICAN SOCIETY of AGRICULT. / OSEM, JA | | | | ÇRREGULLIM / PËRMER PRONOR | | | | | | | ENERGJIA / KRYEPROK. SHQIPTARE, RAMA | |
| | RESPEKTIMET / ELVIRA DONES | | | | | | | | | NDEZJE E VESHIT / REXHEP MALA | | | | |
| BOTIMI | | | | | | | | SHTET NË KAUKAZ / AMPERI | | | | | | |
| E DORËVE | | | | | | | USHTRIA | | | | | | | |



E ALLAHU ZBRITI QETËSI (NË SHPIRTIN E ATIJ),
E FUQIZOI ME NJË USHTRI QË JU NUK E PATË;
E FJALËN E ATYRE QË NUK BESUAN MË TË ULËTËN,
KURSE FJALA E ALLAHUT (ËSHTË) MË E LARTA.
ALLAHU ËSHTË MË I FUQISHMI, MË I URTI.

Et-tevbe, 40